# Mr. Ardian RAMADANI



**Franca dhe diplomacia franceze në periudhën e Risheljesë, doktrina *Raison d`État* dhe Shteti-Komb**

*Biblioteka:* **Histori-Diplomaci-Marrëdhënie Ndërkombëtare**

***Titulli:***
**Franca dhe diplomacia franceze në periudhën e Risheljesë, doktrina *Raison d`État* dhe Shteti-Komb**

***Botues:***
**Autori**

***Recensues:***
**Prof. Dr. Etem Aziri**
(Universiteti i Evropës Juglindore- Tetovë)
**Prof. Dr. Ali Pajaziti**
(Universiteti i Evropës Juglindore- Tetovë)
**Prof. Dr. Fejzullah Shabani**
(Universiteti i Evropës Juglindore- Tetovë)

***Lektore:***
**Gzime Ramadani**

***Përgatitja teknike:***
**Nexhmedin Ramadani**

***Shtypi:***
**Shtypshkronja "GRAFOTEKS"- Kumanovë**

CIP – Каталогизација во публикација
Народна и универзитетска библиотека "Св Климент Охридски", Скопје

327(44) " 1624/42"

RAMADANI, Ardian
Franca dhe diplomacia franceze në periudhën e Risheljesë,
doktrina *Raison d`État* dhe Shteti-Komb/ Ardian Ramadani. - Tetovë :
Ramadani A., 2009.-138 str.;23 sm
Fusnoti kon tekstot, -Bibliografija: str. 133-136

ISBN 978-9989-57-656-0

a) Francija -Nadvore{na politika-1624-1642
COBISS.MK-ID 80858378

**Mr. Ardian RAMADANI**

# Franca dhe diplomacia franceze në periudhën e Risheljesë, doktrina *Raison d`État* dhe Shteti-Komb

**Tetovë, 2009**

## *Përkushtim*

***Në shenjë respekti dhe dashurie, përjetësisht prindërve të mi, babait Melaimit dhe nënës Nurtenes, si dhe vëllezërve Artanit dhe Nexhmedinit, për respektin dhe mbështetjen e ofruar***

## Recension

Çdo komb, shtet ose shoqëri ka identitetin, karakterin, kulturën dhe prioritetet e veta. Entitetet sociale ndër epoka të ndryshme historike nxjerrin nga mesi i tyre udhëheqës të spikatur, të cilët me veprimet e tyre gjenerojnë ide të pavdekshme në sistemin e vlerave që shënojnë garën mes kombeve. Por, jo çdo shtet dhe komb apo çdo shtet-komb ka nxjerrë udhëheqës të petkut fetar që kanë arritur të avancojnë të gjitha dimensionet e jetës shoqërore, që kanë arritur të bëjnë një simbiozë funksionale mes të shenjtës dhe profanes; jo çdo komb ka gjeneruar udhëheqës të cilët do të shpienin kombin dhe shtetin në lumenjtë e suksesit, udhëheqës model, liderë paradigmatikë që dinë në mënyrë brilante të udhëheqin në momentet më kritike për qenien e një bashkësie më të gjerë shoqërore, që dinë të përdornin aftësinë për të kapur ritmin e efikasitetit në qeverisje, që ia dalin të sigurojnë drejtpeshimin mes dy elementeve bazë të qenësimit human: arsyes dhe imagjinatës. Me të drejtë sociologu dhe politologu frëng Rajmon Aron konstaton se intelektuali është individ i devotshëm ndaj ideve, njohurive dhe vlerave, por kur ai ia del që këto tre kategori t'i mishërojë në vete dhe t'i jetësojë për të mirën e kombit ai shndërrohet në udhëheqës të shkëlqyer. Ndër të tillët është edhe udhëheqësi që do të dalë në krye të diplomacisë dhe politikës franceze më 1624, që falë mençurisë, fleksibilitetit, intelektit dhe zellit për sukses do të shndërrohet në determinuesin e suksesit të një kombi, të një shteti dhe të një gjuhe. Ky udhëheqës për pak kohë s'arriti t'i shohë frytet e politikës dhe diplomacisë së vet. S'është thënë kot që në diplomaci iniciuesi i një të arriture nuk i korrë kurrë frytet e suksesit të vet. Ky udhëheqës s'i përjetoi momentet e suksesit të politikës së vet, por do të shërbejë si lajtmotiv dhe model për shumë udhëheqës, për shumë profile njerëzish që merren me punët shtetërore. Ai arriti që në sistemin e marrëdhënieve ndërkombëtare të fusë konceptin e shtetit-komb dhe të arsyes së shtetit. Është kjo figura e spikatur e kardinalit Armand Zhan dy Plesis dë Rishelje (Armand Jean du Plessis de Richelieu, 1585-1642), udhërrëfyes për shtetarët e ardhshëm francez, të cilët politikën dhe diplomacinë e tyre të bazuar tek ky njeri do të tentonin ta implementonin edhe më tej. Është thënë se udhëheqësit nuk bëhen, por linden. I tillë është edhe Rishelje, njeriu që me mençuri arriti t'i ndjejë proceset historike, të bëhej pjesë e këtyre proceseve dhe njëkohësisht, udhëheqës dhe kahëzues i tyre.

Platoni thoshte se të gjithë duam diçka, por s'ia dalim të përcaktojmë se çfarë në fakt duam. Një gjë e tillë nuk do të vlente për Risheljenë, i cili shumë mirë, qartazi

dhe prerazi fiksoi dëshirat në suaza të mundësive, ekuilibroi dëshirat dhe mundësitë, arriti të identifikonte se çfarë synonte, ia doli të përcaktonte rrugën e suksesit të tij si udhëheqës i popullit dhe i shtet-kombit frëng. Rrugën e suksesit e eci duke dëshmuar aftësitë e tij prej udhëheqësi mendjehollë që jetësonte një filozofi politike *sui generis*.

Epokat historike kanë shënuar shumë fytyra njerëzore që kanë synuar të marrin pushtetin, të bëhen pjesë e organigramës apo majës së hierarkisë përmes dhunës, trazirave, revolucioneve, dëshirave për hakmarrje. Por ka pasur edhe të atillë që në projektin e tyre politik kanë synuar bindjen e turmave dhe pasuesve për vërtetësinë e qëllimeve të vëna përpara, ndërgjegjësimin e masës se rruga e vetme dhe veprimi më i mirë dhe më i mençur është justifikimi i ambicieve, racionalizimi i veprimeve. I tillë ka qenë Rishelje, fakt të cilin në mënyrë sinjifikative e pasqyron edhe kjo vepër, e cila rrëfen se fuqia e ndikimit të një udhëheqësi si Rishelje përmes gjuhës dhe kulturës frënge do të lë gjurmë në shekujt në vijim. Rruga e trasuar nga Rishelje, që synonte ta shndërrojë gjuhën frënge në gjuhë ndërkombëtare do të ndiqet edhe nga udhëheqësit dhe shtetarët e tjerë francez, të cilët edhe në periudhat vijuese do të vjelin të arriturat e diplomacisë dhe politikës risheljane.

Sistemi i bazuar në shtetin-komb, që mbron dhe avancon interesat kombëtare të çdo shteti, jeton deri në ditët e sotme dhe i jep formë sistemit të marrëdhënieve ndërkombëtare. Ky model mbetet sfiduesi më i madh i koncepteve të tjera politike të botës bashkëkohore. Robert Kaplan në librin e tij *Anarkia që po troket* paralajmëron erozionin e shtetit-komb, kurse Francis Fukujama në *Ndërtimi i shtetit:Qeverisja dhe rendi Botëror në shekullin XXI* sheh fillimin e fundit të shtetit-komb dhe ndërtimin e një rendi të ri botëror të qeverisjes. Megjithatë, pohimet e tilla mbeten të shënohen si njëfarë futurizmi social që pritet të vërtetohet ose të kontestohet nga rrjedhat e së ardhmes. Edhe përkundër konceptit të mondializimit dhe globalizimit, që ngërthejnë në vete edhe idenë e shtetit gjithëbotëror, koncepti i shtetit-komb mbetet të jetë dominues dhe aktual edhe në kohën e shoqërisë globale dhe të deterritorializuar. Ndërkohë edhe koncepti i të drejtave të njeriut i garantuar ndërkombëtarisht me shumë konventa, protokolle e një sërë dokumentesh të ndryshme mbetet një nga konceptet "lëkundës" të shtetit-komb, por jo edhe eliminues të tij. Përkundër proceseve globalizuese dhe nismave të ndryshme rajonale, ndërkombëtare për ngushtimin e sovranitetit në kuptimin klasik dhe afirmimin e supranacionalitetit, përkundër tendencave për delegim të sovranitetit shtetëror në organizatat e ndryshme ndërkombëtare, kontinentale, trans-kontinentale, shteti-komb edhe më tej është

pararojë e inxhinieringut social mbarëbotëror. Interesat kombëtare edhe më tej janë "mbi të gjitha" dhe jetike në organizatat e ndryshme rajonale, ndërkombëtare. Edhe më tej interesi kombëtar sfidon interesin ndërkombëtar, i fundit edhe më tej mbetet peng i të parit.

Historikisht shoqëritë njerëzore kanë njohur forma të ndryshme të organizimit shtetëror, por modeli i kombit dhe shtetit është ndër më të rëndësishmit dhe ndër më vitalët. Ka shumë tentativave për zvetënim të konceptit të shtetit-komb, apo të shtetit dhe të kombit, por megjithatë, këto koncepte mbeten përcaktuese të rendit botëror. Edhe më tej nacionalizmi, si formë e shfaqjes dhe mbrojtjes së interesave kombëtare është prezent dhe goxha i fortë në vokabularin politik të kohës sonë. Se sa do të jetë jetëgjatë koncepti nacional i bazuar në shtetin-komb, i fiksuar nga Rishelje, do të dëshmojë e ardhmja, sepse ajo është çdoherë e hapur dhe i zbulon të gjitha.

Ndërsa ne si shkencëtarë, lypset të jemi realë, objektivë, konkretë, të zhveshur nga ambiciet, dëshirat e pajustifikuara, duhet t'u shmangemi animeve, paragjykimeve, stereotipave dhe patriotizmit folklorik, duhet të tentojmë të nxjerrim në shesh të vërtetën. Në këtë drejtim gjithnjë duhet që diskursin tonë ta shoqërojmë me argumente, sepse argumentet janë arma më e fortë në rrugën e suksesit.

Vepra e Ardian Ramadanit është një paraqitje serioze me përmasa të mirëfillta të dialogjisë shkencore që synon të shpalosë botën e ideve të mendimtarit dhe politikëbërësit të dëgjuar evropian Rishelje, sublimuesi i *raison d'etat,* njëri ndër etërit e komb-ndërtimit/shtet-ndërtimit modern, njëri ndër trasuesit e rrugës së ruajtjes së kulturës vetjake duke garuar me të tjerët, si njëri nga etërit e kalimit në një fazë të re të zhvillimit shoqëror: komb-ndërtimi, si paraskenë e shtet-ndërtimit, si njëri nga trasuesit e rrugës së europianizmit si doktrinë post-risheljane. Duhet shënuar se autori në fjalë, i ri për nga mosha, me penën e vet dhe këndvështrimin studioz arrin që ta nxjerrë Risheljenë nga e shkuara dhe ta aktualizojë atë, madje edhe ta ndërlidhë në mënyrë shumë të zhdërvjelltë me realitetin shqiptar dhe çështjet me të cilat ky komb ballkanik ballafaqohet në shekullin e fundit. Dehistorizimi i Risheljesë dhe apologjia e shtetit-komb në epokën e post-nacionales dhe të planetares e universales, ngërthejnë në vete sa eulogjinë për risheljanizmin historik, aq edhe brengën për alb-kauzën dhe alb-qenien në epokën e post-modernes që relativizon gjithçka, madje edhe kombin dhe kombëtaren. Vizioni risheljan në veçanti vjen në shprehje në çështjen e unifikimit gjuhësor si shtyllë kurrizore e kombit, që shpëton kombin shqiptar nga fragmentarizmi dhe partikularizmi.

Është vërtet për t'u përshëndetur ngulmi që Ardian Ramadani tregon për të marrë si modus një epokë dhe figurë historike evropiane për të gjeneruar dhe transferuar botëkuptimin e tij në realitetin e *homo balkanicus*-it të tërbuar që s'ia del të gjejë vijën e pacifikimit afatgjatë dhe bashkëjetesës së mirëfilltë.

Jemi të bindur që kjo vepër përbën një trajtesë serioze të një lënde me ngjyrime sociologjike, politologjike, antropologjike, kulturologjike, pa anashkaluar edhe ato diplomatike dhe të marrëdhënieve ndërkombëtare, që mund të lexohet dhe të vështrohet nga shumë kënde, që ofron një hartë temporale dhe hapësinore të botës ideore të Risheljesë, të vizionit frankocentrik dhe të misionit universal për komb të fortë në një botë turbulente, për një botë të anktheve dhe traumave që nuk lënë hapësirë për neglizhencë të autentikes, të kombëtares si shtrat i vlerave për garë të mirëfilltë e të civilizuar me të tjerët.

Vepra në fjalë është një tullë në murin e dijes shqiptare, kontribut shkencor që natyrisht se do të ballafaqohet me syrin kritik të opinionit lexues që autorin mund ta nxisë në modifikime eventuale, madje edhe në shkrime e vepra të tjera që do të përthellonin dhe specializonin njohuritë e tij të lëmisë gjegjëse.

**Prof. Dr. Etem Aziri**
**Prof. Dr. Ali Pajaziti**
**Prof. Dr. Fejzullah Shabani**
***Tetovë, më 25 nëntor 2009***

**Pasqyra e lëndës**

## Hyrje-Historia politike evropiane dhe konfiguracioni evropian në rrafshin historik

Në rrafshin historik Evropa pati një rrugëtim krejt të veçant, me ngjarje dhe të arritura që shënuan jo vetëm kulmin e saj, por edhe atë botëror. Ajo kaloi nëpër disa faza si më poshtë:

1. Periudha antike, apo periudha e lulëzimit të dy civilizimeve evropiane: atij grek dhe atij romak. I pari që vuri themelet e mendimit filozofik, kurse i dyti bazat e së drejtës civile.
2. Mesjeta, me dominimin e krishterimit dhe të kulturës krishtere, por me bërthamat e para të qytet- shteteve evropiane, nga të cilat pas Paqes së Westphalisë, (1648) do të krijohet modeli i shteteve sovrane, si model i sistemit politik që do të vazhdojë gjer më sot.
3. Periudha e revolucioneve (shek. XVIII-XIX) dhe e procesit të shtet krijimit kombëtar dhe imperializmit.
4. Periudha e modernitetit klasik, e filluar me Luftën e Parë Botërore (L.P.B.) dhe e vazhduar me fërkimet midis demokracive liberale të brishta dhe totalitarizmave të tipit komunist e fashist.
5. Periudha e Luftës së Dytë Botërore (L.D.B.) apo periudha e Luftës së Ftohtë dhe ndarjes bipolare të Evropës dhe përpjekjeve që karshi kësaj ndarjeje evropiane të imponohet integrimi evropian, në trajtën e organizatave pan-evropiane dhe atyre euro- atlantike.
6. Periudha e unifikimit evropian, që rezultoi me shembjen e skemës Lindje-Perëndim, me rrënimin e Murit të Berlinit dhe shuarjes së Traktatit të Varshavës dhe shpërbërjes së bllokut komunist lindor nën diktatin e ish-Bashkimit Sovjetik (BRSS).
7. Periudha e destabilizimit evropian me konfliktet post- komuniste, sidomos në Evropën Juglindore dhe në hapësirën e ish- Bashkimit Sovjetik (BRSS).[1]

Nëse vetëm përqendrohemi në historinë politike të Evropës së kohës së re, përkatësisht në historinë e diplomacisë evropiane, që nga krijimi i sistemit të shteteve kombëtare evropiane të Westphalisë, i cili edhe vuri bazat e sistemit modern politik

[1] Blerim Reka & Arta Ibrahimi, *Studime evropiane*, ArbëriaDesign, Tetovë 2004, fq. 23

evropian, do të shihet se pati dhe ka ende koncepte të ndryshme politike që dominuan skenën evropiane.

Secili koncept politik evropian i dha vulën periudhës së caktuar të zhvillimit evropian dhe poashtu edhe po aq ngritjes dhe zhvillimit të identitetit veçues evropian. Pa hyrë më thellë në elaborimet e detajuara të historisë diplomatike evropiane, do të analizojmë vetëm kategorizimin e kësaj historie diplomatike evropiane të cilën e bën Kisinxheri. Siç shkruan Kisinxher gati se është një ligj i natyrës se në çdo shekull shfaqet një vend me fuqinë, vullnetin dhe forcën lëvizëse intelektuale dhe morale për t`i dhënë formën tërë sistemit ndërkombëtar në përputhje me vlerat e veta.

1. Në shekullin XVII, Franca nën kardinalin Rishelje, futi konceptin bashkëkohor në marrëdhëniet ndërkombëtare, të bazuara në shtet- kombin, pra të motivuar nga interesat e veta kombëtare.
2. Në shekullin XVIII, Britania e Madhe, krijoi konceptin e Ekuilibrit të forcës.
3. Në shekullin XIX, Austria e Meternikut, rindërtoi Koncertin e Evropës dhe Gjermania e Bizmarkut e prishi atë, duke e futur në diplomacinë evropiane politikën e forcës.
4. Në shekullin XX, sidomos pas përfundimit të Luftës së Parë Botërore (L.P.B.) Shtetet e Bashkuara të Amerikës (SH.B.A.)-të dhe presidenti Wilson promovoi të drejtën për vetëvendosje kombëtare si parim universal ndërkombëtar. Vlera e kësaj politike inicioi marrëveshje të ndryshme ndërkombëtare që nga Lidhja e Kombeve e gjer tek Karta e Organizatës së Kombeve të Bashkuara (O.K.B.)-së.[2]

Si lindi diplomacia franceze e shek XVII nën kardinalin Rishelje dhe koncepti i shtetit- komb, i bazuar në interesat kombëtare? A ishte rastësore apo e paraprirë dhe e nxitur nga rrethanat, të cilat janë faktori bazë në sistemin e marrëdhënieve ndërkombëtare? Me çfarë sfidash u ndesh kjo diplomaci? Si u ndërtua ky parim dhe a ishte qëllimi afatshkurtër, sa për të dalë Evropa nga lëmshi i ngatërresave dhe luftërave ndërfetare ku kishte rënë, apo ishte një strategji afatgjatë e një udhëheqësi të ardhshëm për të mbajtur dhe pozicionuar kombin dhe shtetin e tij çdoherë në qendër të vëmendjes?

[2] Henry Kisinxher, *Diplomacia*, Laert, Tiranë 1999, fq. 17

**Kapitulli**

# 1

## *Situata politike në Evropë dhe Francë në shekullin e XVII*

-------------------------------------------------------------•

-------------------------------------------------------------•

1. Luftërat e gjata ndërfetare të nxitura nga monarkia Habsburge
2. Shteti francez në shek. XVII
3. Kush ishte kardinali Rishelje
4. Politika dhe diplomacia e Risheljesë
5. Rruga e realizimit të doktrinës së Risheljesë

## Kapitulli I. Situata politike në Evropë dhe Francë në shekullin e XVII

Është e ditur dhe e njohur së në rrethana të ndryshme historike në Evropë janë paraqitur doktrina, siç e pamë edhe më lartë, si dhe ide të cilat nuk kanë mundur ti rezistojnë kohës, kanë qenë të brishta, problematike. Evropa e shekullit XVII paraqitej si një lloj vorbulle e problemeve dhe ngatërresave, si një Rubikon i luftërave të njëpasnjëshme fetare dhe barbarizmave të tmerrshme vrastare. E gjithë kjo situatë ishte e paraprirë nga një fundamentalizëm dhe ekstremizëm fetar i pashoq dhe i paparë që ka lënë gjurmë të pashlyeshme në historinë e njerëzimit. Siç dihet shekull më parë, ose më konkretisht më 1517 ndodhi Reformacioni i famshëm protestant i kishës si kundërpërgjigje e korrupsionit, malverzimeve dhe punëve të liga të Kishës Katolike. Deri në këtë epokë feja katolike ishte feja e vetme mbisunduese dhe oficiale në Evropë. Njëkohësisht katolicizmi ishte edhe si udhërrëfyes dhe platformë politike e çdo shteti. Por, me reformacionin e famshëm protestant i njohur me emrin skizmë, reformacion i udhëhequr ky nga i famshmi Martin Luter, Kisha pësoi edhe ndarjen dhe fiaskon e dytë, edhe atë pas skizmës së parë të vitit 1054 me ndarjen e fesë së Krishterë në Katolike dhe Ortodokse. [3] Megjithë këto ndarje dhe fragmentarizime ende feja katolike kudo në Evropë, paraqitej si mbizotëruesja, si e padiskutueshmja dhe e pakontestueshmja. Udhëheqësit fetarë të asaj kohe si dhe shtetarët që kishin ngritur politikat e tyre shtetërore të bazuara në katolicizëm nuk ishin ende koshient se një erë dhe frymë e re e ndryshimeve trokiste në derën e këtij kontinenti të lashtë. Edhe më tej bota sipas tyre, pasqyrohej si një pasqyrim i qiellit, pra sipas metodës, një Zot në qiell, një fe në botë, një zot perandor, si dhe një papë në kishën universale. Pra, me këtë tentohej të bëhej një lloj universalizmi i tërësishëm i kontinentit evropian me dominim të vetëm fesë krishtere.[4]

Kjo lloj filozofie apo doktrine do të shpinte kontinentin në luftëra gjakatare. Mirëpo reformacioni i lartpërmendur nuk ndodhi për hir të interesave fetare, por si një ngjarje e imponuar nga rrethanat dhe dëshira për pavarësi nga Kisha Katolike pa ndërruar fenë. Mirëpo, fanatizmi i tepruar i Kishës Katolike, nuk mund të imagjinonte që shtetet të ishin në supremacion mbi fenë, e cila sipas mendimit të atëhershëm katolik duhej të ishte universale si Perëndia. Kjo lloj doktrine apo filozofie filloi të

[3] Gjon Boriçi, *Marrëdhëniet ndërkombëtare në vorbullën e diplomacisë*, Geer, Tiranë 2006, fq. 55
[4] Universiteti Iliria, *Globi,* Vëllimi 1, Nr. 1, Prishtinë, Shkurt 2008, fq. 17

shikohet me një simpati tejet të madhe nga ana e disa mbretërve të Evropës, e posaçërisht nga ana e një familjeje mbretërore tejet të njohur të asaj kohe, Habsburgët.

## 1. Luftërat e gjata ndërfetare të nxitura nga monarkia Habsburge

Në territorin e sotshëm të Gjermanisë, skizma e ndodhur solli si impakt luftërat e mëdha dhe e krijoi terrenin për një fushëbetejë. Protestantizmi që kishte filluar ndikimin drejt vendeve të Evropës Veriore, filloi të dukej si mjaft i pranueshëm dhe të shtrihet dalëngadalë edhe drejt kontinentit qendër. Kësisoj, si pasojë e shtrirjes së fesë protestante në Evropë, kemi rezistencën katolike, e cila ishte tejet e vrazhdë dhe tejet vendimtare për shkatërrim. [5] Më 1572, do të ndodhte masakra e Shën Bartolomeut[6], e cila do të shkaktonte nxitje të mëtutjshme të urrejtjes ndërfetare, si dhe një armiqësim edhe më të theksuar ndërmjet palëve. Mirëpo, kjo ndodhi nuk ishte asgjë në krahasim me ngjarjen edhe më makabër të njohur në histori si “Lufta Tridhjetëvjeçare” e cila do të ndizej si pasojë e divergjencave dhe armiqësive tejet të theksuara mes katolikëve dhe protestantëve. Kjo luftë e cila kishte pasojë të pashlyeshme në histori, u shtri shumë shpejt nga Bohemia[7], e deri në shtetet nordike, Itali, Gjermani e sotshme, Francë, Spanjë. Pas paqes së Shën Augustinit të vitit 1555, Karli V (Charles V) u njohu të drejta që të ushtronin fenë e tyre protestantëve, pikërisht për të zgjatur sa më shumë sundimin e perandorisë së tij, sepse ai e kishte kuptuar se fuqia protestante ishte jo edhe e vogël. Kjo i mundësoi Karlit që ti rigruponte shtetet feudale të Gjermanisë dhe Italisë Veriore që më parë ishin nën sundimin e Perandorisë së Shenjtë Romake, të dominonte Evropën. Franca kufijtë e së cilës ndodheshin në skajin perëndimor të lumit Rin dhe Britania e Madhe ishin në periferi me të. Sikundër perandori të kishte shtrirë pushtetin dhe kontrollin e tij mbi të gjitha këto territore, që formalisht ndodheshin nën juridiksionin e tij, presupozohet se relacionet mes shteteve perëndimore sot do të ishin sikurse fqinjët e Kinës me

---

[5] Fondation Robert Schuman & Association Jean Monnet, *Europe hier, aujourd`hui et demain*, Economica, Paris, 2001, fq.4

[6] Shën Bartolomeu është festë shtetërore tani në Francë. Më 23 dhe 24 gusht 1572, vriten 3000 protestant francez nga ana e katolikëve. Le Saint Barthelemy, do ti kushtonte jashtëzakonisht shumë shtetit francez, i cili ishte edhe ashtu i brishtë për shkak të rrethanave historike në Evropë, ku e njëjta situatë konfuze paraqitej edhe në Evropë. Paqja e Sen Zhermenit, La Paix de Saint Germain, e nënshkruar me 1570 ishte e favorshme për protestantët, dhe ndikoi për zbutjen e armiqësive. Protestantët as që e kishin ëndërruar se mund të thyhej kjo marrëveshje dhe do të ishte katastrofale për ta. Andaj kjo masakër do të shërbente si uverturë e përgjakjeve edhe më të mëdha.

[7] Bohemia është territor i cili tani shtrihet në Republikën e Çekisë. Ka sipërfaqe prej 52 750 km² . Ka 6.25 milionë banorë, ndërsa kufizohet në jugperëndim, veriperëndim dhe perëndim me Gjermaninë, në jug lindje me Poloninë, me Moravinë në lindje dhe me Austrinë në jug.

Perandorinë e Mesit, gjegjësisht Franca do të ishte Vietnam ose Kore, ndërsa Britania e Madhe Japoni.[8] Por, ashtu siç u potencua edhe më lartë, Perandori nuk pati realisht kontroll në tërë Evropën. Arsyet janë faktike, mungesa e transportit dhe komunikacionit, si dhe ajo që është më kryesorja, ndarja në atë kohë e kontrollit të kishës nga shteti, që ishte karakteristike për Perandorinë e Shenjtë Romake. Në atë kohë perandori perceptohej si perandor, dhe nuk kishte atribute hyjnore, ashtu siç kishin Cezari apo faraoni. Ndërsa jashtë Evropës Perëndimore, e bile edhe në rajonet e kontrolluara nga Kisha Lindore, kisha dhe shteti ishin të unifikuara në një. Në Evropën Perëndimore konflikti dhe divergjencat papë-perandor kishin sjellë gati se një mundësi për ndarje të mundshme të pushteteve. Mirëpo, kjo i dha rast sundimtarëve të ndryshëm feudal që të përforconin autonominë e tyre, duke kërkuar madje shpërblim nga të dyja palët, pra edhe nga papati edhe nga perandori. Kjo rezultoi me ndarjen e Evropës në dukata, konte, qytete, peshkopata, principata.[9] Edhe pse realisht lordët feudalë duhej të ishin lojal ndaj perandorit, ata refuzuan të bëjnë një gjë të tillë. Kësisoj, Franca, Britania e Madhe, Spanja nuk pranonin pushtetin e Perandorisë së Shenjtë Romake, edhe pse bënin pjesë në të. Ky ishte rast i favorshëm për Habsburgët që të merrnin frontin perandorak, të cilët përmes martesave përfituan Spanjën, me synim konvertimin e synimeve universale të Perandorisë së Shenjtë Romake, në sistem politik. Karli V shtriu perandorinë në gjithë Evropën Qendrore, me ç'rast krijoi një grupim mjaft të fuqishëm potencialisht, për të parandaluar lindjen e çdo gjëje të ngjashme me ekuilibrin evropian të forcave. Kësisoj marrëdhëniet me papatin u vështirësuan dhe u ndërprenë, për të mundësuar që Perandorët të bëhen sundimtarë absolut dhe të quheshin përfaqësues të Zotit në tokë. Ky lloj reformizmi solli një liri veprimi të princërve rebelë në fushën e religjionit apo fesë dhe politikës, andaj filluan luftën kundër perandorit Habsburg, për të dëshmuar se ata nuk e konsideronin më besnikërinë dhe lojalitetin ndaj perandorit si detyrë fetare.

Kësisoj, prishja e unitetit mesh shteteve evropiane duheshte të justifikohej disi, sepse ata u futën në herezi. Evropa në këtë kohë kishte shtetet e pavarura si dhe rritje të numrit të tyre, por më kot në këto shtete nuk kishte as ligj as rend. Ideja e Perandorit Karli V, perandorit të Perandorisë së Shenjtë Romake të Kombit Gjerman, për tolerancë mes katolikëve dhe protestantëve u varros, pas vdekjes së tij, dhe ardhjes në fron të Perandorit Ferdinandi II. Sipas tij bota duhej të ishte universale,

[8] Henry Kisinxher, op.cit. fq. 57
[9] Alfred Grosser, *Europe-identite plurielle,* Calvados, Paris 2000, fq. 18

sikurse feja. Kjo ishte edhe gafa më e madhe e tij, me ç’rast ai ngatërroi besimin fetar me atë shtetëror. Dhe krejt në fund dëmi do të binte mbi shpinën e familjes Habsburge dhe fesë katolike, me ç’rast pasojat do të ishin mjaft të mëdha. Ferdinandi II, i dashuruar pas idesë për fe dhe perandori universale, nuk ishte koshient aspak për procesin e shpejtë të reformave dhe ndryshimeve që kishte përjetuar Evropa. Ai mori guximin dhe shkoi edhe një hap më tutje saqë kundërshtoi çdo fe tjetër përveç asaj katolike. Si çdoherë sipas tij, vetëm për fenë (katolike) duhej të luftohej patjetër. Sipas tij, disfata e Karlit V, ishte si pasojë e mos përgatitjes së duhur me kohë dhe konsiderohej disfatë e turpshme edhe e Kishës Katolike. Sipas tij politika shtetërore duhej të ndërtohej mbi katolicizmin si burim shpëtimi. Pra, u krijua precedenca e fesë ndaj detyrave shtetërore dhe interesave shtetërore.[10]

Kësisoj për të realizuar ëndrrën e tij për dominim total, më 1618 filloi papritur sulmi i furishëm katolik kundër elektorit të famshëm protestant të Bohemisë. Kjo solli fillimin e luftërave të përcjella me një urrejtje të paparë mes protestantëve dhe katolikëve. Kjo luftë e tmerrshme Evropën, kontinentin e lashtë ashtu siç do ta definonte Zhak lë Gof, do e fuste në terr të zi permanent, me ç’rast do të mësonte leksionin e fundamentalizmit fetarë. Ky fundamentalizëm nuk mori parasysh dëmet, sakrificat, humbjet dhe diapazonin e urrejtjeve. Viti 1620 e gjen Ferdinandin II, të përgatitur me një ushtri të fortë katolike, dhe me një sulm mjaft të madh kundër të gjithë protestantëve nëpër Evropë. Ambicia e Ferdinandit që të mos kishte rivalë ishte shndërruar në politikë shtetërore. Kjo është edhe më e gabuar. Identifikohet shteti me individin apo udhëheqësin fanatik. Mirëpo, për fat të keq të tij, kjo ëndërr mbeti vetëm ëndërr e shkurtër. Ai nuk ishte aspak koshient për fuqinë politike dhe faktorizimin e protestantëve. Ideja e perandorit për shfarosje totale të protestantëve duhej të realizohej patjetër, sipas tij. Dominimi dhe sundimi Habsburg nuk donte të kishte vetëm aspektin politik, por edhe atë fetar. Ferdinandi II projektoi konfiguracionin e Evropës dhe Perandorisë së tij vetëm me një fe atë katolike, mirëpo ky vizion ishte utopik, sepse i kishte kaluar moda dhe ishte tejet i vonuar. Ferdinandi II po ta kishte kuptuar me kohë këtë, me siguri se kombi gjerman nuk do të bashkohej më 1871, por do bashkohej mu në këtë epokë, pra në shek. XVII. Ferdinandi II, nuk kuptoi rëndësinë e situatës. Ai mbeti shtetari pa vizion për të ardhmen. Kësisoj kombi

[10] Tentativa e njëjtë u bë edhe nga ana e Sllobodan Millosheviqit për krijimin e të ashtuquajturës “Serbosllavisë”, me qendër Beogradin, ku gjithçka do të drejtohej nga ai prej aty, me ambicien e dominimit të fesë ortodokse të bazuar në interesat shtetërore serbe. Kjo çoi në gjakosjen e Jugosllavisë së dikurshme dhe me luftëra të tmerrshme në Kroaci, Bosnjë, Kosovë.

gjerman i cili mundej të bashkohet në atë kohë, për shkak të politikës dritëshkurtër të tij, do të pësonte zhgënjime dhe depresione me shekuj.

Në të gjitha epokat, është konstatuar se fundamentalizmi nuk është zgjidhje. Por, këtë nuk e kishte kuptuar me sa duket Ferdinandi II. Zëri dhe burimi i vetëm ngashënjyes i tij ishte dhe mbeti feja katolike. Ai vazhdoi me tërbim të derdhte zjarr e hekur kundër protestantëve. Ndërsa ajo që ishte e çuditshme ishte se edhe këshilltarët e tij e këshillonin vazhdimin e politikës së njëjtë. Këshilltarët e tij që ishin priftërinj fanatikë, të etur nga ideja për një fe në tokë, sipas tyre ajo katolike, dëshmoi se mund të ishte funksionale. Kësisoj rreziku prej kombit gjerman ishte mjaft në dukje. Perandori gjerman që zotëronte Austrinë, Çekinë e sotshme, territoret e sotshme të Gjermanisë, filloi të shtrinte gamën e pushtetit dhe fitores. Dukej se gjithçka do të përfundonte mirë. Shtetet fqinje që kishin pranuar fenë protestante filluan të shqetësohen nga fuqizimi i një shteti katolik. Andaj duhej të dilte një fuqi mbrojtëse për këtë rrebesh katolik. Dhe mbrojtësi më i mirë në këtë fushatë u shfaq shteti francez. Franca do të paraqitej si shteti shpëtimtar i cili do të dobësonte dhe zhdukte përfundimisht ëndrrën e Habsburgëve .

Atë çfarë historianët e përshkruajnë si sistem i ekuilibrit të forcave apo *Balance of Power,* lindi mu në këtë shekull, si kundërpërgjigje e dështimit përfundimtar të aspiratës mesjetare të Habsburgëve për universalizëm fetar dhe shtetëror.

## 2. Shteti francez në shekullin e XVII

Para Risheljesë fanatizmi fetar në Francë kishte qenë tejet i madh, vrastar dhe i kobshëm. Dëshmi për këtë është nata e Shën Bartolomeut, natë ku urrejtja katolike shkaktoi vrasjen e shumë protestantëve.  Para shek. XVII, Franca ishte dalluar për luftëra fetare, por çuditërisht edhe për një mbijetesë nacionale. Me sa duket ndjenjat e nacionalizmit kishin qenë më të theksuara dhe më të forta në Francë. Mirëpo, edhe këtu urrejtjet ndërfetare e bërën të vetën. Pikërisht në këtë kohë, Franca përsëri do të binte pre e fanatizmit fetar, me ç'rast ky shtet edhe ashtu i brishtë do të dobësohej tej mase. Mu në këtë periudhë, atëherë kur më së shumti i duhej, Francës i vjen në krye një dorë e fortë, për ta menaxhuar në kohëra të rrezikshme. Pra, u vërtetua fakti se udhëheqësit e mëdhenj lindin në rrethana të caktuara dhe të nevojshme për kombin dhe shtetin e tyre. Në këtë kohë me Francën mbretëronte një mbret i cili nuk ishte

edhe aq i fuqishëm, respektivisht ishte i dobët. Mirëpo, fati e deshi që në krye të shtetit si kryeministër të vinte një udhëheqës i spikatur, i cili ishte prift katolik. Në dukje do të theksohet se Franca, do të kishte një njeri kryeministër si soji i Ferdinandit II, i cili ishte poashtu katolik, por dallimi mes kryeministrit francez i cili ishte prift katolik, dhe Ferdinandit II ishte tejet i madh. Ky prift i kishës katolike do të drejtonte diplomacinë dhe shtetin francez, jo vetëm gjatë jetës së tij, por edhe pas vdekjes e deri në ditët e sotshme.

Në këtë kohë Franca ishte sikurse edhe kombet-shtete tjera në Evropë. Franca mund të pësonte humbjen më të madhe nga përforcimi eventual i Perandorisë së Shenjtë Romake të kombit Gjerman, sepse mund të finlandizohej shumë lehtë apo të gjermanizohej. Me dobësimin e kufizimeve fetare, Franca filloi ti shfrytëzonte armiqësitë e krijuara nga Reformizmi, në kurriz të shteteve fqinje. Edhe pse katolike, Franca dhe drejtuesit e saj, me në krye priftin katolik, i cili do të punonte si kryeministër, do të përshpejtonte hapat e dezintegrimit dhe dobësimit siç njihet në terminologjinë diplomatike gradual apo progresiv të Perandorisë së Shenjtë Romake dhe dinastisë Habsburge. Një dobësim i tillë Francës i mundësonte shtrirjen në lindje dhe sigurimin e saj nga armiqtë e mundshëm. Deri në atë kohë dihej se protestantët francez nuk llogariteshin si qytetarë lojal të shtetit. Mirëpo me dekretin e Nantës së vitit 1598 atyre iu dha e drejta e shtetësisë. Përpos Habsburgëve që kishin ambicie gllabëruese ndaj territorit francez, ishte edhe Anglia ajo që zotëronte detet. Kjo i mundësonte Anglisë avantazhe tregtare. Mirëpo, Anglia nuk kishte ndonjë interes tjetër në kontinentin evropian përpos ruajtjes së ekuilibrit të forcave. Ndërsa kjo politikë e ekuidistancës e zbatuar nga Anglia, i krijoi favore Francës e cila tentonte të manovronte dhe të përfitonte përmes ruajtjes së miqësisë në status-quon me Anglinë, si dhe të përfitonte nga interesat tregtare britanike. Është për t`u admiruar të kuptuarit e pozitës së Francës nga shtetarët e saj, në raport me Anglinë dhe shtetet tjera fqinje. Ajo nuk mund të bënte asgjë më tepër as në aspektin e jashtëm as në atë të brendshëm. Pas vdekjes së Henrit të V në Francë pati luftëra dhe trazira të shumta. Në krye të shtetit vjen mbreti Luigji XIII. Ai nuk dispononte autoritetin e duhur për të ndërhyrë dhe qetësuar situatën. Kërkohej një dorë e fortë e cila do të ndërhynte dhe ta qetësonte punën. Si për fat të mirë në krye të Këshillit Mbretëror, në postin e Kryeministrit vihet një figurë që ishte Princ i Kishës Katolike. Kjo figurë e shkëlqyer

ishte figura e Armand Zhan Dy Plesis dë Rishelje.[11] Francës i kishte munguar një burrështetas si ky, i cili do ta shpiente shtetin në sistemin e marrëdhënieve ndërkombëtare në mënyrë mjaft të suksesshme, si dhe do të impononte gjuhën e unifikuar frënge si gjuhë të diplomacisë.[12]

[11] Partikulla DE, që haset shpesh te personalitete të famshme franceze, shërben për të treguar superioritetin dhe spikamën e personaliteteve të tilla. Kjo partikull shërben për të identifikuar personat e famshëm, që në frëngj. Njihen si personalite celebres. Shembuj të tillë kemi plot në Francë. De Rishelje, De Talerani-ish kryeminister, De Stali-politikologe, De Goli, Honore de Balzak-shkrimtar etj. Pra bëhet fjalë për një partikull që mund të haset shpesh, për ta theksuar rëndësinë e atij personaliteti në fjalë.

[12] Historia e gjuhës frënge fillon me pushtimin e hapësirës së banuar me fise dhe tribun galësh. Prej ushtrive të Cezarit më vitin 29 para erës së re. Në këto fise fliteshin variante të keltishtes. Si rezultat i pushtimit, gjuha e romakëve gradualisht u adoptua nga galët. Mirëpo, latinishtja e folur nga pushtuesit ndryshonte nga gjuha e kultivuar e përdorur në Senatin Romak, si dhe në botimet letrare të asaj kohe. Ajo ishte një lloj gjuhe e folur me një lloj gramatike, fjalori e shqiptimi të vetin. E adoptuar nga galët, kjo gjuhë pësoi ndryshimin si rezultat i rënies së Romës. Mirëpo, kjo gjuhë nuk ndikoi në latinishten. Në fillim të shek. V vendi u bë pre e pushtimeve të ndryshme: fiset gjermanike nga lindja me emrin frankët dhe vikingët nga veriu, të cilët lanë ca gjurma në gjuhën e adoptuar. Kjo ndikoi në shpejtimin e ndarjeve mes gjuhës së folur në Jug të Luarës (Loire) e njohur me emrin Oc, dhe asaj të folur në veri Oil. Dialekti jugor mbeti i afërt me rrënjët romane, ndërsa ai verior pati ndikime të jashtme. Kah fundi i shek. XIV, popullsitë që kishin qenë nën sundimin romak filluan të flisnin një gjuhë vulgare e dallueshme nga latinishtja e shkruar. Termi vulgare nuk ka domethënie në kontekst negative, por tregon gjuhën e folur nga populli, sepse termi vulgare, vjen nga latinishtja vulgus-që do të thotë popull. Gjuhët e sotshme romane si: italishtja, rumanishtja, frëngjishtja, katalanishtja, spanjishtja dhe portugalishtja janë krijuar si ndikimi evoluimit të kësaj latinishteje vulgare. Ky lloj evolucioni çoi në diferencimin linguistic “Oil” rrënjë e frëngjishtes moderne e folur në veri, në mes të shek. XII, si dhe gjuhës “Oc” dialect provincial-fr. Patois, të përdorur në mes të shek. XI, nga të ashtuquajturit Troubadours. Të dy variantet e gjuhëve Oil dhe Oc, e kanë origjinën tek mënyra e shqiptimit të fjalës afirmative Oui, që dmth Po. Pra nga latinishtja vulgare lindi Frëngjishtja. Kjo vazhdoi deri më vitin 813 ku me dekretin e Koncilit të Turit iu dha leja priftërinjve të predikonin në gjuhën vendore. Meqë gjuha e popullit e njohur si “lingua rustica romana” vazhdoi të perceptohej si e papërshtatshme për shërbime letrare, latinishtja filloi të gëzonte prestigj si gjuhë e kishës dhe e njerëzve të edukuar dhe civilizuar. Kjo do zgjaste deri në kohën e konvertimit të gjuhës kombëtare në gjuhë ndërkombëtare nga ana e Risheljesë. Jo rastësisht dokumenti më i hershëm në frëngjisht “Les Serments de Strasbourg” shq. Betimet e Strasburgut ishte i shkruar në një gjuhë me shprehje popullore dhe paraqitet në frëngjisht si pjesë e parcializuar dhe e shkruar e letërsisë gojore. E njëjta vlen edhe për epin më të famshëm frëng “Les chansons de Roland”, shq. Këngët e Rolandit, viti 1080. Në këto dokumente kemi përdorimin e vetëm dy rasave asaj emërore (Nominativus-cas sujet) dhe një e dytë (cas regime). Mbështetjen dhe suportin e parë ky proces gjuhësor e mori në vitin 987. Në këtë kohë Hugues Capet u zgjodh mbret në një vend të njohur si Ile de France, shq. Ishulli i Francës., në qendër të Parisit të sotshëm i cili atëbotë e kishte emrin Lutece. Kësisoj me fuqizimin e kësaj mbretërie kemi përdorimin më të gjerë të kësaj gjuhe, e cila më 1523 do të shërbente si gjuhë për përkthimin e Testamentit të Ri nga Lefevre d`Etaples. Më 1539 kemi dekretin e Francois I për përdorimin e gjuhës frënge në vend të asaj latine, në aktet zyrtare dhe gjyqësore. Ndërsa më 1606 kemi botimin e fjalorit të parë në gjuhë frënge. Më 1624, vit kur shpallet kryeministër Rishelje, autorizohet mbrojtja e tezave në frëngjisht, ndërsa më 1635 krijohet edhe Akademia Diplomatike Franceze, pikërisht me insistim të Risheljesë. Ndërsa me Paqen e Wesfalisë dhe me traktatin e Rashtadit 1714, gjuha frënge sanksionohet si gjuhë diplomatike dhe ndërkombëtare. Kjo gjuhë edhe më tej vazhdon të jetë prezent në sistemin e marrëdhënieve ndërkombëtare, në forma tjera.

## 3. Kush ishte kardinali Rishelje

Armand Zhan Dy Plesis dë Rishelje kardinal i njohur dhe prift i Francës. Ishte ministër i Luigjit të XIII –të e më vonë kryeministër. U lind në Paris më 9 shtator 1585. Ndërsa vdiq më 04 dhjetor 1642. Ai ishte fëmija i katërt në një familje me pesë fëmijë dhe i dyti prej tre djemve. Familja e tij nuk i përkiste askujt pos fisnikëve të një qyteti të njohur me emrin Poatié (shqip: Poitje). Babai i tij Fransoa dy Plesis, ishte një ushtar i famshëm dhe kurtizan i njohur. Nëna e tij ishte Suzan dë la Port, vajza e një juristi të famshëm në atë kohë. Në moshën 5 vjeçare të Risheljes, vdes babai i tij si kapiten i gardës së Henrit V, në luftën fetare. Në moshën 9 vjeçare Rishelje dërgohet në Paris, në kolegjin e Navarrit, për të studiuar filozofinë. Mandej ai filloi të ndjek një trajnim për të begatuar karrierën ushtarake dhe për të shkuar gjurmëve të babait. Për të shpërblyer këtë familje për shkak të vdekjes së babait, Henry V, mbreti i njohur, i jep pasuri kësaj familje, akt ky që u kundërshtua ashpër nga Kisha

Rishelje fillon studimet e teologjisë më 1605, dhe më 14 prill 1607 pranon thirrjen kanonike nga papa i Romës. Më 1615 ai nominohet person i madh nderi nga Marie de Medicis. Ky post atij i mundëson që të qëndrojë në Këshillin e Mbretërve më 1616 gjatë 5 muajve si sekretar shteti për punë të jashtme dhe të luftës. Në moshën 39 vjeçare ai si njeri ambicioz, me vullnet, i përkushtuar dhe inteligjent vendoset në postin e kryeministrit të Francës. Ai e kishte vendosur që pa rolin hegjemonist Franca nuk do të mund të zotëronte Evropën. Për të arritur një gjë të tillë, ai duhej të shpartallonte Habsburgët dhe të hiqte qafës fanatizmin fetar përbrenda Francës. Rishelje erdhi në pushtet në momentin shumë të përshtatshëm, atëherë kur Ferdinand Habsburgu II, tentonte gjallërimin e universalizmit katolik, zhdukjen e protestantizmit dhe vendosjen e kontrollit të plotë mbi princërit e Evropës Qendrore. Ky proces antireformizmi çoi në luftërat e përgjakshme tridhjetëvjeçare. Rishelje ishte një personalitet interesant. Në njërën anë ai ishte praktikues i ritualeve fetare, pra ishte tejet i devotshëm në aspektin fetar, ndërsa në anën tjetër detyrat dhe obligimet shtetërore ai i shikonte në pikëpamje laike. Kjo është edhe rëndësia e gjithë angazhimit të tij, pra interesat nacionale mbi të gjitha. Kardinali si një personalitet bivektorësh, me një strategji brilante do të ndërtojë konceptin e tij për sukses afatgjatë, me synime interesante, konvertimin e gjuhës frënge në gjuhë ndërkombëtare, lancimin e Francës si fuqi evropiane dhe poshtërimin e armiqve gjerman etj. Ai ndonëse i takonte fesë katolike, si dhe ishte një princ katolik, nuk ishte aspak fanatik në qëndrimet e tij. Andaj, edhe tentativën Habsburge nuk e

shikoi me simpati. Sikur të ishte fanatik fetar ai do të duhej të përshëndeste dhe të përkrahte qëndrimin dhe veprimet e Ferdinandit II për restaurimin e katolicizmit. Mirëpo ai vuri interesat nacionale franceze mbi të gjitha. Edhe mbi synimin fetar. Konstatimi i tij i menjëhershëm ishte se Francës i ofrohej rreziku nga një kërcënim gjeopolitik dhe gjeostrategjik i Ferdinandit II. Për Risheljenë, ambicia e Ferdinandit II, nuk ishte restaurimi i katolicizmit, por një lojë politike e Austrisë për të poshtëruar Francën. Dhe realisht ai kishte të drejtë. Territori francez nga të gjitha anët ishte i rrethuar nga territore Habsburge, andaj rreziku ishte i madh. Në jug Spanja, në juglindje qytetet- shtetet e Italisë Veriore, në lindje rajoni përreth qytetit të Lionit dhe Savojës, që ishin nën sundimin Habsburg dhe në veri Holanda spanjolle. Nëse edhe Alzasi dhe Gjermania Perëndimore binte në duar të Habsburgëve, rreziku ishte katastrofal, poshtërimi i Francës. Spanja dhe Austria që ishin katolike në njërën anë dhe Rishelje që ishte poashtu princ katolik kishin vetëm fenë e përbashkët. Asgjë më shumë. Ndërsa, Rishelje për hir të interesave nacionale u betua në luftën kundër antireformizmit të iniciuar nga Habsburgët. Pikërisht në këtë kohë ai përpilon doktrinën e tij *Raison d`État,* përmes Testamentit Politik të tij.

### 4. Politika dhe diplomacia e Risheljesë

Kardinali Rishelje, aspak nuk kishte armiqësi apo urrejtje me kishën katolike, bile përkundrazi. Këtë mund ta vërejmë nga aspekti i përkatësisë së tij fetare. Mirëpo për të interesat franceze të ndërtuara me shumë mund, shteti francez dhe gjuha frënge ishin më të rëndësishme. Ishte derdhur mjaft gjak për krijimin e tyre. Tani duhej të mbroheshin këto interesa me qëllim që të sigurohej dominimi francez. Për këtë qëllim hapin e parë që e bëri si kryeministër ishte fiksimi i armiqësisë me Habsburgët. Ai ishte zotuar që ta çonte deri në fund programin e Henrit V, shtrirjen e Francës mbi zotërimet Habsburge në Spanjë dhe Austri. Politika dhe diplomacia e tij patën precedencën mbi fenë, pra në rend të parë ishte Franca.[13] Nacionalizmi i tij ishte pikësynim i arritjes së suksesit. Për këtë arsye mund të themi se është Franca disa hapa para, sepse nacionalizmi francez haset shumë herët më përpara se nacionalizmi i të tjerëve të cilët shfaqen në shek. XIX. Nacionalizmi i kombeve tjera ndoshta edhe ka ekzistuar, mirëpo nuk e ka gjetur formën e duhur institucionale, politike dhe diplomatike që ta jetësojë atë. Rruga e trasuar nga Rishelje ishte e vetme. Ajo ishte *Raison d`État* (Arsyeja e shtetit) që edhe sot e kësaj dite

[13] Richelieu, *Testament politique de Richelieu*, JG Lattes, Paris 2001, fq. 45

quhen interesat nacionale të sigurimit shtetëror. Triumfet e njëpasnjëshme të Habsburgëve duket se trembi një çik kardinalin. Ai u step kur kuptoi se Katolikët Habsburg korrën sukses në luftën kundër Lidhjes Protestante Gjermane. Mendjemadhësia dhe pangopshmëria e Ferdinandit II e çoi Gjermaninë në një luftë të përgjakshme civile. Kjo i shkonte për shtati kardinalit dinak i cili nuk qëndroi duarkryq përballë kësaj situate ku shteti i tij mori goditje të fortë politike nga Ferdinand Habsburgu II. Më 1633 hapi i tij veprues ishte këshilla që ia jep mbretit Luigjit XIII, që ta përkrahte lëvizjen protestante të princërve gjerman të cilët luftonin kundër Habsburgëve katolikë. Pra deviza, ”armiku i armikut tim është miku im.” Kësisoj, Rishelje si një diplomat i talentuar dhe i rrallë, filloi përkrahjen e princërve protestant gjerman. Ai e kishte kuptuar që për të qenë i suksesshëm nuk nevojitej vetëm forca, por edhe forca e arsyes dhe mendjes, si dhe propaganda. Kësisoj ai propagandoi fshehurazi nëpër Evropë që ishte pikërisht politika ajo që i dha frymë luftës duke përdorur dhe instrumentalizuar fenë. Në qytetin e Parisit ai filloi të nxjerr në shesh idetë e tij nacionaliste në interes të monarkisë. Kësisoj ai ishte koshient që përpos Habsburgëve kundërshtarë, ai kishte edhe Spanjën kundërshtare e cila ishte e zaptuar prej Ferdinandit II. Ferdinandi II si persekutor i protestantëve mendoi se Franca ose do të rrinte duarkryq, për shkak se ishte katolike ose do ta përkrahte atë. Mirëpo kjo nuk ndodhi. Rishelje e dinte se kundërshtari i tij ishte mjaft më i fortë. Mirëpo jo edhe më i ditur, më dinak dhe më i kulturuar. Ai proklamoi se përballë një kundërshtari të fortë siç ishin Habsburgët, nuk ia vlente përdorimi i forcës, pushkës dhe shpatës. Por, i dinakërisë dhe mençurisë. E gjithë kjo përmes vendosjes së dorës në xhepin e të hollave. Gjakftohtësia e Risheljesë dhe prirjet e tija të shoqëruara me një gjakftohtësi solli qëndrim stoik të Mbretërisë në Francë dhe kohezionin e brendshëm nacional francez. Kësisoj çelësi i suksesit për këtë ishte ulja e fanatizmit fetar në vetë shtetin francez dhe ngritja e interesave nacionale. Ai për të arritur këtë edhe pse ishte princ katolik, filloi persekutimet si burgosjet, eliminimet e atyre katolikëve, etj, që nuk iu bindeshin urdhrave të tija. Qëllimi i Risheljesë ishte i vetëm: të mësoheshin katolikët francez të bashkëjetonin në paqe me protestantët francez për hir të interesave nacionale franceze. Për këtë arsye ai filloi që të ju jap më shumë të drejta protestantëve brenda shtetit francez, disiplinoi dhe reduktoi apo minimizoi nxitjen e fanatizmit katolik francez, afirmoi interesat nacionale të Francës, ndërsa ilegalisht përkrahi protestantët gjerman në luftë kundër Habsburgëve. Mirëpo strategjia e tij *Raison d`État* nuk tërhoqi aspak Habsburgët. Ata nuk çanë fare kokën për doktrinë e tij *Raison d`État.* Sikur të kishin ditur perandorët habsburgas se në çfarë pozita të lakmueshme gjendeshin në atë kohë, ose sikur të kishin luajtur lojën e

Risheljesë me siguri që sot epërsia e Austrisë dhe Gjermanisë do të ishte marramendëse. Sunduesit Habsburg përpos që ishin shkurtpamës, ata ishin edhe tejet të ngurtë në pranimin e këshillave dhe kompromiseve. Për këtë arsye ata u gjendën tejet të dobët përballë lëvizjeve dhe rrotullimeve si ortekë bore të diplomacisë Risheljane. Ferdinandi i II, as që kishte dashur të dinte se çfarë paraqiste *Raison d`État*. Sipas tij ajo ishte një blasfemi e rastit. Ndërsa misioni i tij për të përfunduar si perandor universal, me fe të vetme katolicizmin ishte miopi. Ndërsa, kardinali Rishelje për të siguruar epërsinë arriti që të bëjë traktate me suedezët protestantë dhe me turqit mysliman të Sulejmanit të Madh. Absolutizmi për kardinalin ishte i panjohur. Ai kishte misionin e tij përpara, e kishte misionin e mishërimit të shtetit-komb francez, dominimin e gjuhës frënge në Evropë dhe bërjen zot i Evropës. Por jo duke mos bërë kompromise.

Ferdinandi i II ishte i mpirë kur i kërkonte ndokush koncesione. Ai shprehej se përpara do të vdiste se sa të pranonte kompromise, gjë që rezultoi se e kishte gabim. Ferdinandi bënte thirrje për luftë në emër të Zotit, ndërsa Rishelje në emër të interesave nacionale, nacionalizmit dhe shtetit-komb. Dy synime diplomatike dhe politike që vlonin në kokën e tij ishin:

1. Forcimi i autoritetit të mbretit brenda vendit
2. Forcimi i pozicionit të Francës në arenën evropiane.

Ky prift katolik njihet si themelues i ekuilibrit të forcave. Është i njohur me thënien: *"Mos xhelozoni diturinë e njerëzve të ditur"*.[14] Prej këtu mund të shihet se ai për punët e mëdha shtetërore konsultohej me më të mençurit dhe kishte ëndje për dituri. Tre objektivat e tij madhore në politikën e jashtme ishin si më poshtë:

1. Shkatërrimi i fuqisë politike të protestantëve në Francë
2. Luftimin e fisnikërisë dhe bujarisë
3. Shkatërrimi dhe poshtërimi i Austrisë.

Për të ndihmuar absolutizmin e pushtetit të tij ai fiksoi dy qëllime tjera:

1. Mbarimi i luftës me protestantët
2. Ngritja e fuqisë së mbretit në vend dhe në botë

Për të dëshmuar forcë në nivel lokal, ai siç thamë edhe më lart disiplinoi katolikët francez në njërën anë, por në anën tjetër mendonte se protestantët francez thurnin komplote kundër kurorës mbretërore. Për këtë arsye ai më 1627 dërgon trupa ushtarake

[14] Jean Baptiste Duroselle, Revue trimestrielle, Institut français des relations internationals, *50 ans de Politique Etrangere de la France*, Vëllimi 1/86, Ifri, Paris 1986, fq.13

dhe pushton qytetin protestant Roshel, ( La Rochelle) dhe i sjell disfatë protestantëve Huguenot.[15]

Më pas Rishelje shpall paqen e Alesë. Më Dekretin e Nantes protestantëve i lejoi të ushtronin pushtetin e tyre, por u hoqi të drejtën të kishin ushtri dhe të qëndronin në kështjella. Paqja e Alesë ndihmoi në shndërrimin e huguenotëve në subjekte më të besueshme ndaj mbretërisë. Sukseset në politikën e brendshme u shoqëruan me sukseset në fushën e jashtme. Pikë e rëndësishme e politikës së jashtme për Risheljenë ishte ruajtja e baraspeshës së fuqive në Evropë. Për të arritur këtë ai kufizoi kontrollin e familjes Habsburg. Ai drejtoi Francën drejt një konflikti të madh që do të njihet në histori si lufta më e gjatë në Evropë "Lufta tridhjetëvjeçare". Gjatë kësaj lufte ai mbajti me financime protestantët suedezë, ndërsa më 1635 ndërhyri drejtpërdrejt me trupat franceze në mbështetje të çështjes protestante kundër Habsburgëve, edhepse ishte vet katolik. Qëllimi i tij do të trasohet qysh në atë kohë. Në testamentin politik të tij theksohet nevoja për një *Autre monde* , tjetër botë. Kuptohet për një botë me dominim gjuhën frënge, me theksimin e karakterit të fortë unitar të shtetit francez, me një shtet-komb francez permanent prezent në marrëdhëniet ndërkombëtare. Nevoja për një tjetër botë me arsyetime të ndryshme ka qenë çdoherë pikënisje dhe strategji e shtetarëve francezë.

Po të bëjmë një krahasim nëpër epoka të ndryshme historike do vërejmë tendencën e njëjtë të udhëheqësve të tjerë francez dhe shtetarëve të tjerë francez për nevojën e një bote tjetër, çdoherë që pretendohej se rrezikoheshin interesat nacionale franceze. Shembuj tipik kemi rastin e De Taleranit, Klemansosë, kur ata kërkonin një botë tjetër, por pa Gjermaninë kuptohet, shembulli i njëjtë ka përcjellë me vite politikanët francez të ndryshëm. Në kërkesën ngulmuese të Miterranit për ndryshim të konfiguracionit botëror dhe evropian ai frikohej nga bashkimi i gjermanëve pas rënies së komunizmit, por dëshironte një rol edhe më të madh të shtet-kombit francez në marrëdhëniet ndërkombëtare. Këtë kërkesë për një botë tjetër e hasim vazhdimisht edhe nëpër revista dhe libra të ndryshëm. Ndërsa, Dominique de Villepin ka botuar edhe

[15] Huguenotë janë quajtur protestantët francez të cilët i përkisnin sektit të quajtur kalvinist gjatë luftërave fetare. Prej shek. XVII ata do të quheshin ndryshe, me emrin Religjionarët, sepse sipas vendimeve mbretërore të asaj kohe me emrin religjion përshkruhej religjioni reformist i protestantëve. Ndërsa prejardhja e këtij termi vjen prej fjalës gjermane *Eidgenossen*, e përdorur së pari në Zvicër me kuptimin i përbetuar apo komplotist, por nga aspekti ortografik ky term ka qenë i përdorur edhe nga trashëgimtari i *Bezanson Hughes*, njëri prej udhëheqësve të parë protestant zviceran.

librin që titullohet *"Un autre monde",* (Një botë tjetër)[16], ku kërkohet botë tjetër me qendër të vëmendjes shtetin e Francës.

### 4. Rruga e realizimit të doktrinës së Risheljesë

Doktrina risheljane e Arsyes së shtetit, apo *Raison d`État,* përmes një reflektimi më të thellë kishte tentativën e nxjerrjes së kombit francez dhe shtetit francez si më i forti në marrëdhëniet ndërkombëtare. Dëshira risheljane për dominim të kontinentit evropian u bë e mundur. Edhe atë vetëm falë zgjuarsisë së tij. Zgjuarsisë, sepse ai i kuptoi shkaqet e nisjes së luftës nga Habsburgët dhe Ferdinandi II, ndërsa Ferdinandi II, ishte i interesuar vetëm për rezultatet. Filozofi romak Seneka, në përkufizimin për luftërat dhe konfliktet në mes shteteve, thotë se në avantazh është ai që është i prirë t`i zbulojë shkaqet e luftës, sepse duke i zbuluar ato arrin në rezultatet, ndërsa ai që është i prirë direkt për rezultatet e ka të pamundur të kuptojë shkaqet, si dhe njëkohësisht t`i arrijë synimet e dëshiruara.[17]

Rruga e zbatimit dhe kompletimit të doktrinës Risheljane kishte filluar që në start. Që në fillim me dhënien e të drejtave për ushtrim të lirisë protestantëve francez, ai e fitoi epërsinë. Mandej ndihma e dedikuar princërve gjerman protestant ndikoi në rrjedhën e luftërave, sepse u bë i pamundur kohezioni gjerman, i cili ishte mjaft i rrezikshëm për Risheljenë. Pra, Risheljeja qysh në atë kohë e kishte nuhatur rrezikun e një shtet-kombi gjerman. Rishelje duke e mbrojtur vendin e tij nga turbullirat dhe përgjakjet e mundshme donte të shfrytëzonte zellin fetar të Ferdinandit në dobi të qëllimeve kombëtare të Francës. Refuzimi permanent Habsburg për të kuptuar rrethanat e zgjimit nacionalist kombëtar francez ishte fatal për të. Refuzimi i tij për të pranuar koncepte të tilla i dhanë mundësi Risheljesë që shkëlqyeshëm të menaxhonte punët në drejtim të avancimit të shtet-kombit të Francës. Objektivi i Risheljesë ishte që të përfundonte atë që ai e perceptonte si rrethim të Francës nga Habsburgët, lodhjen e Habsburgëve, futjen e përçarjeve në mes të katolikëve dhe protestantëve gjerman. Kriteri i tij nuk ishte bërja e aleancave për interesa fetare. Po të kishte këtë interes ai që në fillim do përkrahte Habsburgët. Por, ai për hir të interesave kombëtare franceze lidhi aleancë me Perandorinë Myslimane Otomane. Edhe atë jo rastësisht, por nga shkaku se turqit kishin më se dyqind vjet që përplaseshin ushtarakisht me Habsburgët. Kjo lidhje çuditi botën e krishterë, por jo edhe Risheljenë. Ndërsa në mënyrë permanente ai

[16] Dominique de Villepin, *Un autre monde,* Herne, Paris 2003, fq. 9
[17] Xhemal Rushdi, *Konflikti Botëror,* Mozaiku, Kajro 2002, fq. 65

subvenciononte armiqtë e armiqve të tij, nxiste revolta, jepte ryshfete dhe shpërblime dhe kësisoj tentonte grumbullimin sa më të madh të fakteve në favor të dinastisë. Franca sa vinte e shkonte duke u ngritur. Kësisoj falë politikës së tij, Franca bënte sehir e Gjermania boshatisej hap pas hapi deri më 1635, atëherë kur ajo kërkoi kompromis dhe zgjidhjen paqësore të luftës. Mirëpo, Rishelje si një udhëheqës i talentuar nuk pranoi kompromise në ato momente. Mbreti Luigji XIII, kishte shfaqur interesim për një armëpushim, mirëpo Rishelje bindi mbretin, që të ndërhynte në vitin e shtatëmbëdhjetë të luftës në krah të protestantëve gjerman, duke e shfrytëzuar kësisoj rritjen e fuqisë së Francës. Suksesi i tij politik me Arsyen e shtetit apo *Raison d`État* varej nga aftësia për të vlerësuar raportin e forcave. Po për ta bërë këtë duhej shkrirja e përvojës me inteligjencën dhe një përshtatje sipas rrethanave. Jo më kot është thënë se mbijeton çdoherë ai që i përshtatet rrethanave. Rishelje ishte i bindur se raporti mes mjeteve dhe qëllimeve mund të llogaritej saktësisht. Në Testamentin e vet Politik, ku ai shpalos doktrinën e tij shprehet se Logjika kërkon që, ajo që duhet të mbështetet dhe forca që duhet ta mbështesë atë, duhet të jenë në proporcion gjeometrik me njëra tjetrën.[18] Mirëpo fati atë e deshi që të ishte në krye të kishës pra, si princ, ndërsa bindjet e tij të një gjeniu e vendosën në shoqërinë e racionalistëve si Rene Dekart dhe Spinoza, të cilët mendonin se veprimi i njeriut mund të përcaktohet shkencërisht. Rasti i dha atij mundësinë që të ndryshonte rendin ndërkombëtar dhe këtë ta bënte në favor të vendit të tij.

Pra, Rishelje siç mund të shihet arriti që të kishte një perceptim depërtues të synimeve të tija, por me siguri që idetë dhe doktrina e tij nuk do të triumfonin sikurse mos të ishte në gjendje që rrethanave t`ia përshtaste taktikat dhe strategjitë. Doktrina e ekuilibrit të forcave ishte në njërën anë shumë fyese për traditën universaliste, të bazuar në shoqërinë e normave morale. Në analizën e tij kritike për ekuilibrin e forcave dhe shmangien nga normat morale dijetari i shquar Jansenius shkoi deri në mallkimin e një politike e cila devijon nga feja dhe kisha, nga krishterimi, nga Zoti, nga Jezu Krishti. Jansenius i parashtron pyetje Risheljesë se si ishte në gjendje që të shkatërronte fuqinë, lavdinë dhe fenë katolike për hir të interesave kombëtare dhe shtetërore franceze.[19]

---

[18] Cituar nga Carl J. Burckhardt, *Richelieu and his age,* përkth. Nga gjermanishtja nga Bernardh Hoy, Nju Jork: Harcourt Brace Jovanovich, 1970, vëllimi III, "*Power Politics and the Cardinal`s Death*,"fq. 122

[19]Kornelius Jansen, i njohur me emrin Jansenius, 1585-1638, ishte pjesë e kishës katolike. Mirëpo ai bënte pjesë lëvizjen e famshme religjioze të cilën e krijoi, në kuadër të kishës katolike të njohur me emrin e tij jansenizmi, fr.jansenisme

Kritikët e Risheljesë mendonin se ky argumentim i Jansenusit rrëzonte Risheljenë për toke, por e vërteta ishte krejt ndryshe, sepse Rishelje përmblidhte fenë e tij dhe moralin në *Raison d`État*, i cili për të ishte një yll ndriçues. Rishelje duke u bazuar në filozofinë e filozofit anglez Tomas Hobs, afirmonte vazhdimisht se mohimi nacional në emër të fesë përfaqëson shkelje të normave etike. Ti nuk mund ta duash Zotin, po nuk e deshe kombin tënd. Pra, me sa shihet ai dhe Hobsi kishin të njëjtin mendim. Tomas Hobsi, duke bërë një analizë mbi luftën civile dhe Revolucionin Puritan argumentoi se sovraniteti dhe ndërtimi i shtetit-komb nuk mund të bëhet duke u bazuar në të drejtën e shenjtë apo divine, si dhe në të mirën supreme (*summum bonum*), por në kapacitetin e shtetit për të vendosur rregullin dhe rendin.[20] Pra, nëse bëjmë një krahasim, mund fare lehtë të konkludojmë se doktrina e Risheljesë ishte dhe mbeti identike me filozofinë e klasikëve të Teorisë së Kontratës, Tomas Hobs, Xhon Llok dhe Zhan Zhak Ruso. Ata shpesh shtronin pyetjen se çfarë e përligj ekzistencën e shtetit dhe pushtetit shtetëror? Për çfarë qëllimi shërben shteti? [21]

Por, megjithë ngjashmërinë mes Risheljesë dhe Hobsit, ka një nuancë mes tyre. Përderisa Hobsi ishte dhe mbeti zëdhënës i shtetit absolutist, Rishelje nuk kishte dëshirën për të pasur shtetin absolutist. Ai me ndarjen e shtetit nga kisha, respektivisht me ndarjen e interesave shtetërore dhe kombëtare franceze nga kisha kreu reformacionin e tretë pas atij të vitit 1054 dhe të vitit 1517. Rishelje do të ishte Ciceroni dhe lajmëtari i ndarjes së pushteteve, sepse diti mirë të ndajë dhe të marrë përgjegjësi për pushtetin dhe shtetin. Kjo do t`i ndihmonte mjaft edhe Monteskjesë i cili më vitin 1748 në veprën "Fryma e ligjeve", mbështeste ndarjen e pushteteve në tre degë. Njëkohësisht në varg zinxhiror kjo ide e Monteskjesë, e cila ishte vazhdimësi e idesë Risheljane dha ndihmesë edhe në formimin e bazës filozofike mbi të cilën u ngrit Kushtetuta e Shteteve të Bashkuara më vonë.[22]

Daniel dë Priezak një dijetar i mençur pranë administratës Risheljane, i cili konsultohej mjaft nga Rishelje, sepse Rishelje kishte afirmuar se nuk xhelozonte diturinë e njerëzve të ditur, për ta mbrojtur Risheljenë nga sulmet e fanatikëve katolik deklaronte vazhdimisht se shpirtrat e vetë kritikëve të Risheljesë janë në rrezik, dhe për atë arsye ata e gjejnë strehimin në sulme dhe kritika alogjike. Përderisa, Franca ishte

[20] Rexhep Mejdani, *Kurthet e shtetit-Komb,*Toena, Tiranë, 2005, fq. 15
[21] Raino Males& Knut Midgaard, *Filozofia Politike,* Feniks, Shkup 2008, fq. 89
[22] Xhin S. Holldën, *Ç`farë është demokracia,* Betmen, Tiranë, dhjetor 1991, fq. 15

fuqia katolike më me ndikim dhe më e devotshme evropiane, duke i shërbyer interesave të Risheljesë ajo u shërbente edhe interesave të katolicizmit.[23]

Ai nuk e shpjegoi kurrë faktin se ku bazohej ky vështrim i tij. Por nëse lexojmë mes rreshtave mund fare lehtë të konkludojmë se forcimi i shtetit-komb francez ishte në interes edhe të vet katolicizmit, prandaj sipas tij politika risheljane ishte përplot me vlera morale. Rrethimi i Francës nga Habsburgët përbënte rrethim imoral, andaj duhej luftuar ky armik imoral, sipas tij, për arritjen e qëllimit moral. Pra, politika e Risheljesë dhe doktrina e tij bazohej me sa duket në kërkimin e paqes me mjete lufte, dhe nëse gjatë luftës mund të ndodhte diçka e pazakontë, kjo nuk ishte krim i vullnetit, por i domosdoshmërisë, ligjet e së cilit janë të ashpra dhe mizore. Një luftë është e drejtë nëse qëllimi që e shkakton atë luftë është i drejtë. Andaj duhet shikuar jo mjeti, por qëllimi. Thënë shkurt e shqip kësaj i thonë "Qëllimi justifikon mjetin.". Për të ngritur në piedestal të lartë shtetin-komb francez, Rishelje me gjithë rrezikun se ishte princ katolik dhe mund të shpallej heretik, ai ndau shtetin dhe pushtetin nga feja, ndërsa në të njëjtën kohë për të arsyetuar qëllimin e tij përdori llojlloj mjetesh. Për këtë arsye, gjykoj se makiavelizmi i Risheljesë ishte shumë evident. Shumë vite apo shekuj më parë të njëjtën gjë e kishte thënë edhe Makiaveli, se qëllimi justifikon mjetin.[24]

Mirëpo, dallimi mes Kardinalit dhe Makiavelit ishte dhe mbetet mjaft evident. Përderisa mendimet e Makiavelit mund të duken funksionale dhe utilitare në dukje, ato po të studiohen më hollësisht dalin se janë shumë të vështira për tu aplikuar. Makiaveli nuk ishte udhëheqës shtetëror sikurse Kardinali Rishelje për ta ngritur në këmbë një doktrinë e cila do të ishte bazament jo vetëm për vendin e tij, Firencën, por edhe për Italinë dhe Evropën, si dhe do të shërbente si prelud i bashkimit të Italisë. Ideja e tij ishte dhe mbeti e nivelit lokal. Sepse ajo krijoi imitues edhe atë duke filluar nga juntat ushtarake e deri tek diktaturat e proletariatit. Doktrina e tij që kishte një

[23] Henri Kisinxher, op.cit. fq.64

[24] Nikolla Makiaveli (Niccolò Machiavelli, Firence, 3 maj 1469 – 21 qershor 1527) ka qenë vëzhguesi më i rrepte i ngjarjeve e i dokeve të kohës së tij, por edhe një studiues i kujdesshëm i së kaluarës. Ai ishte muzikant, historian, poet, filozof, politikan dhe dramaturg. Makiaveli ishte edhe një figurë kryesore e Rilindjes dhe zhvillimit të realizmit. Pas një kohe studimesh të tendosura, në vitin 1498 hyri në jetën politike si sekretar i republikës. Është autori i veprës së famshme Il Principe ("Princi").Gjatë viteve të jetës së tij politike (1498 - 1512) pati mundësi të njihte ambasadorë, politikanë, princa dhe të studiojë me themel zhvillimin e ngjarjeve. Së bashku me Leonardo da Vinçin mendohet si një shembull tipik i njeriut të rilindjes. Ky përcaktim - sipas shumë njerëzve - veçorizon në mënyrë më të kryer qoftë njeriun ashtu edhe letrarin dhe jo emërtimin makiavelizëm, që ka hyrë për tjetër gjë në gjuhën e tanishme për të treguar një mençuri dhe një mprehtësi të mendimit kurdoherë të hollë e kulmor. Njihet për thënien e tij" Qëllimi justifikon mjetin", ndërsa edhe për kërkimin e një udhëheqësi apo shtetari me tipare luani dhe dhelpre.

qëllim marrjen e pushtetit në dorë në çfarëdo mënyre nuk ishte doktrinë për të krijuar rend botëror që të ishte i vijueshëm për të tjerët.[25]

Po ta analizojmë Testamentin Politik të Risheljesë, i cili është një libër më i ri në moshë se Princi i Makiavelit del se ekziston një dallim i madh. Përderisa "Princi" i Makiavelit u shkrua vetëm për Lorenco De Mediçin, "Testamenti" i Risheljesë u shkrua jo vetëm për Luigjin e XIII, por për tërë Francën dhe botën, respektivisht u dedikua për një rend ndërkombëtar të ri i bazuar në sovranitetin e kombeve dhe në krijimin e shteteve. Libri i tij u kthye në doktrinë kombëtare dhe nga elementet e jashtëzakonshëm që ofron, u kthye në libër ndërkombëtar dhe në sistem ndërkombëtar, i njohur me emrin Sistemi i Wesfalisë.

Rishelje, nuk u bazua në skolastikë, edhe pse ishte princ katolik. Ai kishte idenë e njëjtë sikurse humanisti i madh francez Fransua Rable (1494-1553) i cili shkroi romanin "Gargantua dhe Pantagruel" ku satirizonte priftërinjtë dhe murgjit e asaj kohe, gjë që ndikoi në krijimin e humanizmit si rrymë në letërsi dhe histori, në konvertimin e frymës skolastike të Universitetit të Sorbonës në frymë shkencore, si dhe ndërtimit të Muzeut të Luvrit sipas stilit të arkitekturës italiane. [26]

Rishelje pra, tentonte që shtetin dhe pushtetin ta çlironte përfundimisht nga ndikimi fetar dhe skolastik dhe ta shikonte krejtësisht në prizmin laik. Njëkohësisht gjatë sundimit të tij katolikët francez ishin më të persekutuarit, dhe e tëra kjo vetëm për një qëllim: të zbuste fanatizmin fetar ose ta hiqte krejtësisht atë për hir të interesave afatgjata të Francës. Kësisoj katolikët francez do të mësonin të bashkëjetonin në paqe me protestantët duke pasur mbi të gjitha parasysh ndjenjën e të qenit francez, pra ndjenjën e përkatësisë nacionale ose kombin e mandej përkatësinë fetare. Me këtë imazh Franca e ngriti prestigjin e saj që do të shkëlqente për shekuj me radhë deri në ditët e sotshme, megjithë baticat dhe zbaticat nëpër kurbat apo lakoret e ndryshme kohore historike. Shikimi i interesave shtetërore në terma krejtësisht laik ishte suksesi absolut i këtij kardinali. Edhe pse ishte anëtar i Kolegjit botëror të Kardinalëve prej ku zgjidhej edhe Papa, Rishelje shpesh binte ndesh me Papatin dhe me Papën, nëse cenoheshin interesat kombëtare të Francës. Edhe pse në shek. XVII feja identifikohej me shtetin, një gjë e tillë nuk mund të thuhet për Francën dhe për Risheljenë. Kjo politikë dhe strategji diplomatike e Risheljesë do të

[25] Gjon Boriçi, *Pushteti dhe lidershipi,* Geer, Tiranë 2007, fq. 145
[26] Skënder Rizaj, *Histori e përgjithshme- Koha e re* (1453-1789), Universiteti i Prishtinës, Prishtinë 1985, fq. 80

bëhet e vijueshme edhe për shtetarët e tjerë francez të cilët kurrë nuk do të dilnin jashtë binarëve të kësaj doktrine duke e ruajtur me zell laicizmin e shtetit dhe duke mos e përzier fenë me shtetin asnjëherë. Doktrina risheljane pamundësoi bashkimin e Gjermanisë për shekuj e vite me radhë. Sepse politika e tij nxori Francën në prosperitet dhe më të fortë në raport me fqinjët, sepse një fqinj i fortë dikton politikën më të dobëtit, ndërsa një më të dobëti i diktohet politika. Edhe këtu po të analizojmë, mund të dalim në përfundim se sovraniteti i një shteti mund të cenohet në momentin kur ke shtet të dobët dhe jo funksional. Atëherë do të udhëhiqesh nga të tjerët dhe politika do të diktohet nga të tjerët. Përderisa një shtet i fortë dhe i konsoliduar nuk ka nevojë për diktime politike nga ndokush tjetër, por është ai vet që dikton politikën e saj, si dhe mbron me çdo kusht moscenimin e sovranitetit. Në librin "Ndërtimi i shtetit" edhe Francis Fukujama potencon se një të dobëti i diktohet politika dhe se më i forti dikton politikën. Sepse sot sovraniteti dhe shteti-komb si themele të sistemit Wesfalian, në fakt janë gërryer dhe sulmuar parimisht për shkak se ajo që ndodh brenda shteteve, respektivisht qeverisja e tyre e brendshme ka shpesh rëndësi për anëtarët e tjerë të sistemit ndërkombëtar.[27]

Pra, Kardinali i kishte parasysh gjithë këto gjëra. Për të diktuar te tjetri politikën ti duhesh të bëhesh i aftë në nivelin tënd lokal, regjional e mandej në atë ndërkombëtar. Ja pse Kardinali vepronte energjikisht kundër bashkimit të Perandorisë së Shenjtë të Kombit Gjerman. Ja pse i paguante shuma të majme princërve protestantë gjerman që luftonin kundër perandorit të tyre katolik. Kësisoj Kardinali zhyti Francën në njërën anë në varfëri, por në anën tjetër nuk lejoi për shekuj me radhë që Gjermania të çonte kokën. Kjo gjë do të ndodhte deri në momentin e bashkimit të kombit gjerman nga një dorë e fortë më 1871, nga Oto Von Bizmark.[28]

Pra, i tërë suksesi i Kardinalit fshihej në politikën se fqinjit i diktohet politika dhe jo e kundërta. Imazhi i Risheljesë që shfaqet në përgjithësi është imazhi i një njeriu i cili përpos dinakërisë kishte edhe guximin. Guximi i tij u shfaq në momentin kur filloi t`i luftonte vëllezërit e të njëjtës fe. Ky ishte rasti më i rrallë në historinë e njerëzimit.

---

[27] Francis Fukuyama, *Ndërtimi i shtetit,* Aiis, Tiranë 2008, fq. 139

[28] Otto Eduard Leopold von Bismarck, Konti i Bizmark-Schönhausen, Duka i Lauenburg, Princi Bizmarkut (shqip: Oto von Bizmark), (1 Prill, 1815 - 30 korrik, 1898), ishte një burrështetas i Prusisë dhe Gjermanisë në shekullin IX. Si Kryeministri i Prusisë në vitet 1862–90, ai kishte për qëllim Bashkimin e Gjermanisë. Prej vitit 1867, ai ishte Kancelar i konfederatës Gjermane Veriore. Kur u formua Perandoria Gjermane për herë të dytë më 1871, ai shërbeu si Kancelari i saj i parë dhe ushtroi "Realpolitikën" që i dha ati pseudonimin "Kancelari i Hekurt". Si Kancelar, Bizmarku pati rol të rëndësishëm në qeverinë Gjermane dhe pati ndikim të madh në politikën e jashtme gjermane jo vetëm gjatë kohës si Kancelar, por edhe pasi i skadoi mandati.

Një gjë të tillë e kishte bërë Martin Luteri, por ama ai kishte ndërruar fenë e tij. Ndërsa Risheljeja jo. Ai i kryente detyrat dhe shërbimet fetare me zell në njërën anë, por ama shteti- komb i Francës për të ishte më me rëndësi. Besimi i tij personal nuk ngatërrohej me udhëheqjen e shtetit. Një nga kritikët më të mëdhenj të Risheljesë Mathieu de Morgues akuzonte kardinalin se ai manipulonte me fenë, sikurse Makiaveli me njerëzit e tij, me të vetmin qëllim realizimin e planeve të tij dhe ambicieve personale. Ajo në dukje mund të duket edhe e vërtetë, ashtu siç potenconte ai, por Rishelje mund të kishte bërë si Makiaveli, të sugjeronte një botë pa ndjeshmëri morale më të lartë, por ai ishte i bindur se historia do ta gjykonte atë si burrë shteti e jo si princ katolik, apo si njeri fetar. Kësisoj me këtë Rishelje do të shndërrohej në një figurë emblematike të historisë moderne. Kësisoj Franca u bë vendi dominues në Evropë dhe e zgjeroi së tepërmi territorin e saj. Parimi i *Raison d`État* u bë parimi orientues dhe drejtues i diplomacisë evropiane. Në saje të tij Franca në atë kohë arriti të krijojë një territor prej 1. 420 000 km². Ndërsa sot Franca ka territor prej  547 030 km². Popullsia e saj me gjithë pakësimin për shkak të luftërave prapë mbeti në shifrën e kënaqshme prej 15. 000.000 banorësh. Vetëm Parisi kishte 450 000 banorë, Lioni 90 000 banorë, Marseja 90 000 banorë, Nanti 50 000 banorë. [29]

Krejt logjike është që të identifikohet se sipas Kardinalit Rishelje të qenit udhëheqës nuk do të thotë të jesh gjysmë luan e gjysmë dhelpër, ashtu siç potenconte Makiaveli më përpara, por mbi të gjitha të qenit njeri. Rishelje ofroi vetëpërmbajtjen si armën më të mirë për sukses si dhe ekspansionin kulturor përmes ndikimit gjuhësor, gjë që do të shihet në kapitujt në vijim. Shtetin e bëjnë mendimet e kulturuara, mendimet e matura dhe të kujdesshme, për të treguar superioritetin e kulturës që ti përfaqëson.

Përderisa Makiaveli tek libri i tij afirmon dhunën dhe sugjeron dhunën ose shkatërrimin me dhunë, Rishelje ofron shkatërrimin e tjetrit me kulturë.  Pra të bësh kundërshtarin të flasë gjuhën tënde, të mësojë gjuhën tënde, të jetë rob dhe peng i kulturës tënde është një gjë që shumë pak veta e kanë arritur në historinë botërore. Kardinali Rishelje në librin e tij "Testamenti Politik" bën të qartë se kultura është mjaft e rëndësishme në çështjet politike. Të bësh tjetrin të ndihet inferior ndaj teje ky ishte suksesi për të. Bota është e prirë nga dija e jo nga dhuna. Testamenti Politik i Risheljesë i shkruar në vitin 1638, njëqind vjet pas shkrimit të "Princit" të Makiavelit, ofron predikimin e dijes, ofrimin e saj me mjete të shkathta politike. Ky është suksesi i

[29] Skënder Rizaj, op.cit. fq. 84

një udhëheqësi të madh. I prirë nga racionaliteti, e jo nga emocionet dhe dëshira për hakmarrje pa përdorur strategji të duhura. Edhe pse në shumë analiza gjejmë pika të përbashkëta mes Makiavelit dhe Risheljesë prapë se prapë dallimet e shkoqitura më lart besoj se janë të arsyeshme për të evidentuar dallueshmërinë mes tyre. Përderisa për Makiavelin *"Qëllimi justifikon mjetin"* për Risheljenë *"Shpirti i njeriut është i pavdekshëm, për atë kujdeset Zoti, por shteti nuk është i pavdekshëm. Shpëtimi i tij bëhet o sot o kurrë."*[30] Me fjalë të tjera kjo do të thotë se në asnjë rast shtetet nuk çmohen atëherë kur kanë të drejtë, por vetëm atëherë kur janë të fortë të imponojnë diçka. Pra në terminologjinë juridike kjo njihet si e drejta koercitive. Rishelje forcën apo të drejtën koercitive e aplikoi përmes gjuhës dhe kulturës frënge. Për të rëndësi shumë të madhe kishte shteti dhe politikat shtetërore dhe kombëtare. Kësisoj falë tij Franca vetëm në trembëdhjetë e fundit u kyç në luftën tridhjetëvjeçare, respektivisht më 1635. Ndërsa këto luftëra filluan më 1618. Krejt në fund shteti i Francës u afirmua si shtet i fortë ndaj fqinjëve dhe arriti t`i diktojë politikat e veta. Evropa do të mësonte të fliste frëngjisht dhe deri në mbarim të Luftës së Dytë Botërore frëngjishtja do të ishte gjuhë e diplomacisë. Mund të thuhet edhe sot e kësaj dite se ajo është ende gjuhë e diplomacisë. Suksesi i një kombi është konvertimi i gjuhës kombëtare në gjuhë ndërkombëtare. Për këtë Rishelje shquhet si më i suksesshmi ndër të gjithë politikanët dhe diplomatët e gjitha kohërave. Politika e tij mund të përmblidhet në tre hapa, e para, ndalimi i përparimit të Habsburgëve, e dyta, mbrojtja e Francës dhe pathyeshmëria e saj, e treta, lidhja e Francës me shtetet e rëndësishme dhe zgjerimi i saj territorial në kurriz të gjermanëve. Edhe pse në shekujt në vijim do të zhvilloheshin luftëra të përgjakshme mes gjermanëve dhe francezëve, dhe urrejtjet e ksenofobia franko-gjermane do të përcilleshin deri në krijimin e Unionit të sotshëm evropian, Franca do të siguronte supremacionin e saj. Lufta tridhjetëvjeçare, strategjia dinake e Risheljesë ndihmoi në dezintegrimin e Gjermanisë dhe lirisht mund të themi se vonoi bashkimin e Gjermanisë për dy shekuj me radhë. Megjithë tentativën e Ferdinandit II për bashkim të kombit gjerman, kjo ambicie e tij mbeti ambicie e pa racionalizuar mirë, e papjekur sepse mjetin nuk e kishte të duhur. Mjetin e shfrytëzuar Ferdinandi II e deformoi dhe nuk diti ta përdorë në kohë të duhur për rrethanat e duhura. Ai kërkonte perandorinë universale me fenë universale, pra katolicizmin, pa mos u dhanë të drejta bashkëkombësve të vet protestantë. Kjo i dha mundësi Risheljesë të zbatonte dhe

[30] Henry Kisinxher, op.cit. fq.61

implementonte praktikisht doktrinën e tij të hartuar në Testamentin e tij Politik.

Kësisoj gjuha frënge nëse nuk flitej në atë kohë dhe për tre shekuj me radhë nga ndonjë person, ai person do llogaritej analfabet dhe injorant, si dhe i padenjë për shoqërinë. Suksesi i Kardinalit arriti kulmin edhe te një gjë tjetër. Ai e bëri të pamundur për jetë e mot bashkimin e Gjermanisë me Austrinë. Edhe pse ky bashkim do arrihej me Forcë nga Hitleri, do të ishte jetëshkurtër.

Edhe sot e kësaj dite koncepti i *Raison d`État* që do të shtjellohet në vazhdim do të përkojë jo vetëm me administrimin e shtetit, por edhe me evoluimin e ideve që kthehen në ide institucionale si dhe shembull i politikës moderne dhe koncepteve të rendit botëror. Kësisoj politika dhe doktrina e tij ishte poshtëruese për traditën universaliste. Miti i universalizmit do të thyhej përfundimisht, ndërsa do të shfaqeshin edhe predispozitat e shteteve- kombe të para evropiane. Siç edhe potencuam më lartë, si çdoherë primatin do ta kishte gjuha frënge, si dhe ndikimi në Evropë do të ishte i kompletuar dhe i mundur vetëm nga shteti –komb francez. Teoritë e kësaj ideje që do shfaqeshin më vonë, si dhe nacionalizmi si rrymë do të shfaqej pikërisht i bazuar në llogaritjet e sakta risheljane. Rishelje i ndaloi Habsburgët, Perandoria e Shenjtë e Kombit Gjerman u nda në 300-350 principata. Gjermania nuk arriti të bëhej komb-shtet. Kësisoj territoret gjermane do të bëheshin arenë e përplasjes së shumë luftërave të filluara. Përveç kësaj valën e parë të kolonizimit do ta humbte Gjermania dhe do ta fitonte Franca. Kolonitë e saja do të shpërndaheshin gjetiu, kultura dhe gjuha frënge do të disperzohej anembanë globit, saqë edhe sot e kësaj dite kjo gjuhë është në shumë shtete ish-koloni të saja si gjuhë zyrtare, gjuhë administrative ose prezente në një formë tjetër. Gjermania do të bashkohej shumë më vonë, ndërsa në mungesë të përvojës dhe diplomacisë do të shkaktonte katastrofat e njëpasnjëshme me luftërat e saja. Nga ana tjetër, Rishelje dhe Franca, do të siguronin një ndikim të madh në arenën ndërkombëtare, gjuha frënge do të shndërrohej në gjuhë ndërkombëtare. Kjo e lexuar mes rreshtave mund të përmblidhet "në punët e shtetit ai që e ka forcën shpesh herë ka të drejtë dhe ai që është i dobët vetëm me vështirësi mund ta tregojë përpara opinionit të shumicës së botës se nuk është gabim". [31] Franca do të bëhej shtet shumë i fortë, saqë do të bëhej faktori kryesor në politikën ndërkombëtare deri në ditët e sotshme.

Në letërkëmbimet mes Risheljesë dhe Luigjit XII, do të hasen këto lloj sugjerimesh që ai ja predikonte mbretit. Mbreti shpesh kundërshtonte, por Rishelje

[31] Jean Pierre Remy, *Tresors et quai d`Orsay,* JC Lattes, Paris 2001, fq. 114

kishte fuqinë bindëse të jashtëzakonshme, saqë Mbreti nuk kishte nga t`ia mbante. Në letrën e tij drejtuar Risheljesë, Luigji XIII kërkon nga Rishelje veprime të tjera. Risheljeja zotohet për angazhime të mëtutjeshme. Kësisoj ai do inicionte hapjen e Akademisë Diplomatike Franceze më 1633 ku njerëzit më të mençur dhe dalluar punonin për zbatimin e politikave franceze në nivel ndërkombëtar dhe do të ishin njerëzit më të paguar aso kohe. Ndër sukseset e tija me përmasa kolosale është edhe inicimi i Paqes së Westphalisë më 1648 por, nganjëherë frytet në diplomaci nuk i korr ai që i inicion. Ai vdiq më 1642 dhe nuk e përjetoi paqen e Westphalisë. Ndikimi i Risheljesë ishte aq i madh jo vetëm për epokën gjatë së cilës ai jetoi. Por, për shekujt që do të vazhdonin më pas. Suksesi i tij mbeti dhe është konsistues me Paqen e Wesfalisë. Se çfarë do të restaurohej dhe do të futej atje do të shohim në vazhdim. Një gjë mbetet e sigurt. Procesi i krijimit të shtet-kombeve fillon aty, rendi i ri botëror do të krijohej jo nga universalizmi, por nga shtet-kombet, nga sovraniteti i kombeve dhe nga politikat shtetëror-kombëtare. Nacionalizmi do të fillonte të rritej dhe konsolidohej vazhdimisht, saqë shpesh herë nëpër epoka të ndryshme historike do të shndërrohej në shovinizëm. Sepse ata që nuk i dinin limitet e *Raison d`État* do të krijonin fatkeqësi.

**Kapitulli**

# 2

## *Raison d`État (Arsyeja e shtetit)& Shteti-komb*

------------------------------------------------------------•

------------------------------------------------------------•

1. Çka nënkuptojmë me arsyen e shtetit dhe me ekuilibrin e forcave?
2. Paqja e Westphalisë dhe ngritja e shtetit francez
3. Ndjekja e kësaj doktrine deri në Luftën e Parë Botërore (LPB)
4. Ndjekja e kësaj doktrine edhe nga shtetarët tjerë francez para dhe pas Luftës së Dytë Botërore (LDB)
5. Unioni evropian: produkt franko- gjerman dhe ëndrra franceze për kontroll permanent evropian
6. Doktrina e kamufluar postrisheljane: Franca si promotorë e vlerave përmes evropianizmit
7. Kushtetuta e Unionit Evropian (UE)-së! Rezistimi francez i prirë nga *Raison d`Etat* dhe Etat-Nation i Risheljesë
8. Politika anti turke dhe proamerikane e Sarkozisë e prirë nga *Raison d`État* i Francës dhe nga interesat shtetërore-kombëtare
9. Epoka Post Risheljesë: përparësitë dhe kritikat e doktrinë së tij
10. Rishelje në letërsi
11. Shteti-komb, definicione dhe analiza
12. Sfida e radhës : kombi evropian apo Evropa e kombeve

## Kapitulli II. *Raison d`État* (Arsyeja e shtetit)& Shteti-komb

Kapitulli në vazhdim sjell diskutime mbi definimin e arsyes së shtetit, mbi definimin e shtetit-komb, mbi definimin e kombeve dhe shteteve. E gjithë shkoqitja bazohet në politikën e suksesshme të futjes së interesave kombëtare në Wesfali, krijimit të bërthamës së shteteve- kombe dhe do përfundojë përsëri në tentativën permanente franceze të bazuar tek Rishelje, për tu eksponuar tek tjetri me kulturë dhe me gjuhë. Ekspozimi i gjuhës frënge do të ishte kapital dhe domethënës për shtetin francez, por në disa raste ekspozimi i tepërt dhe mungesa e arsyeshmërisë së *Raison d`État*, moskufizimi i saj do të ishte me çmim jashtëzakonisht të lartë për Francën dhe për sistemin ndërkombëtar në përgjithësi. Ngritja e shtetit francez do të arrinte pikën kulminante me fuqizimin dhe tentativën e vendosjes së aleancave mes të dobëtëve për t`iu hakmarrë më të fortit. Në këtë rast Francës. Se si zhvillohen ngjarjet interesante, si dhe si do të ruhet ëndrra e Risheljesë për prezencën permanente të gjuhës frënge në nivel ndërkombëtar do të shohim në vijim. Pikëpamja e Risheljesë për avancim të politikave kombëtare dhe shtetërore do të ishte frymëzues për Rusonë, Volterin dhe shumë të tjerë. Ajo do të shpinte në nevojën dhe urgjencën e domosdoshme për ridefinimin rendit te ri ndërkombëtar, të krijimit të shteteve-kombe të tjera, të krijimit dhe përkufizimit të shtetit si forma më e fuqishme e organizimit shoqëror në botë si dhe kombit si grup shoqëror që identifikohet me shoqëritë bashkëkohore. Poashtu, do të shkoqitet edhe sovraniteti i shtetit, i cili sot në epokën e globalizuar është mjaft i sfiduar nga organizatat supra nacionale dhe multikombëshe, por edhe aq sfidues për të njëjtat.

### 1. Çka nënkuptojmë me arsyen e shtetit dhe me ekuilibrin e forcave?

Me të drejtë mund të konstatojmë se sipas Risheljesë diplomacia është arti i të treguarit të armiqësisë me mirësjellje, indiferencës me interes dhe miqësisë me përkujdes. Rishelje zhvilloi aftësitë politike e administrative dhe ndërtoi themelin e pushtetit të vet, në prizma krejtësisht laik. Për Risheljenë çështjet e brendshme franceze ishin më të rëndësishme se sa ato jashtë territorit francez. Ai zgjidhte problemet brenda vetes mandej kërkonte zgjidhjen e atyre jashtë Francës. Në momentin kur i kërkohet të shkojë si ambasador në Spanjë për të zgjidhur një gjendje të vështirë që ishte krijuar në Itali me Dukën e Savojës, ai refuzoi me arsyetimin se çështjet në shtëpi janë më të rëndësishme se sa gjërat jashtë shtëpisë.[32]

[32] G.R. Berxh & Moris Kings Soper & T.G. Ote, *Teoria diplomatike*, Dugagjini Palgrave, 2001, fq.116

Mjeshtëria e tij është në konstatimin se ajo që është ideale nuk mund të arrihet pa mjete konkrete dhe praktike. Kjo përkon edhe me thënien e ish presidentit amerikan Uillson, në fjalimin e tij në Lidhjen e Kombeve më 1919, kur i la pa gojë diplomatët evropianë: “Përse nuk është arritur deri tani që Jezu Krishti të bindë botën për të ndjekur mësimet e tij për shumë çështje? Sepse ai predikon idealin pa përcaktuar mjete praktike për arritjen e tij. Kjo është arsyeja që unë propozoj një skemë praktike për të realizuar qëllimet e tij”.[33]

Rishelje qysh gjatë fillimit të luftës tridhjetëvjeçare e kishte përkufizuar Francën dhe francezët si shtet-komb jo luftënxitës. Ai u angazhua në shkrimin e dokumenteve që do të kishin një peshë jashtëzakonisht të madhe siç ishin: “Memoires” (Kujtimet) si dhe Testamentin Politik. Ky i fundit ishte shkruar si një udhëzim për mbretin, në rast të vdekjes së Risheljesë. Testamenti politik i Risheljesë ndahet në dy pjesë: e para merret kryesisht me pjesën e hershme të sundimit të Luigjit të XIII dhe institucionet franceze, dhe e dyta e cila merret me çështje më të përgjithshme të strategjisë dhe taktikave politike. Pjesa e dytë afirmon dhe proklamon kryesisht çelësin e suksesit që është fondamental edhe atë “Nevojën për negociata të vazhdueshme”, për të pasur sukses. Mbi këtë ndërtohet edhe filozofia e *Raison d`État*. Ai përmes Testamentit politik theksonte se shtetet përfitojnë aq shumë nga negociatat e pandërprera ndërkombëtare, sa është vështirë të besohet. Ai thoshte se kjo ishte tejet e nevojshme për mirëqenien e shtetit. Rishelje theksonte “unë mund të them me plot besim dhe me gojën plot që kam parë në kohën time ndryshimin e plotë të natyrës së çështjeve për Francën dhe krishterimit si pasojë e vënies në jetë dhe praktikë të këtij parimi, diçka deri tani e lënë krejtësisht pas dore në këtë fushë”. [34]

Ai e kishte nuhatur pra, prej përpara se negociatat ishin tejet të rëndësishme dhe kishte frikë se mos ndokush do e përdorte këtë më përpara tij. Rishelje me negociatat e vazhdueshme kishte si synim dëshirën të ketë agjentë diplomatikë çdo kund në çdo kohë. Negociatat e vazhdueshme sipas tij kishin kuptimin e përfaqësimit të vazhdueshëm, përfaqësim të përhershëm diplomatik në të gjitha shtetet, të largët e fqinj, armiq e miq etj. Pra, Rishelje paraqitet si ambasadori i parë i shtetit sovran dhe të pavarur. Megjithë argumentet për praninë e shtetit si institucion antik qysh para 6000 vjetësh në shoqëritë e para bujqësore që lindën në Mesopotami, për prezencën e

[33] John G. Stoessinger, *Përse kombet shkojnë në luftë,* Copyright Aiis, Instituti i Studimeve ndërkombëtare, Tiranë 2007, fq. 305
[34] Edition critique publiee avec une introduction et des notes par Louis Andre et une preface de Leon Noel, *Testament Politique de Richelieu*, Didier, Paris 1947, fq. 125

shtetit burokratik kinez para disa mijëra vjetësh, në Evropë del se shteti modern me ushtri të madhe, fuqi tatuese dhe burokraci të centralizuar, institucione të konsoliduara, me një vijë ndarëse mes shtetit dhe kishës daton që nga instalimi i Risheljesë në pushtet. Sipas asaj që e dimë lindja e këtyre shteteve të afta ka ofruar ligj, rend dhe siguri si dhe të drejtë pronësie. Ky shtet që më së pari u krijua në Francë, e mandej edhe në shtete tjera evropiane pas Paqes së Wesfalisë, ia hapi dyert krijimit dhe lindjes së botës ekonomike moderne. Kërkesa e Risheljesë për të pasur një shtet-komb si duhet u lejon individëve të shpëtojnë brenda vetit nga ajo që Tomas Hobsi e quan "lufta e çdo njeriu kundër çdo njeriu" mirëpo në anën tjetër mundëson prezencën permanente të frikës për luftë dhe konflikte. [35]

Negociatat e vazhdueshme shënojnë njëkohësisht besimin e Risheljesë se është e pamjaftueshme që ata të kufizohen vetëm përmes mbledhjes së informacionit, funksioneve ceremoniale etj. Rishelje kërkon arritjen e marrëveshjes në të gjitha çështjet e diskutueshme për të pasur shtetin e duhur dhe për të ruajtur kohezionin dhe unitetin e kombit. Sipas Risheljesë ajo që e bën shtetin të jetë në hap me ngjarjet në botë janë nevojat për negociata. Për qeverisjen e shtetit ai mendonte se e një rëndësie të veçantë është largpamësia. Sipas tij për të funksionuar *Raison d`État* duhet të kesh informacionin të plotë dhe të kujdesshëm hapin dhe veprimin. Rishelje mendonte se ambasadorët e tij duhet të debatojnë me qeveritë e shteteve të huaja për shkak të bindjes së tij të fortë në fuqinë e përgjithshme të arsyes dhe gjuhës. Nga kjo konkludojmë se teoria e tij rrumbullakohej me thënien "Pushteti e detyron bindjen, mirëpo arsyeja e magjeps atë. Ndaj nevojitet të drejtohen njerëzit nga mjete që i bëjnë për vete në mënyrë të padukshme sesa, siç është praktike, nga mjetet që i detyrojnë ata. Rishelje për të operacionalizuar *Raison d`État*, vendosi ndikimin e vet në të përditshmen *Gazzette de France* të Renadotit me ç'rast e ktheu atë në makinë propaganduese të oborrit dhe të ideve të tija.[36] Për të funksionalizuar idenë e tij *Raison d`État* ai duhej të formonte Akademinë Franceze e cila paraqitet si pranim i qartë i pushtetit të gjuhës, i arsyes mbi forcën e hapur. Negociatat sipas Risheljesë duheshin bërë për të arritur marrëveshje për interesat shtetërore dhe kombëtare. Tentativa risheljane siç e pamë edhe më lart ishte kapaciteti i bindjes së shteteve tjera për marrëveshje të pëlqyeshme me gojëtari e arsye. Këto për Risheljenë ishin dhe

[35] Francis Fukuyama, , op.cit. fq. 24
[36] G.R. Berxh & Moris Kings Soper & T.G. Ote, op.cit. fq.123

mbeten mjaft të rëndësishme për prestigjin ose reputacionin e një shteti-komb.

Në Testamentin e tij Politik ai hierarkinë e pushteteve e ka kësisoj: monarku, ushtarët, paratë dhe zotërimi i zemrave të nënshtetasve. Është për tu admiruar kjo renditje taksative e cila ka të bëjë me rregullimin shtetëror. Ai ishte i bindur se prestigji sjell pushtet, e pushteti sjell prestigj, ndërsa prestigji nëse përdoret si duhet sjell shmangien e përdorimit të forcës, por përdorimin e arsyes. Sipas *Raison d`État* të Risheljesë dhe negociatave të tij për krijimin e kësaj arsyeje, shtetet duhet të vepronin gjithkund afër dhe larg. Nuk mund të imagjinohej kombi për Risheljenë pa prezencën e duhur dhe pa kontrollin e shtetit. Me sa duket prej këtu rrjedh edhe përkufizimi që **kombi** është vetëm një hap larg të qenit **shtet**. Për Risheljenë përfaqësimi i duhur diplomatik shtetëror duhej të bëhej nga ambasadorë të duhur dhe spikatur, energjik, të informuar mirë, të kompletuar. Rishelje e kuptoi që Franca kishte nevojë për negociata të vazhdueshme sepse brenda ishte e përçarë, ndërsa ushtarakisht dhe ekonomikisht e dobët, kishte armiq tejet të fuqishëm, ndërsa ambicie tejet të mëdha por të justifikueshme. Për këtë Rishelje bëri hapin e madh në ndarjen e shtetit nga feja, sepse i nevojitej një unitet dhe kohezion mes popullit apo kombit francez. Për ndërtim të duhur të shtetit, negociatat duheshin të zhvilloheshin çdoherë nga një mendje e vetme, por në konsultim me mendjet e ndritura. Rishelje poashtu mendon se rrethanat e ndryshme kërkojnë qasje të ndryshme. Ai që negocion vazhdimisht një ditë i arrin synimet e veta. Synimi i Risheljesë ishte krijimi i një *Raison d`État* i ndjekur dhe i pranueshëm nga të gjithë. Ai nuk ngurroi kurrë të veprojë me zgjuarsi dhe shkathtësi, duke mos u bërë as mospërfillës, as ngurrues, as i pavendosur. Në bindjen për *Raison d`État* është shumë interesante që Rishelje i bënte jehonë pikëpamjes së zakonshme të shekullit të XVII që traktatet ndërkombëtare të ishin marrëveshje mes monarkëve. Sipas Risheljesë kurrë vendimet nuk duhet të zbatohen me fanatizëm. Në ndërtimin e shtetit të tij të arsyes ai kërkon edhe praninë e zyrave të ambasadorëve, ndërsa për postin e udhëheqësit ai parapëlqen njerëzit e kishës që detyrat shtetërore t`i shikojnë në prizëm laik, mirëpo njerëzit e kishës duheshin të ishin pjesë e udhëheqësisë apo udhëheqësia vetë, sepse ata nuk kishin familje, kësisoj nuk kishin interesa personale dhe nuk i vinin ato para detyrave publike.[37]

"*Nëse ia fillojmë negociatave të vazhdueshme për ndërtimin e Raison d`État dhe dështojmë, a kemi humbur ndonjë gjë"* ? Është pyetja qendrore në Testamentin e

---

[37] Po aty, fq.131

tij politik. Ai thotë se me gjithë dështimin negociatat janë të parrezikshme, nuk bëjnë kurrë dëm. Sepse sensibilizohet opinioni për çështjen në fjalë. Ndërsa *Raison d`État* në atë kohë edhe pse nuk ishte pranuar përbotshmërisht dhe tërësisht, arriti që falë propagandës së fortë të Risheljesë dhe manovrimeve të tija diplomatike të pranohet si e tillë, dhe zgjati deri në vitet e 50 të shekullit të kaluar, atëherë kur fillojnë edhe aksionet e para për formimin e një organizatë supranacionale. Kësisoj tentativa e Risheljesë që përmes negociatave të vazhdueshme ta legjitimojë dhe arsyetojë *Raison d`État*, del sa më efektive, sepse është vërtetuar se negociatat janë mjete të padëmshme. Kësisoj shtrohen dy kushte: e para, që *Raison d`État* të pranohet nga të gjithë dhe e dyta, që diplomacia duhet të ecë sikurse guri i mullirit, edhe në kohë më të turbullta të luftës. Testamenti politik i Risheljesë paraqet zërin më të arsyeshëm dhe më të qartë, si dhe njëkohësisht më të mirëfilltë të sistemit diplomatik të Evropës së hershme moderne. Ky testament do të ofronte legjitimimin e arsyes së shtetit dhe arsyen e prezencës së shtetit-komb francez për shekuj me radhë në sistemin e marrëdhënieve ndërkombëtare. Me arsyen e shtetit apo *Raison d`État* nuk duhet të kuptojmë thjesht simbolin e një sistemi, por një filozofi të tërë, ndoshta filozofia më jetëgjatë dhe më e përbotshme politike në sistemin e marrëdhënieve ndërkombëtare. Për t`u realizuar dhe implementuar kjo filozofi është më se e nevojshme të ekzistojnë dituria dhe dinakëria. Një filozofi e tillë nuk mund të arrihet dhe të realizohet pa pasur njerëz të kulturuar dhe të mençur. Ati i kësaj doktrine, Risheljeja, përmes *Raison d`État* theksonte dhe afirmonte tezën, ***Shteti mbi të gjitha***. Shteti sipas tij ishte çelësi i suksesit. Për atë arsye ai bën thirrje në shpëtimin e shtetit, sepse po nuk u shpëtua shteti menjëherë ai mund të vdesë dhe nuk mund të ngritet asnjëherë më. Politikat shtetërore dhe shteti janë të një rëndësie të posaçme për të, andaj edhe duhet bërë gjithçka për të pasur një shtet të mirëqenë. Shtetet sipas tij kanë një logjikë të veçantë, e ajo është përpjekja për realizimin e interesave kombëtare, pa marrë parasysh konsideratat tjera. Është më se e qartë se me këtë fillon edhe modernizimi politik, pra atëherë kur u shfaq shteti qytetar, ndërsa shteti i qytetarëve mundësoi krijimin e shtetit-komb, sepse qytetarët e atij shteti janë komb i atij shteti dhe përbëjnë kombin e atij shteti në tërësi. Nuk është me rëndësi se a është shteti demokratik, apo njëri prej këtyre antipodeve jodemokratike: autoritar, diktatorial, totalitar ose transitor. Më me rëndësi është që të jetë shtet. Ndërsa kushti kryesor për një demokraci të mirëfilltë

sipas *Arsyes shtetërore* është moscenimi i sovranitetit, pra legjitimimi i të njëjtit. Sovraniteti është mbi të gjitha. [38]

Përderisa shteti është mbi të gjitha, fare lehtë mund të nxjerrim konkluzionin se ai paraqet një grupim politik, drejtimi administrativ i të cilit kërkon monopolin mbi të gjitha si pjesë e një kontrate natyrore legjitime. Koncepti risheljan mbi shtetin do të admirohet dy shekuj më vonë edhe nga sociologu i njohur gjerman Maks Weber, i cili njësoj si Rishelje do të vendoste shtetin dhe rolin e shtetit në rend të parë.[39]

Pra, mbajtja e shtetit për një koncept është më se i domosdoshëm. Politika duhet të synoje në atë drejtim që të tentojë që përmes aktivitetit dhe veprimit të arrijë pushtetin. Pika e ngjashmërisë mes Risheljesë dhe Weberit është që të dy ata e shikonin shtetin, kombin apo shtetin-komb si zhvillime dhe bashkim i një aktiviteti specifik të personave ose njerëzve të vetëm. Pra, realizimi i shtetit-komb mund të bëhej nga një njeri i vetëm, nëse ai posedon njohuri, dituri, përvojë dhe guxim. Nëse jemi dakord me këtë atëherë *Raison d`État* prezantohet si një reprezentacion, apo ide përfaqësuese e cila duhet më tej të ketë një refleksion në drejtim të vështrimit mbi përmbajtjet e atyre ideve përfaqësuese dhe arsyeve sociologjikisht të determinueshme, që përfaqësojnë mendimin se termat komb, shtet dhe komb-shtet përdoren ende në mënyrë të njëvlershme, edhe pse nuk mund të nënkuptojnë të njëjtën gjë. Koncepti risheljan mbi arsyen e shtetit dhe ai veberian nuk përkojnë njëri me tjetrin, për shkak se i pari legjitimon edhe centralizimin e pushtetit, ndërsa i dyti nuk përzien zhvillimin e racionalitetit, karakteristikë për shtetin modern, me formën e organizimit gjysmak të shtetit qoftë i centralizuar, qoftë burokratik. Arsyeja e shtetit e Risheljesë mëton të ketë shtetin të qeverisur, të autorizuar të marr vendime, të imponojë dhe kontrollojë aparaturën ekzekutuese, të marr vendime në favor të kombit të vet, të jetë i institucionalizuar dhe të realizojë detyrat që janë në interes publik, kjo e fundit do të thotë në funksion të kombit.[40]

Arsyeja e shtetit u shfaq si një mundësi e mirë për të justifikuar në atë kohë herezinë e Francës në kompletimin dhe realizimin e detyrave shtetërore. Sipas kësaj doktrine mbarëvajtja e shtetit arsyetonte çfarëdo lloj mjeti për hir të interesave kombëtare, përkundër nocionit mesjetar të moralit universalist. *Raison d`État* krijoi

---

[38] Dimitar Mir~ev & Lidija Hristova, *Modernata Politologija-Temeli na prou£uvawe na politi£kiot `ivot*, Komnet, Skopje 2008, fq. 36
[39] Bernard Voutat, *Espace Nationale et identite collective*, Institut de Sciences Politique à Lausanne, Lausane 1992, fq. 179
[40] Jacques Lagroye, *Sociologie politique,* Dalloz, Paris 1993, fq. 128

*Ekuilibrin e forcave (Balance of Power),* sepse Evropës i duhej një ekuilibrim forcash përballë rrezikut të një universalizmi katolik. Kësisoj *Raison d`État* evitonte rrezikun e universalizmit të shtetit, ndërkaq ekuilibri i forcave parashihte ndjekjen e interesave në atë mënyrë që secili shtet të kontribuonte në njëfarë mënyre në sigurinë dhe progresin e gjithë të tjerëve. Plani operativ i politikës franceze glorifikoi rolin e shtetit në sistemin e marrëdhënieve ndërkombëtare, sepse deri atëherë roli i shtetit ishte i njësuar me rolin dhe ambiciet e Kishës Katolike. Suksesi i politikës së *Raison d`État*, varet, para së gjithash, nga aftësia për të vlerësuar raportin e forcave. Vlerat universale përcaktohen nga konceptimi i tyre dhe është e panevojshme t`u bëhet vazhdimisht interpretim i ri. Përderisa për të përcaktuar kufijtë e forcës duhet një shkrirje e përvojës me inteligjencën si dhe përshtatje permanent me rrethanat. Duhet vazhdimisht sipas rrethanave të bëhet edhe interpretim i ri. Arsyeja e shtetit paralajmëroi se kishte ardhur epoka e shteteve-kombe, e jo e perandorive universale. Ajo kohë kishte perënduar.

Mirëpo antagonizmi i *Raison d`État* qëndron në tejkalimin e masës kur është në duart e një mjeshtri. Koncepti i *Raison d`État* siç edhe thamë më lart, nuk përmbante kufizime. Ai nuk përcaktonte se deri ku duhej të shkonte, deri ku interesat shtetërore të quheshin të plotësuara dhe të realizuara? Sa luftëra duheshin të bëheshin për të arritur deri tek siguria? Arsyeja e shtetit përmban në vete një lloj *tour de force* e shprehur në frëngjisht, që në gjuhën shqipe don të thotë një lloj force e brendshme dhe jashtme determinuese për fatin e njerëzve, për pjesëtarët e atij shteti. Fatin e njerëzve e merrte në dorë shteti, e jo kisha. Ndërsa udhëheqësi kishte përgjegjësi ndaj shtetasve të shtetit të vet. *Raison d`État* krijonte bazën për qëndrimin e shteteve të veçanta, të pavarura njëri nga tjetri, e sot një gjë e tillë është krejtësisht e pamundur, e mbi të gjitha proceset globalizuese e sfidojnë vazhdimisht këtë koncept. Në konceptin e *Raison d`État* nëse e mira ishte vlerë e lartë, atëherë detyra e udhëheqësit ishte rritja dhe lartësimi i lavdisë së tij. Më i forti do të dominonte dhe më i dobëti do të rezistonte duke kërkuar koalicione për të rritur fuqinë individuale. Nëse koalicioni ishte aq i fortë sa ta ndalte agresorin, atëherë lindte një ekuilibër force, e nëse jo atëherë njëri nga vendet më të forta imponontë vlerat e veta. Franca, imponoi vlerën e vet, gjuhën frënge. *Raison d`État* si produkt mëton të nxitojë se nga ndeshja dhe zhvatja e interesave të kundërta, lind harmonia dhe drejtësia. Qëllimi kapital i tij dhe i ekuilibrit të forcës ishte shmangja e rreziqeve për luftë, mirëpo me sa jemi dëshmitarë ajo nuk u arrit kurrë, sepse pikërisht shpesh herë arsyeja e shtetit e shumë

udhëheqësve nëpër periudha të ndryshme historike kanë shpjerë në katastrofa dhe luftëra të mizorshme. Pas Risheljesë, do të shohim se *Raison d`État* i udhëheqësve francez do të nxiste kundër-reagimin e shteteve tjera të bazuara njëkohësisht në të njëjtin *Raison d`État* të tyre. Sepse reagimi sillte kundër reagimin. Dhe secili shtet filloi që t`i ndërtonte politika e veta të bazuara në arsyet e veta shtetërore, që ndoshta për të tjerët nuk ishin arsye shtetërore, por arsye për luftë. Franca përmes *Raison d`État* do vazhdonte edhe më tej të kërkonte famën e vet dhe supremacinë e vet. Por Rishelje nuk ishte më i gjallë për të ju përshtatur rrethanave. Do të shohim se një Francë e fuqishme do të përbënte rrezik për shtetet tjera fqinje të cilët do të mobilizoheshin për të stopuar hegjemoninë franceze. Deri në epokën e Revolucionit francez, Franca duke u bazuar në këtë politikë kishte vazhduar të ishte njësoj e fuqishme, mirëpo pas Revolucionit u shfaq nevoja për një modifikim të *Raison d`État* të Francës. Ky lloj modifikimi do të quhej përhapja e ideve republikane. Kësisoj edhe më tej një Francë superiore kërcënonte të sundonte në Evropë. Dhe ajo nuk do të sundonte ndoshta përmes çizmes së saj ushtarake, por vetëm përmes gjuhës. Gjuha frënge shumë shpejt u bë gjuhë ndërkombëtare, ndërsa procesi i kolonizimit rriti mundësinë e disperzimit edhe më të madh të kësaj gjuhe. Ekuilibri i forcës për epokën e atëhershme, me synim arritje të një marrëveshje për qëllime të përbashkëta që do të arrihet në Westphali, frenonte aftësinë për të përmbytur rendin ndërkombëtar. Forca pa të drejtën çon në provat e forcës, ndërsa e drejta pa forcën shpie në pozicione jo të lakmueshme.

## 2. Paqja e Westphalisë dhe ngritja e shtetit francez

Filluar me punimet më vitin 1644, negociatat që do të zhvilloheshin në Westfali, e që ishin kryesisht të vazhdueshme, ato, të cilët edhe i sugjeronte kardinali Rishelje në Testamentin e tij Politik, do të zgjasnin katër vjet. Tanimë kardinali Rishelje nuk ishte i gjallë, sepse ai kishte vdekur para dy vjetësh. Zëvendësi i tij kardinali Mazarin, i bazuar tërësisht në strategjitë e paraardhësit të tij Rishelje, ishte mjaft i matur dhe i kujdesshëm. Politika dhe diplomacia risheljane kishte sfiduar të gjitha politikat e fqinjëve të Francës. Tani shtetarët aktual francezë do të duhej të ndiqnin shemën e propozuar risheljane për transformimin e gjuhës frënge në gjuhë ndërkombëtare dhe gjuhë të diplomacisë.

Paqja e Wesfalisë përmbyllte apo i jepte fund luftës tridhjetëvjeçare. Katolikët dhe protestantët në fillim refuzonin që të takoheshin. Mirëpo më vonë u pa që ishte më se i domosdoshëm takimi i tyre. Negociatat e Westphalisë u zhvilluan në mënyrë

të vazhdueshme në dy pjesë: pjesa e parë e tyre u zhvillua prej dhjetorit të vitit 1644 në Munster, ndërsa pjesa e dytë prej vitit 1645 në Osnabruk. Kjo paqe do të miratohej më 24 tetor 1648. Pjesëmarrësit në Munster[41] gjatë zhvillimit të kësaj seance ishin personalitete nga Provincat e Bashkuara (Holanda e sotshme), Spanja, Franca, Perandoria e shenjtë romake gjermanike. Ndërsa në zhvillimet e punimeve në Osnabruck[42], merrnin pjesë edhe përfaqësues nga Suedia. Përfituesit më të mëdhenj nga kjo Paqe ishin: Suedia, Holanda dhe Franca. Diplomacia franceze e Mazarinit ishte më vendimtarja. Ajo diplomaci e sanksionuar nga Rishelje triumfoi ndaj të gjithave. Gjuha frënge shpallet gjuhë ndërkombëtare. Njëkohësisht Evropa përjeton rimodelimin e hartës dhe territoreve të saja. Konkluzionet dhe vendimet përfundimtare që do të merren aty do e ndryshojnë konfiguracionin e Evropës për vite të tëra.

Linjat më të mëdha të kësaj paqe bazohen në:

1. Aneksimin zyrtar nga Franca të territoreve fr. Trois-Évêchés (Metz, Toul dhe Verdun) që vetëm se kishin qenë më përpara nën sundimin francez edhe atë që nga 1551, mandej aneksimi i Haute-Alsace, Brisach (territore gjermane) dhe Pignerol, qytetit Piémont ;
2. Pavarësinë e Provincave të Bashkuara (Holanda)
3. Aneksimin e Pomeranisë Perëndimore dhe territoreve të tjera që shpinin deri në kontrollimin e Oderit, Elbës dhe Veserit.
4. Njohjen e pavarësisë së Kantoneve zvicerane

Paqja e Wesfalisë përcaktoi edhe dispozitat kushtetuese. Kjo paqe e përcaktoi organizimin territorial të Gjermanisë deri në suprimimin (heqjen) e Perandorisë së shenjtë më 1806. Dispozitat kryesore qe u përcaktuan ishin: të gjitha shtetet që u shkëputën prej perandorisë kanë superioritet territorial si në aspektin civil edhe në atë kohor, asnjë ligj ose interpretim i ligjit, asnjë deklaratë e luftë së Perandorisë, asnjë paqe ose aleancë e Perandorisë, asnjë tatim, nuk mund të bëhet nga ana e Perandorisë së shenjtë Gjermanike, pa pëlqimin e shteteve fqinje pjesëmarrëse në Paqen e Wesfalisë. Të njëjtat privilegje nuk mund t`i gëzonin as qytetet imperiale. Perandoria do të fragmentarizohet në 350 pjesë shtetesh të vogla, kësisoj fuqia Habsburge do të

[41] Münster-qytet i pavarur në Rhinin e Veriut-wesfali, Gjermani.
[42] Osnabrück-qytet në Saksoni, Gjermani 80 km larg nga Dortmund, 45 km prej Münster dhe 100 km nga perëndimi i Hannover.

reduktohej maksimalisht. Traktati i Wesfalisë amputon principin e Shtetit-komb (Etat-nation) si pjesë e të drejtës ndërkombëtare, gjoja se duke i dhënë fund kësisoj teorisë se të drejtë ka ai që është më i fortë. U bë një rikonceptim i ri i çështjes së sovranitetit. Parimi i fundit do të shihet se mbeti vetëm në letër, sepse ishte parim i futur nga Franca, ndërsa pikërisht e kundërta e asaj që u theksua do të ndodhte. Mirëpo ky ishte objektiv konspirativ i Francës risheljane. Në aspektin fetar Traktati i Wesfalisë njeh prezencën e tre konfesioneve: katolik, luterian dhe kalvinist në Perandorinë e Shenjtë. Pra, flitet për një normë të mospasjes së ingerencave në çështjet fetare: feja apo religjioni shndërrohet në domen apo fushë e drejtuar lirshëm nga secili shtet sovran. Dispozitat kryesore janë: Konfirmimi i marrëveshjeve që nga Passau e deri tek Augsbourg (1555), suspendimi i të drejtës së klerit për të pasur ndërhyrje direkte në punët shtetërore, si për Shtetet katolike edhe për ato protestante. Poashtu nga 50 anëtarët e Dhomës Perandorake Gjermane, 24 do të jenë protestantë prej të cilëve 6 protestantë do të jenë pjesë e Këshillit ***aulik*** (oborrit të senjorëve). Konsekuencat më të mëdha do t`i përjetonte Selia e Shenjtë, e cila do të humbiste ndikimin e saj më të madh mbi politikën evropiane. Pra, me sa mund të shihet mëtohet t`i vihet fund sa konflikteve religjioze, po aq edhe konflikteve politike. Kjo Paqe e bërë për të vendosur ekuilibrin e paqes si dhe emergjencën e vendosjes së shtetit-komb, ka rëndësinë e vet se futi edhe konceptin e sovranitetit nacional apo kombëtar. Ky sovranitet do të jetë si nxitje për krijimin e nacionalizmit si rrymë e re, të interpretimeve të shumta mbi parimin kombëtar, mbi shtetin, mbi kombin e do të vazhdojë deri në ditët e sotshme të jetë sfidues. Në përgjithësi mund të themi se kjo Paqe si kreatorë kryesorë ka gjenitë Hugo Grotiusin, Risheljenë dhe Mazarini. Prej të gjithëve bazamenti i Paqes është strategjia afatgjate e Risheljesë dhe politika e tij triumfuese. Me Paqen e Wesfalisë mund të themi se kemi edhe lindjen e Evropës Politike moderne. Kongresi i Wesfalisë ishte një kongres i mirëfilltë evropian. Pothuajse të gjitha shtetet morën pjesë aty, në përjashtim të Carit të Moskës, sulltanit turk dhe Anglisë.

Pra, kjo Paqe solli klauzolat e reja territoriale, konstitucionale dhe fetare. Edhepse ky Traktat do të lëkundej nga periudha e revolucioneve, prapë se prapë bazamenti i shtetit-komb do të mbetej i pacenueshëm, së bashku me principin e sovranitetit. Evropa do shndërrohej në një shumicë shtetesh, që do të disponpremin me kufijtë e përcaktuar dhe të saktë të njohura nga shtetet e tjera, ndërsa monarku ose princi do të ketë të drejtën e sovranitetit mbi shtetin. Poashtu karakteristike për këtë

periudhë është edhe konstituimi i ushtrive moderne si dhe theksimi i ndjenjës nacionale apo përkatësisë kombëtare.[43] Ndërsa gjuha shfaqet si një faktor i unitetit kombëtar. Sistemi wesfalian do të shndërrohet në sistem të përbotshëm për shumë shekuj me radhë. Ndjenja e përkatësisë kombëtare do të forcohej jashtëzakonisht shumë. Kjo ndjenjë do të sfidohet aty kah vitet e 50 të shekullit të kaluar kur del në shesh koncepti supranacional, respektivisht i delegimit të konceptit të sovranitetit në një organizatë supranacionale apo mbinacionale. Por, do të shohim se edhe në atë organizatë supranacionale ndjenja e nacionales do të shndërrohet në arenë bllokuese për shumë procese. Winston Churchill në një rast për Sistemin Wesfalian do të shprehej, se ai është sistemi më i keq prej të gjitha sistemeve tjera, por i vetmi në skenën ndërkombëtare.[44] Sistemi wesfalian është një sistem ku secili popull, komb dhe shtet do të gjente rrugën e vet. Anglezi, francezi, gjermani etj, do të gjenin rrugën e vet përmes këtij sistemi. Poashtu edhe kombet e tjera do të kërkonin gjetjen e rrugëve tek ky sistem. Sistemi i Wesfalisë do të lansonte idenë e *cujus regio, cujus religio*[45]*,* ku religjioni i princit do të ishte religjion i popullit, ndërkaq fesë protestante do t`i mundësonte të zhvillohej në kuadër të shteteve-kombëtare. Ky sistem sajoi konceptin e mospërzierjes në punët e brendshme të shteteve tjera dhe ruajtjes së konceptit të sovranitetit kombëtar. Sipas analistit të marrëdhënieve ndërkombëtare Arnaud Blin përderisa Evropa është në debat mbi kushtetutën evropiane e cila dështoi për shkak të refuzimit francez, përderisa udhëheqësit evropian gjenden përballë sfidës për një Evropë të bashkuar, përballë superfuqisë amerikane hegjemoniste, ideja për rilindjen e një sistemi wesfalian është më se e domosdoshme. Për këtë analist të mirënjohur francez marrëdhëniet ndërshtetërore do të duhet të ndërtohen në principin e të drejtës ndërkombëtare, por edhe në mospërzierjen e çështjeve të brendshme të shteteve.

Përmes kësaj paqeje dhe përmes këtij traktati Franca zgjeroi territorin e saj në kurriz të territoreve gjermane, vonoi bashkimin e kombit gjerman gjer më 1871, fragmentarizoi dhe thelloi edhe më tej ndarjen mes Austrisë dhe Gjermanisë, si dhe ajo që është më me rëndësi imponoi gjuhën frënge si gjuhë të diplomacisë në të gjitha traktatet vijuese, në të gjitha mbledhjet dhe në të gjitha dokumentet. Kësisoj, me

[43] *https://pastel.diplomatie.gouv.fr/editorial/archives/dossiers/westphalie/visite/visitd.html*
[44] *http://www.bibliomonde.com/livre/1648-paix-westphalie-4797.html*
[45] *http://books.google.com/books?id=8alcRNv7XtoC&dq=La+Paix+de+Westphalie&printsec=frontcover&source=bl&ots=2IgdRURvBb&sig=jv0qKUKjDLs2M9yEZVHKzËrMJIc&hl=fr&ei=isv6SYPbEs-Z_Aah3ZW0BA&sa=X&oi=book_result&ct=result&resnum=5*

shpejtësi marramendëse gjuha latine do të zëvendësohej automatikisht me gjuhën frënge. Franca do të ngrihej si një Goliat përballë shteteve të tjera fqinje, si dhe fuqia e saj kolonizuese do të merrte hovin e shpejtë nëpër të gjitha kontinentet, atë afrikan, aziatik e deri në pjesën e Kanadasë, në Kebek. Ndërsa, parimi i sovranitetit do të shndërrohej në parim të shenjtë si dhe Shteti dhe kombi të paprekshëm dhe mbi të gjitha.

### 3. Ndjekja e kësaj doktrine deri në Luftën e parë botërore

Politika dhe diplomacia franceze do të ketë si pikësynim strategjitë afatgjata të Risheljesë nëpër të gjitha kohërat, e deri në ditët e sotshme. Edhe sot Franca është brend kulturor pikërisht falë kokës së tij prej gjeniu. Mbi të gjitha ndikimi i Francës në të gjitha proceset politike në Evropë do të bëhet i pashmangshëm. Gjuha frënge mbi të gjitha, do të ishte objektivi i të gjithë burrështetasve francez pas Risheljesë. Por, për disa prej tyre ky synim do të shndërrohej në miopi dhe do të ishte fatal. Kësisoj, ëndrra e Luigjit të XIV për një shtet të Francës mbi të gjitha, për një pushtet absolut duke u bazuar në doktrinën e *Raison d`État* do të shndërrohej gati se në universalizëm. Arsyeja qëndron në moskufizimin e Arsyes së shtetit. *Raison d`État* nuk tregonte linjat mazhino apo linjat kufizuese se deri ku lejonte të shkonte kjo doktrinë dhe ky princip. “Shteti jam unë”, për Luigjin e XIV ishte më shumë se doktrinë, më shumë se impenjim. Ai duke u bazuar verbërisht në këtë doktrinë do ta shpinte Francën në një revolucion që do ta trondiste themelin e saj. Vijueshmëria e pushtetit absolut duke u bazuar në *Raison d`État* do të ishte fatale për Luigjin e XVI. Ai do të përjetonte gijotinën, duke u bazuar verbërisht në *Raison d`État*. Si dhe duke mos qenë koshient për rrethanat politike të kohërave. Ata harronin se rrethanat kur jetonte Risheljeja ishin tjera me ato të tyret. Ëndrra risheljane e Napoleonit për një Evropë të bashkuar me në krye Francën, sado që në dukje në fillim ishin optimiste dhe të realizueshme u shembën si kulla prej kartoni. Kjo vinte si pasojë e asaj se shtetarët francez ishin të bazuar verbërisht në Risheljenë. Ata mendonin se Risheljeja ua kishte zgjidhur punët dhe ata nuk kishin më ç`të bënin tjetër. Duheshin vetëm të mbretëronin me Francën dhe të pushtonin sa më shumë shtete dhe territore. Mirëpo kjo ide e tyre do të përjetonte fiaskon, sepse Evropa dhe Franca do të flaknin mbretëritë, si dhe do të vlonin prej revolucioneve, të nxitura nga iluminizmi. Napoleoni III tentonte të rikonstruktonte Evropën më konforme, si dhe të bazuar në principin e nacionaliteteve. Kësisoj Franca do të vihej në motor dhe në frenues të lëvizjeve për komb-ndërtim, sepse ishte ajo vet që kishte shpikur idenë e shtetit-komb, ndërsa i pengonte ideja për

një shtet-komb gjerman, italian etj.

Për të marr veten nga thyerja e mitit të pathyeshmërisë së Francës, nga ana e revolucionit francez dhe zhytja e Francës në terrorin revolucionar të Dantonit, Marës dhe Maksimilian de Robespierrit, si dhe nga humbjet titanike të Napoleonit, Franca do të kërkonte rishikimin e politikave të saja për të pasur edhe më tej ndikim dhe sukses, por jo të bazuara verbërisht tek Risheljeja. Ajo kishte arritur tash që përpos parimit të shtetit-komb, parimit të sovranitetit në marrëdhëniet ndërkombëtare, imponimit të gjuhës frënge si gjuhë e vetme në kanalet diplomatike ndërkombëtare, të fuste edhe konceptin e të drejtave dhe lirive të njeriut dhe qytetarit, nga Revolucioni Borgjez Francez i vitit 1789. Ndërsa më tutje, edhepse gjuha frënge mbeti edhe më tej gjuhë e diplomacisë dhe e vetmja në marrëdhëniet ndërkombëtare, ajo do të sfidohej tej mase nga Austria e Meternikut, përmes Kongresit të Vjenës i njohur me konceptin *Koncerti i Evropës.*[46] Mirëpo, Franca edhe pse humbëse në luftërat napoleoniane do të ruante me zell rolin e saj në Kongresin e Vjenës më 1815, me ç`rast nga humbëse do të shndërrohej në fituese, ku karakteri unitar i saj do të mbetej i pacenueshëm, ndërsa gjuha e saj e paprekshme dhe e vetmja në komunikimet ndërkombëtare. Ishte prapë një udhëheqës brilant si Dë Talerani i cili duke përdorur dinakërinë arriti të imponohet në këtë Kongres. Nëqoftëse standardet e tua ndiqen nga të tjerët atëherë mund të thuhet se standardet e tua janë të suksesshme. Standardet e Risheljesë për shtet-kombin, ishin më se të admiruara edhe nga shumë burrështetas tjerë, jo vetëm francez por edhe të kombeve të tjera.

Kësisoj duke u frymëzuar në shtet-kombin francez, duke përdorur strategji dhe diplomaci tejet frytdhënëse më 1861 shfaqet shtet-kombi italian, ndërsa më 1871 shfaqet shtet-kombi gjerman, e pas tij edhe shtet-kombet e tjera në Evropë. Shtet-kombi gjerman duke ndjekur brendin francez, më 1878 do të impononte Kongresin e Berlinit dhe formën e vet të imponimit në Evropë. Por, edhe pse humbëse Franca në luftërat deri para 1878, ajo prapë se prapë duke përdorur mençurinë dhe dinakërinë, duke përfituar nga aleanca me Rusinë, arriti t`i ruajë pozicionet e saja, si dhe gjuhën e

[46] Kongresi i Vjenës u mblodh prej tetorit 1814 deri në qershor 1815 për t'i diktuar Francës së mundur të Napoleonit kushtet e paqes dhe për të caktuar hartën e re të Evropës, si dhe krijimi i Aleancës së Shenjtë në tetor 1815 për të respektuar sistemin politik të sanksionuar nga Meterniku, me dominimin austriak. Ky Kongres njihet me emrin Koncerti i Evropës, sepse tentoi bashkimin e Evropës, sikurse në një koncert filarmonie, me qendër të dominimit Austrinë. Në këtë kongres morën pjesë fuqitë kryesore.: Anglia, Rusia, Franca, Austria. Shënime të marra nga: *(http://www.letersia.fajtori.com/Historia/Pashalleqet_e_medha/Janina/marredheniet_me_eteristet_greke.php.)*

saj në nivel ndërkombëtar. Në këtë kohë nacionalizmi kishte arritur fazën tejet të lartë. Shtetet të prira nga ndjenja për të pushtuar sa më shumë territore dhe për të zgjeruar territoret e veta do të fillonin bërjen e aleancave. Edhe më tej ekuilibri i forcës i vendosur nga *Raison d`État* i Risheljesë do të ishte model dhe paradigmë. Ekuilibri i forcës i vendosur në kontinentin evropian për Francën ishte më se i domosdoshëm. Franca me në krye Dë Taleranin, vendosi aleancën e saj me Anglinë dhe Rusinë kundër Gjermanisë, që aq shumë i frikohej. Tanimë Gjermania ishte tejet e fortë, ishte shtet-komb dhe kjo shfaqte pengesa për Francën dhe shtetarët e saj të cilët ishin të mpirë nga ndjenja për mos të parë Gjermaninë në këmbë. Ndërsa, Gjermania e vendosur për t`iu hakmarrë për shkak të copëzimit të saj nga Risheljeja më 350 shtete-principata, kishte vendosur pa kompromis të korrte sukses. Perandoria Otomane kishte filluar copëzimin e saj. *"I sëmuri i Bosforit",* pra Perandoria Osmane kërkonte aleancë. Gjermania kishte lidhur aleancë me Turqit Osmanë, dhe tanimë në ngushticat e Bosforit valëvitej flamuri i gjermanëve. Kjo për Francën ishte e papranueshme. Edhepse më 1912 në konferencën e ambasadorëve në Londër u tentua vendosja e një paqeje, ajo paqe do të ishte e brishtë, sepse secili shtet-komb, donte të kishte primatin dhe nuk donte të humbiste asgjë. Franca poashtu nuk donte humbjen e primatit të saj. Kësisoj filloi lufta e parë botërore ku Franca ishte në krah me Rusinë, Anglinë kundër Gjermanisë, Italisë dhe Turqisë. Në këtë luftë siç dihet pas fitores së Aleancës franko-anglo-ruse, u tentua që të vendosej përsëri një rend i bazuar në revanshizëm dhe hakmarrje. Kësisoj lufta e parë botërore që kishte filluar më 1914 mbaroi më 1918, mirëpo kjo ishte vetëm se një paralajmërim për rifillimin e një lufte edhe më të madhe. Franca duke tentuar që të luante lojën e të parit në Evropë inicioi paqen e Versajës, ku me mjeshtëri elaboroi planin për dënimin dhe poshtërimin e Gjermanisë. Kryeministri francez Klemanso kërkonte revanshizëm të plotë ndaj shtetit gjerman, duke u bazuar në vijën e njëjtë të poshtërimit që i`a kishte bërë Rishelje Perandorisë së Shenjtë Gjermane përmes fragmentarizmit në 350 shtete principata, duke ia vonuar bashkimin për më se 2 shekuj. Por, ai kishte harruar se Rishelje kishte bërë poshtërimin me kulturë, ndërsa emocionet e Klemansos ishin të pakontrolluara sepse ai kërkonte varrimin e Gjermanisë në kohën kur ajo ishte bërë më fuqi. Varrimin dhe zhdukjen e Gjermanisë nuk e kishte kërkuar Rishelje publikisht. Ai kishte lënë ekzistimin e Gjermanisë, por në formë të 350 principatave. Klemansoja nuk donte të dëgjonte më për gjermanë. Ishte i mpirë nga ideja për poshtërim të Gjermanisë, saqë thuhet se kishte kërkuar varrimin e tij në këmbë që ta shihte duke u shembur

Gjermaninë. Ëndërr miope. Ai kërkoi dënim total të Gjermanisë, ndërsa me këtë u pajtua edhe Anglia dhe Rusia. Rusia e bëri këtë sepse donte t`i kishte pozicionet e saja të palëkundura në Ballkan pas humbjes dhe shembjes së Perandorisë Otomane, ndërsa Anglia për të ruajtur pozicionet e saja në det përkrahte poshtërimin e Gjermanisë. Kësisoj, në frymën e revanshit Franca kërkoi reparacione dhe shuma të majme të parave nga Gjermania, kërkoi demilitarizimin e Gjermanisë, prishjen e ushtrisë gjermane, si dhe mori të drejtën e ushtrimit të pushtetit mbi Alzasin, Lorrenin dhe krahinën industriale të Rurit. Kjo për gjermanët do të ishte e pafalshme. Kancelari gjerman Brankdorf do të shprehej se kjo për Gjermaninë dhe për kombin gjerman do të thotë që ata të zhduken nga faqja e dheut. Ushtarët gjerman kur u kthyen nga betejat në shtetin e tyre, shtetarët gjerman u thoshin atyre që mos të brengoseshin se ata luftën nuk e kishin humbur. Nacionalizmi i bazuar në shtetet-kombe filloi të zihej edhe më tej dhe filloi të tentojë të arrijë majat më të larta. Franca nuk humbi asgjë në këtë luftë, përkundrazi fitoi territor edhe më shumë, ndërsa gjuha e saj edhe më tej mbeti gjuhë e diplomacisë. Në anën tjetër në nivel global në këtë kohë ishte paraqitur edhe shteti i Amerikës i cili edhe pse ishte tejet i fortë, ende politika izolacioniste nuk i kishte dhënë hapësirë që të inkuadrohej në proceset politike në Evropë. Në këtë kohë krijohet Lidhja e Kombeve (LK), pas impakteve që i`a dha asaj Paqja e Versajës, ndërsa roli i Francës në këtë organizatë ishte konsistent dhe i ndikueshëm. Franca përmes Zhan Monesë arriti që të marrë postin numër dy të kësaj organizatë, pra atë të zëvendës sekretarit të Lidhjes së Kombeve. Edhe më tej ëndrra franceze për praninë e gjuhës frënge në nivel global ishte mision që duhej të ruhej patjetër. Dhe u arrit. Gjuha frënge mbeti edhe më tej gjuhë ndërkombëtare. Në Lidhjen e Kombeve gjuhë zyrtare ishte gjuha frënge, por tani kishin filluar edhe shkëndijat e para të lëkundjes së kësaj gjuhe pas prezencës së saj shekullore si gjuhë e vetme në të gjitha Kongreset dhe Konferencat. Përpos frëngjishtes tanimë ishte si gjuhë zyrtare në Lidhjen e Kombeve edhe gjuha angleze, si dhe gjuha spanjolle. Delegati francez Gabriel Hanotauxe, megjithë tentativat për të penguar praninë e gjuhës spanjolle ishte i vetmi në këtë dëshirë dhe u mbivotua nga delegatët e tjerë. Gjuha esperanto pas kësaj fillon që në shtetet anëtare të Lidhjes të rekomandohet si gjuhë e programeve edukative mësimore, ndërsa frëngjishtja fillon humbjen e rolit të saj si gjuhë e vetme e diplomacisë. Pra, gjuha angleze me Lidhjen e Kombeve bëhet gjuhë zyrtare dhe dominuese në diplomaci, ndërsa gjuha frënge do të bjerë në vendin e dytë, pas asaj angleze.

## 9. Ndjekja e kësaj doktrine edhe nga shtetarët tjerë francez para dhe pas Luftës së Dytë Botërore

Megjithë tentativat për ta penguar praninë e gjuhëve tjera, kjo rezultoi pa sukses. Frëngjishtja edhe pse mbeti gjuhë e diplomacisë, ajo duhej të rishikonte pozicionet e saja përballë një gjuhe si gjuha angleze, e cila dita ditës filloi që të përhapej më shumë, përmes doktrinës së Churchillit, si dhe ndikimit gradual amerikan në kontinentin e vjetër. Mirëpo derisa shtetarët francez bënin llogaritë se si të pozicionohen në rendin botëror, nacionalizmi gjerman i konvertuar në nazizëm dhe ai italian i njohur me emrin fashizëm kishin filluar të rrezikonin jo vetëm Francën, por edhe Evropën në përgjithësi. Në këtë kohë në Gjermani si kancelar vjen një austriak i Lincit, Adolf Hitleri, i cili ishte betuar për të rimëkëmbur Gjermaninë, për të bashkuar Austrinë dhe Gjermaninë, pas ndarjes së "padrejtë" nga Franca dhe aleatëve në Wesphali dhe Versajë, si dhe ishte betuar se Francën do ta zhdukte nga harta e Evropës. Në këtë kohë në krye të Francës ishte vendosur një udhëheqës komunist, Leon Blumi i cili megjithë kërcënimet e bëra luftarake ndaj Hitlerit nuk bëri asgjë dhe mbeti fare i pahetueshëm prej Hitlerit. Nacionalizmi gjerman ishte ngritur si përbindësh me ndjenjën e fortë të revanshit ndaj atyre që e poshtëruan në Versajë, e sidomos ndaj Francës së Risheljesë, armikes së përjetshme shekullore. Në këtë kohë edhe pse Franca kishte në krye një hebre komunist, ajo nuk bëri aleancë me Rusinë sovjetike postleniniane të Stalinit. Ajo mbeti e vetme. Kësisoj, Hitleri duke e parë politikën izolacioniste të Amerikës, duke e shfrytëzuar dobësinë e Francës ushtarakisht dhe largësinë e favorshme angleze vendosi fillimin e Luftës së Dytë Botërore, nën moton "Kombi i madh gjerman në krye të Evropës". Hitleri pas paktit për mossulmim me Rusinë sovjetike filloi misionin e tij të madh, për shfarosjen e hebrenjve, si dhe për poshtërimin e Francës dhe aleatëve të saj. Kësisoj filloi Lufta e Dytë Botërore e cila njerëzimin e çoi buzë greminës. Pas Luftë së Dytë botërore konfiguracioni evropian kishte ndërruar tërësisht. Franca nuk ishte më ajo e përparshmja. Ajo ishte gllabëruar nga Hitleri për shumë shpejt kohë. Zbarkimi i trupave aleate në Normandi, ndihma dhe asistenca amerikane, si dhe stuhia e fuqishme ushtarake e ushtrisë sovjetike kishin shkapërderdhur Gjermaninë, ndërsa roli i Francës kishte mbetur nën hije të madhe. Franca ndodhej përballë një dileme të madhe hamletiane. Nuk e kishte fuqinë e saj të dikurshme të ishte faktor, sepse ishin paraqitur forca jashtëzakonisht më të mëdha se ajo. Përballë kishte Rusinë sovjetike e cila nuk i shkonte për shtati, ndërsa në anën tjetër kishte amerikanët dhe anglezët të cilët nuk i

shkonin për shtati poashtu Francës. Sidoqoftë primati i saj ishte venitur tej mase. Gjuha frënge gjendej përballë një sfide shumë të madhe. Rrezikut të humbjes si gjuhë e diplomacisë dhe si gjuhë e vetme më e forta në sistemin e marrëdhënieve ndërkombëtare. Gjermania pas luftës ishte e ndarë në katër sfera të influencës. Në territorin gjerman kishte prezencë edhe Franca. Ajo për hir të interesave të saja, duke e parë që nuk mund të mbijetonte vetë shpejtoi vendosjen e aleancës me amerikanët dhe anglezët, sepse frikohej nga unifikimi ardhshëm gjerman, gjë që ishte e mundur, sepse Franca i kishte mësuar leksionet e historisë. Më në fund Franca u gjet përkrah Amerikës dhe Anglisë. Me krijimin e organizatës së Organizatës Veriatlantike (NATO)-s, roli i gjuhës frënge ra në rol të gjuhës së dytë ndërkombëtare pas gjuhës angleze, e cila u disperzua me të madhe. Ndërsa për të ruajtur rolin e saj në Ballkan, ku ishte prezent ideologjia komuniste, Franca mëtoi t`i ruante aleancat me sllavët që gjuha e saj të paktën në Ballkan të mësohej me të madhe. Dhe është më se e vërtetë se gjuha frënge arriti që të mbijetojë nëpër Jugosllavi dhe të mësohet jashtëzakonisht deri në vitet 1990/91, pra deri në rënien e komunizmit dhe perdes së hekurt. Ajo në forma të ndryshme arriti të mbijetojë si gjuhë ndërkombëtare deri në ditët e sotshme, megjithë afirmimin çdo ditë e më të madh të gjuhës angleze. Gjuha frënge në Ballkan edhe më tej mbeti si gjuhë e mësimdhënies.

Ndërsa për të ndihmuar prezencën e frëngjishtes tek shqiptarët, Franca hapi liceun e parë në gjuhën frënge më 1917 në Korçë, me emrin "Lyceum",[47] ndihmoi

[47] Më 25 tetor 1917, me ndihmën franceze çeli dyert shkolla e parë e kulturës së përgjithshme në Shqipëri, e njohur me emrin Liceu i Korçës. Ishte kjo një ngjarje e madhe dhe e gëzueshme, plotësim i mëtejshëm i aspiratave liridashëse e arsimdashëse të popullit tonë. Liceu u ngrit në zbatim të programit arsimor të Këshillit Administrativ të Krahinës Autonome të Korçës, që pati në krye patriotin Themistokli Gërmenji. Një ndihmë të çmueshme e dashamirëse dha veçanërisht komandanti i trupave franceze në Korçë, kolonel Descoins. Liceu francez u hap në një godinë njëkatëshe, e cila ishte përgatitur për ambient arsimor nga tregtari Gjergji Gjeço, nga Drenova. Rreth vitit 1920 si godinë për Liceun u përdor shtëpia e patriotit Dhimitër Emanoil Mborjes, i cili lëshoi banesën e tij pa qira në favor të liceut të Korçës. Në vitet 1917-1920 programi përmbante lëndë mësimore, bazë për një arsimim të përgjithshëm, më vonë u shtuan lëndët e shkencave natyrore dhe gjuhët klasike si latinishtja e greqishtja e vjetër. Gjuha bazë për mësimin e të gjitha lëndëve ishte frëngjishtja, me përjashtim të gjuhës shqipe që jepej si gjuhë e veçantë. Më vonë në programet mësimore u futën dhe gjuhët gjermanisht e anglisht. Liceu i Korçës ishte një shkollë e mesme laike, me karakter kombëtar, ku mësonin bashkërisht djem e vajza. Afati i vazhdimit të studimeve ishte 9 vjet. Në tre vitet e para zhvilloheshin lëndët e formimit të përgjithshëm, në vitin e katërt të rregullt bëhej ndarja e nxënësve në dy degë: Dega Klasike (filozofi), që përfshinte shkencat humanitare si dhe Dega Reale (matematikë), ku përfshiheshin shkencat e natyrës. Rinia liceiste, e frymëzuar nga idetë e Rilindjes sonë Kombëtare dhe nga iluminizmi francez, në mjaft momente vendimtare të jetës politike të vendit, dëshmoi atdhedashurinë dhe patriotizmin e saj: në Luftën e Vlorës më 1920, gjatë ditëve të Revolucionit të Qershorit më 1924, në vitet e Luftës Antifashiste Nacionalçlirimtare, etj. Në radhët e çetave partizane u rreshtuan rreth 380 nxënës të Liceut të Korçës, 50 prej tyre dhanë jetën për çlirimin e vendit. Ndër ta përmendim liceistin e dalluar, mësuesi i matematikës Raqi Qirinxhi, mësuesi Koço Çamçe, aktivistët Bardhyl Popa, Sofokli Maliqari, Genci Tromara, Stefan Luarasi, Guri Stratobërdha, Floresha Myteveli,

shumë shqiptarët që të mësonin një gjuhë ndërkombëtare, ndërsa gjatë viteve të komunizmit frëngjishtja mësohej me të madhe për shkak të prirjeve frankofone dhe frankofile të udhëheqësit komunist shqiptar Enver Hoxha, i cili kishte bërë disa vite studim në Francë dhe kishte mësuar dhe admiruar tej mase botën franceze dhe kulturën e saj. Bile ka zëra që mëtojnë të thuan se Enver Hoxha, admirohej shumë si burrështetas nga presidenti francez Sharl de Gol.

Për të mos humbur dhe zvetënuar strategjitë e sanksionuara nga Rishelje, Franca në mënyra të ndryshme sipas rrethanave tentonte të praktikonte *Raison d`État* e saj, në mënyrë që të ruante privilegjet dhe përparësitë që i kishte marr gjatë epokave të ndryshme historike, e sidomos lavdin e saj gjatë Risheljesë dhe pas tij, falë politikës së tij. Për shembull në Ballkan këto vitet e fundit pas heqjes së perdes bipolare, ajo në planin politik dhe diplomatik, nuk qëndroi duarkryq. Përmes ekspertit të saj të së drejtës kushtetuese Robert Badenter, i cili rregulloi me komision të posaçëm problemet dhe solli pakon e ligjeve që kishin të bënin për pakicat, zhvilloi dhe mbajti pozicionin e vet në Ballkanin Perëndimor. Por, poashtu edhe Partneriteti për Paqe (PP) i propozuar nga Aleanca Veriatlantike në janar 1994, ishte e admiruar dhe e favorizuar nga politika dhe diplomacia franceze. Ndërsa në planin ushtarak Franca riafirmonte se siguria në Ballkanin Perëndimor ishte prioritet i saj. Edhe atë vetëm e vetëm për të luajtur rolin e më të fortit. Ndaj edhe pjesëmarrja e saj në misione të ndryshme paqeruajtëse në kuadër të shumë organizmave ndërkombëtarë ishte tejet e pranishme. P.sh UNPROFOR, helmetkaltërit etj. Ndërsa në anën tjetër, roli i dy francezëve mediatorë të Unionit Evropian në krizën e vitit 2001 në Maqedoni, respektivisht të Fransoa Leotard dhe Alen Leroa, si dhe mediatorit amerikan James Perdju, kontribuoi tepër në kthimin e stabilitetit të Maqedonisë dhe kësisoj qetësimin e rajonit nga kriza, e cili rrezikohej të shpërthente nëse nuk parandalohej, si dhe për nënshkrimin e Marrëveshjes Kornizë të Ohrit. Me këtë akt bëhet fjalë për një diplomaci të suksesshme në mënjanimin e një

---

Fuat Babani, etj, etj. Ish-liceu francez i Korçës sot quhet shkolla e mesme "Raqi Qirinxhi". Mësuesit e parë të liceut kanë qenë: Oficeri francez Dekoing, zonja Joinon, zoti Roland, Thoma Avrami, Llambi Gërmenji, Haki Mborja, Gaqo Geco. Mësimet niseshin nga klasa e pestë deri në të nëntën. Mësimet jepeshin në gjuhën frënge. Studentët që përfundonin mund të hynin në të gjitha universitet franceze. Profesorët e parë francezë erdhën pas vitit 1921. Liceu kishte 14 mësues francezë gjatë periudhës 1921-1939. Rreth 32 ishin mësues shqiptarë. Liceu Francez jetoi për plot 22 vjet. Kanë mbaruar plotësisht shkollën 246 nxënës. Plot 117 persona kanë qenë korçarë. Rreth 200 nxënës kanë mbaruar degën e Filozofisë. Ndërsa shkollën e filluan 700 nxënës. (*http://www.forumishqiptar.com/showthread.php?t=86737*, *http://www.forumivirtual.com/historia/1162personalitetet-qe-studiuan-ne-liceun-e-korces.html).*

krize, e cila lehtë mund të shndërrohej në luftë civile dhe mund të eskalonte në përmasa rajonale. Por falë diplomacisë evropiane të udhëhequr nga dy mediatorët francezë dhe ai amerikan u parandalua më e keqja. Me këtë rast u dëshmua se negociatat e vazhdueshme të Risheljesë, ishin gjallë dhe të mundura falë vijueshmërisë së doktrinës dhe politikës së tij nga dy francez diplomatë, me petkun e Unionit Evropian. Ndërsa, gjatë periudhës 2000-2006, UE me asistencën franceze dhe gjermane në koordinim me partnerët amerikanë ka ndarë 4, 5 miliard euro ndihmë për rikonstruimin dhe zhvillimin e Ballkanit në kuadër të programit CARDS, që kontribuoi në prezencë permanente të saj në Ballkan.

## 5. Unioni evropian: produkt franko- gjerman dhe ëndrra franceze për kontroll permanent evropian

Duke e parë se roli anglo-amerikan ishte mjaft i pranishëm në Evropë dhe në botë, ajo për të dëshmuar se ende është e forta, si dhe se i ka pozicionet e saja të palëkundura do të angazhohej në përmirësimin e imazhit të saj në Evropë dhe në botë. Të bindur thellë se Rishelje kishte pasuesit e vet, zbatues të denjë të politikave të veta, kokat e mençura franceze analizuan dhe diskutuan projektin më të rëndësishëm për të gjithë francezët. Ideja për lansimin e një projekti i cili do të ishte autentik francez ishte hapi i tretë historik i Francës për të dëshmuar potencën diplomatike. Ideatorët e një projekti të tillë duke e parë se ishte e pamundshme të realizohej synimi i tyre vet, reflektuan më thellë dhe vendosën që hapin ta bëjnë jo vet, por së bashku me një shtet me të cilin kishin qenë në marrëdhënie armiqësore gjatë tërë historisë, pikërisht me Gjermaninë. Ata do të projektonin planin për një konfiguracion të ri në Evropë, me synimin që mos të lejojnë depërtimin dhe ngritjen e fuqive tjera. Franca me këtë dëshironte të jepte mesazh, se ende është krenare, se ende është faktor relevant. Ideja për Evropën e Bashkuar u pa me kohë nga disa koka të mençura franceze si rruga e vetme për të mbajtur gjallë *Raison d`État* të Risheljes dhe të tjerëve pas tij. Ishte pra siç thamë kjo hera e tretë që Franca dëshmonte se kishte vlerat e njëjta, zgjuarsinë e njëjtë dhe politikanë të mençur që dinë të kalkulojnë me kohë dhe që i përshtaten rrethanave, që janë të adaptueshëm lehtë ndaj ndryshimeve, që janë koshient ndaj thënies se çdo gjë duhet të ndryshojë se përndryshe do të zhvillohet një botë statike. Në atë botë statike Franca më nuk kishte vend. Ajo afirmoi për shekuj me radhë se ishte *"Zonja më e mençur"* falë kalkulimeve brilante të udhëheqësve të saj të shkëlqyer.

*Raison d`État* së bashku me Shtetin-Komb ishte e arritura epokale e Francës, që padyshim nuk do të vdiste kurrë dhe do të linte gjurmë të thellë në histori. Poashtu Revolucioni i famshëm ishte gjëja e dytë që dëshmoi se Franca kishte kalkuluar mirë rrethanat dhe ishte e gatshme të performonte sipas rrethanave të imponuara. Ndërsa hapi i tretë, për krijimin e një Evrope të Bashkuar do të ishte alternativa më e mençur dhe më e përshtatshme për rrethanat e atëhershme dhe të sotshme. Kësisoj Franca e ruajti shkëlqesinë e saj. Ajo përmes këtij projekti gjoja se dalë ngadalë do të dilte nga Etat-Nationi i saj apo Shteti-Kombi i saj, duke deleguar pjesë të sovranitetit në një organizatë supranacionale, e cila ishte mbi të gjitha shtetet aderuese, dhe ku secili shtet aderues do të synonte të bëhej pjesë e kësaj organizate dhe të delegonte sovranitetin e vet. Ky projekt u bë me qëllimin e madh, ndalimin e nacionalizmave, ndalimin apo heqjen e mundësive për zgjime të doktrinave nacionaliste e shoviniste, si dhe ëndrrën e kamotshme të shumë personaliteteve evropiane për një Evropë të Bashkuar. Ideja e Evropës së Bashkuar ishte ëndërr e kamotshme e shumë personaliteteve franceze si Dyboasë dhe Viktor Hygosë. Por, ja që erdhi momenti që kjo ide të shndërrohej në realitet. Dhe pikërisht kjo ide do të realizohej në çastin kur të gjithë pritnin që Franca nuk do të ishte më ajo që kishte qenë dikur. Koha e dëshmoi të kundërtën. Përkrahëse e politikës proevropiane ajo do të forcohej dhe pozicionohej gjithnjë e më tepër, falë kokave të mençura, që e drejtuan atë. Ishin pikërisht Zhan Mone dhe Robert Shuman që paraqitën idenë e tyre proevropianiste me synim pozicionimin e Francës në Evropë dhe vendosjen e saj përsëri në qendër të vëmendjes. Pikërisht, synimi proevropianist i Francës me objektivin konspirativ *"La Grande Nation"* (Kombi i Madh), ëndërr e Rishëljes, Napoleonit, Robespierit, Dantonit, Marës, De Taleranit, Klemansos, etj e shumë e shumë burrështetasve të tjerë do të mishërohej me sukses, por kuptohet në formë të integrimit dhe në trajtë të ekspozimit panintegrues me shtetin me të cilin kishte qenë çdoherë në mosmarrëveshje, Gjermaninë. Pikërisht më 9 maj 1950, Ministri i famshëm francez i Punëve të Jashtme Robert Shuman, do t`i ofrojë Evropës alternativën e bashkimit, unifikimit apo më mirë të themi të integrimit. Këtë ide ai do t`ia ofrojë kancelarit gjerman Konrad Adenauer. Por, oferta në vete ofronte bashkimin ekonomik si hap të parë. Që më vonë të bëhet bashkimi politik. Kësisoj me gojën plot mund të themi se Franca për të dëshmuar fuqinë e saj e lansoi këtë projekt me synimin e kahershëm të saj, ruajtjen e gjuhës frënge dhe ruajtjen e pozicionit të më të fortit në Evropë. Thënë troç Shuman do të ishte realizuesi, apo zbatuesi i asaj ëndrre të vjetër shekullore evropiane për bashkim ose integrim, Evropën e Bashkuar, ëndërr kjo e

Kalergit, Viktor Hygosë, Dybuasë, Prudonit, Briandit, Monesë. Pra, ishte diplomacia franceze ajo që nxiti Evropën për bashkim dhe lënien anash të ksenofobive raciste, doktrinave famëkeqe shfarosëse. Në prill të vitit 1951 u nënshkrua traktati i Parisit, ku politikat antagoniste do të fundoseshin definitivisht. Dy kombet, tmerrësisht të armiqësuar njëri me tjetrin, do të fillonin intensifikimin e marrëdhënieve dypalëshe, fillimisht me integrim ekonomik, përmes krijimit të Komunitetit Evropian për Thëngjill dhe Çelik. Pra, ishte politika franceze ajo që nxiti dhe promovoi Evropën e Bashkuar, ide kjo e Zhan Monesë, ish-sekretar i Lidhjes së Kombeve dhe e realizuar nga Robert Shuman, Ministër i Jashtëm francez. Pra, edhe këtu doli në pah sensi institucional francez. Pozicionimi i shkëlqyer i Francës dhe promovimi i politikës proevropianiste do të ishte thelbi i suksesit për lënien e ndasive anash.

Mjeshtëria e rrallë e diplomacisë franceze u duk kur pikërisht Franca i zgjati dorën për pajtim popullit gjerman përmes Shumanit drejtuar kancelarit gjerman Konrad Adenauer. Me këtë u dëshmua edhe njëherë se Franca dhe francezët ishin mjeshtër të kalkulimit dhe futuristë të shkëlqyer të politikave, si dhe njëkohësisht nismëtarëpar excellence, me prirje jashtëzakonisht institucionale.[48] Politika franceze, e cila mund të konsiderohet nga shumëkush si dhelparake është mjaft e sofistikuar, por njëkohësisht edhe shumë frytdhënëse. E mbështetur çdoherë në idealet e *Raison d`État*, në Shtetin-komb pra në interesat e saja kombëtare, në idealet e *Deklaratës së të Drejtave të Njeriut dhe Qytetarëve* (DDNJQ) që nga koha e Revolucionit Francez, në fuqinë e vjetër koloniale, Franca ka treguar dhe ka pasur çdoherë ndikim në çështjet e ndryshme botërore. *Deklarata Universale për të Drejtat e Njeriut* (DUDNJ) më 1948, bazën burimore dhe orientuese e ka në *Deklaratën e të Drejtave të Njeriut dhe Qytetarëve* (DDNJQ) e promovuar gjatë Revolucionit Borgjez Francez. Pra, shihet se si një deklaratë mjaft e rëndësishme e merr trajtën nga Deklarata Franceze e lansuar shumë kohë më parë. Franca duke kuptuar dhe ruajtur njëkohësisht principet e mëdha republikane të lirisë, barazisë dhe vëllazërisë (Liberté, Egalité et Fraternité) do të kishte ndikimin e saj tek çdo organizatë tjetër që do të formohej dhe do të luante njëkohësisht edhe rol parësor në to. Ideja e iniciuar nga Mone dhe Shuman ishte rrugë mjaft rezultative në politikën e jashtme franceze e më konkretisht në Komunitetin Evropian të asaj kohe, të cilit i ishin bashkëngjitur përveç Gjermanisë edhe 10 shtete të tjera. Franca nuk rreshti së promovuari interesat e saja kombëtare përmes idesë evropianiste, përmes

[48] Pat Cox, *Le parlement Européen*, Nouvelle Arche de Noe Edition, Paris 2002, fq. 4. Pat Cox ka qenë më 2002 president i Parlamentit Evropian.

idesë për një Evropë të Bashkuar. Ajo, në shumë raste kur i cenoheshin interesat kombëtare dinte të përdorte të drejtën suspenzive. Udhëheqësi dhe ish presidenti francez De Gol, për shumë vite arriti që ta mbajë larg familjes së Evropës së Bashkuar Britaninë e Madhe, sepse frikohej se me kyçjen britanike në Bashkimin Evropian (BE), Franca do të mbaronte si superfuqi. Në mes tjerash, gjuha angleze do të shndërrohej shumë shpejt në gjuhë kryesorë në Evropë dhe në botë. Përderisa në njërën anë kemi sensibilizimin francez për ruajtjen e synimeve të Risheljesë në Evropë, në anën tjetër një nismë e shkëlqyer prapë e ndërmarrë nga francezët do të zgjonte kërshërinë e të gjithëve, pikërisht nisma e francezëve nga Kebeku francez të përkrahur nga Franca, për krijimin e Organizatës Ndërkombëtare Frankofone, e cila qëllim të vetëm kishte ruajtjen e gjuhës frënge dhe promovimin e saj si gjuhë ndërkombëtare. Po për këtë Organizatë do të flitet në kapitullin e ardhshëm.

Përderisa De Gol mbante Britaninë e Madhe larg familjes evropiane, ai tentonte pozicionim stoik "për mbrojtjen e vlerave evropiane, dhe mënjanimin e mundësive për ndërhyrjen e amerikanëve në punët e Evropës." De Gol ishte ithtar i mendimit se për çështjet në Evropë vendosin evropianët, e në këtë rast Franca e unifikuar si duhet dhe Gjermania e ndarë në dy shtete. De Goli e kishte të qartë se ndikimi francez do të ishte më i madh se ai gjerman në këtë organizatë e cila rigruponte shtetet evropiane. De Gol ishte i bindur dhe kishte të drejtë se nuk kishte rrezik, sepse në Belgjikë, pozicioni i frëngjishtfolësve ishte i njëjtë me pozitën e flamanëve. Kësisoj 4 milionë valon (frëngjishtfolës) dhe 6 milion flaman (folës të gjuhës holandeze) i kishin të drejtat e barabarta me kushtetutë. Andaj De Gol ishte i bindur për rolin e tij dhe të Francës në Unionin Evropian. Kishte arritur Francën ta mbante të fortë me karakterin e saj unitar, Gjermania i paguante reparacione e të dy luftërave, çështjen e frëngjishtfolësve në Belgjikë e kishte të zgjidhur, poashtu edhe në Zvicër, andaj duhej të luante me këtë kartë, pra me mbajtjen sa më larg të Britanisë së Madhe nga kjo organizatë. Për të dëshmuar proevropianizmin e tij ai kishte deleguar pjesë të sovranitetit të shtetit të tij në këtë organizatë, ndërsa interesat e tija kombëtare i mbante të pacenuara. Organizata atëherë, nën ndikimin e gjeneralit de Gol, përmes vënies në lëvizje të kapaciteteve të ndryshme do të ishte njëkohësisht me rol bivektorësh: në njërën anë si vorbull, ku valëvitej ideja e shumëpritur për Evropën e Bashkuar, por në anën tjetër u shndërrua edhe në arenë bllokuese ndaj Britanisë së Madhe.

Franca me politikën e saj u shpall si triumfaliste, sepse me zgjatjen e dorës për pajtim Gjermanisë së Adenauerit do të bëhej boshti i interesave komplekse evropiane. E

promovuar njëkohësisht si nismëtare e proevropianizmit, ajo do të përqasej gjatë periudhës goliste ndaj një politike antiamerikane dhe antiangleze. Luajtja e politikës bivektorëshe franceze në konfiguracionin e Evropës së atëhershme do të pengonte shumë Britaninë e Madhe të inkorporohej në familjen e vjetër evropiane, edhe pse roli anglez ishte tejet i madh para dhe gjatë asaj kohe. De Gol përmes thënies *"Le chef c`est moi"* (Shefi jam unë), duke e ruajtur me një mjeshtëri të rrallë, përmes karriges boshe e njohur kjo në fjalorin evropian, që simbolizonte karrigen boshe të Britanisë së Madhe për në Komunitetin e atëhershëm evropian, UE e sotshme, do ta radhiste Francën në grupin e shteteve vendimtare për fatet e mëdha, sepse të bllokohej Britania në atë kohë ishte me të vërtetë diçka e madhe, kur dihet se impakti amerikan dhe britanez ishte tejet i theksuar në Evropë. De Gol e dinte shumë mirë që me hyrjen e Britanisë së Madhe në Komunitetin e Bashkuar Evropian, roli i Francës do të venitej tej mase, dhe se reparticioni apo ndarja e përgjegjësive me Britaninë nuk i shkonte për shtati Francës. Ajo kërkonte të luante ende rolin dominues. Me pranimin e Britanisë, Franca do të humbte primatin. Por, në përgjithësi edhe pse kemi dominimin francez në Evropë në këtë kohë, mund të themi se nuk kemi dominim komplet apo tërësor, sepse tentativa e saj që ka ekzistuar atëherë dhe që ekziston edhe sot e kësaj dite nuk ka mundur të ketë tërësisht në dorë frenat e komunitetit të atëhershëm dhe Unionit të sotshëm Evropian. Mund të themi se Franca ka pasur ndikim të madh dhe impakte të veçanta në marrëdhëniet evropiane dhe ndërkombëtare duke qenë çdoherë në fokus, si dhe është konsoliduar me sukses përmes pozicionimeve të saj bivektorëshe, herë proevropianiste e herë antiangleze. Konstruksioni evropian gjatë asaj kohe sillej ende rreth politikës së jashtme franceze, që prej fillimit e gjer më 1973. Mirëpo, konstruksioni evropian nuk do të ngelej i tillë. Ai do të ndryshojë më 1973 kur në familjen evropiane do të pranohej Britania e Madhe, Irlanda, Danimarka. Dhe pse mos ta themi, një gjë e tillë u bë e mundur vetëm kur Franca e pranoi. Sepse deri në atë kohë vetoja e gjeneralit de Gol nuk kishte lejuar qasje për tre shtetet e lartpërmendura. Stili autoritar golist pretendonte si çdoherë vazhdim të ëndrrës së vjetër franceze të Napoleonit me Francën në qendër të Evropës përmes devizës *"Honneur et patrie, voici la France"* (Nder dhe atdhe, kjo është Franca). De Gol protagonist i devizës *"Nationalisme c`est la guerre, patriotisme c`est l`honneur"* (Nacionalizmi është luftë, e patriotizmi nder) luante shkëlqyeshëm rolin e tij parësor duke synuar çdoherë dominim të Francës në spektrin e marrëdhënieve ndërkombëtare.

Gjatë epokës goliane Franca pengonte ndikimin anglez dhe në këtë mënyrë edhe atë amerikan në Komunitetin Evropian për disa arsye, por ajo që mund të hetohet lehtë është arsyeja që De Gol i jep presidentit amerikan Nikson gjatë takimit të tyre tête-à-tête kur i thotë se *"nuk jam një antiamerikan, por një profrancez, ndaj shfrytëzoj të drejtën time për të kontestuar, sepse nëse nuk kontestoj unë nuk jam aleat por protektorat."*[49]

Pra, mund të shihet se si arsyetohet De Gol për orientimin e tij antiamerikan duke mos e shprehur publikisht atë, por duke e mbajtur në prapaskenë dhe duke qenë shumë elokuent. De Gol nuk lejonte hyrjen e Britanisë së Madhe në Komunitetin e atëhershëm, sepse Franca mbronte parime krejtësisht të kundërta me synimet evropiane, e më konkretisht parimet ekonomike dhe ato politike. Franca mbronte idenë e proteksionit të ekonomive të Komunitetit Evropian, apo thënë më konkretisht mbronte interesat e saja kombëtare, ndërsa anglezët ishin kundër një politike të tillë. De Gol e dinte fare mirë se do venitej roli i Francës nëse lejohej hyrja e Britanisë në familje. De Gol kundërshtoi vazhdimisht hyrjen e Britanisë së Madhe në familjen evropiane, deri sa më 1973 klika e re dhe struktura e re shtetërore franceze e zgjedhur pas De Golit do të hiqte veton ndaj pranimit të Britanisë në Komunitetin Evropian.

Tentativa e De Golit për t`u krahasuar me Britaninë e Madhe dhe Shtetet e Bashkuara të Amerikës, për krahasim me këto shtete, si dhe ëndrra e De Golit e cila ishte e njëjtë me atë të Risheljesë, në qendër të interesave evropiane me në krye Francën, do të bënte edhe hapin tjetër shumë të rëndë për Evropën dhe botën perëndimore, si dhe do të ishte alibi për Bashkimin Sovjetik dhe botën komuniste për triumf ndaj vlerave perëndimore. De Goli duke mos u pajtuar me rolin e Amerikës në Evropë, duke mbrojtur me fanatizëm *Raison d`État*, do të rrezikonte çarjen e Aleancës së Atlantikut të Veriut, apo Organizatës Veriatlantike, organizatë kjo politiko ushtarake e formuar për t`iu kundërvënë rrezikut komunist ndaj vlerave perëndimore, evropiane-amerikane. Deri në vitin 1966 selia e kësaj organizate ishte në Paris. Me divergjencat e shfaqura nga De Gol, kjo seli do të bartej në Bruksel, kryeqendra e Belgjikës, ndërsa Franca do të tërhiqej nga NATO-ja si anëtare e plotë. Anëtarësimi i plotë i Francës në NATO do të bëhej i mundur pas shumë vitesh, gjegjësisht më vitin 2009, kur politika franceze do të ishte me një vijë me atë të SHBA-së dhe shteteve tjera evropiane, por në

[49] Koço Danaj, *Totalitarizmi në marrëdhëniet ndërkombëtare*, Java, Tiranë 1993, fq.3.

rrethana krejtësisht tjera. Dhe pikërisht kur në krye të shtetit francez do të vinte një president proamerikan, Sarkozy.

Por ajo që është studim rasti dhe që është mjaft e vlefshme për ta shkoqitur është përgjigjja e pyetjes se përse Franca shfaqi në atë kohë armiqësi të theksuar ndaj SHBA-ve. Analiza na shpie në faktin që e gjithë çështja ka qenë tek mundësia për t`u treguar më i pari, respektivisht të qenit i pari, e cila çdoherë na ka mësuar historikisht se është mjaft relative. Franca dhe De Goli "kishin" harruar se numri i popullsisë mes Francës dhe SHBA-ve ishte në diferencë mjaft të madhe në favor të SHBA-ve. Pra, numerikisht Franca ishte më e vogël ndaj SHBA-ve. Poashtu edhe në aspektin territorial. Mandej De Goli kishte harruar se fitorja ndaj nazizmit ishte bërë me ndërhyrjen e SHBA-vë në krah të Francës dhe aleatëve antifashistë, e jo me rezistimin francez. Beteja politike Francë-SHBA me pikat përplasëse kishte të bënte me aspektet si vijojnë:

1. Mbrojtja-siç u potencua selia e NATOS-s prej Parisi mbartet në Bruksel. Franca kërkonte mbrojtjen, sepse SHBA-të vendosën armë bërthamore në Gjermani kundër Bashkimit Sovjetik. Vendosja e armëve bërthamore në Gjermani do të thoshte për Francën rrezik permanent për të, për shkak se Franca i`a kishte drojën Gjermanisë. Ajo disa herë e kishte dërmuar ushtarakisht Francën. Ndërsa kjo e fundit vetëm politikisht dhe diplomatikisht.
2. Pavarësia bërthamore-Franca donte të kishte një mbrojtje bërthamore të pavarur të saj. Kësisoj ajo shkonte drejt izolimit. Por ajo harronte se fati i saj dhe i Evropës vareshin dhe varen nga asistenca e SHBA-së, e posaçërisht në atë kohë kur rreziku komunist ishte i madh.
3. Ekuilibri i forcave- Franca tentonte të mbante një lloj ekuilibri të forcave mes SHBA-ve dhe BRSS. Por ajo harronte se potenca e saj ushtarake nuk i lejonte që të mbrohej nga BRSS e fuqishme.
4. Frika nga Gjermania-për mbrojtjen e interesave të saja kombëtare ajo tentonte që ta mbante Gjermaninë për vete gjoja si mike, por duke mos lejuar fuqizimin e saj. Frika e Francës ndaj Gjermanisë ishte e ligjshme, duke u bazuar në rrjedhat historike.
5. Ndryshimi global-politik- Evropa më nuk ishte qendra e botës. Proceset politike u mbartën edhe në kontinente të tjera të botës. Gati se çdo cep i botës ishte i eksploruar. Ndërsa De Goli "harronte" për hir të interesave të tija kombëtare dhe duke qenë i devotshëm fanatikisht ndaj *Raison d`État* të

Risheljesë, se teknologjia e tij nuk ishte gjigante, ndërsa e SHBA-ve ishte e pa konkurrencë, harronte se kolonializmi francez ishte në dekadencë, (Algjeria dhe Maroku shpallën mëvetësinë e tyre).

Por, populli francez, duke ditur çdoherë të veprojë si duhet do të jap verdiktin e vet. Ndryshim të gjeopolitikës franceze edhe atë në mënyrë imediate. Kur politika nuk ecën kërko ndryshim. Sepse ndryshimet janë vlerë. Populli francez e kuptoi këtë. Andaj më 1968 në muajin maj shpërthejnë trazirat studentore. Kjo do të çojë në rishikim të politikave nga shtetarët francez. Trazirat çuan në zgjedhje të lira më 1969, me ç'rast politika goliste përjetoi fiaskon. U ndryshua lidershipi. Në krye të Francës erdhi Zhorzh Pompidu (Georges Pompidou). Ai i pranoi të gjitha kushtet, sepse u pajtua me të fortin. Pra, respektoi ndryshimin dhe realitetin. Kuptoi se sovraniteti i Francës varej nga miqësia dhe aleanca me SHBA-të, ndërsa interesat kombëtare franceze janë jetike dhe të qëndrueshme, nëse janë në një krah me ato të amerikanëve dhe aleatëve. Kësisoj në krye të shtetit francez vjen një president i cili ishte anglofoni i vetëm. Ai ringjalli marrëdhëniet me Britaninë e Madhe. Duke e parë se politika e Francës duhej të performonte ndryshe sipas rrethanave, menjëherë pas zgjedhjeve të vitit 1969 në qershor, në krye të shtetit francez erdhi një frymë e re që do të reflektonte një politikë ndryshe nga ajo goliste, për shkak të imperativit të kohës. Franca diti të menaxhojë në momentin e duhur pozicionin e saj dhe u tregua se di t'u përshtatet rrjedhave komplekse evropiane dhe botërore. Ka qenë dhe mbetet mjeshtre e ekuilibrave, sepse din të pozicionohet konform evoluimit të fuqive të tjera, duke ditur si ta mbajë larg Britaninë e Madhe dhe njëkohësisht si ta afrojë. Pasardhësi i De Golit, George Pompidou, politikan i mprehtë, pa shumë bujë hoqi disa prej ekstravagancave të golizmit. Zhvlerësoi frangun, monedhën franceze, në mënyrë që ekonomia franceze të bëhej më konkurruese. Njëkohësisht, hoqi veton për hyrjen e Britanisë në familjen evropiane, megjithëse ende Franca nuk iu bashkua NATO-s. Mirëpo, ajo eci drejt një bashkëpunimi më të ngushtë me Organizatën Veriatlantike. Hendeqet e shkaktuara për shkak të vendosmërisë goliste kundër prezencës amerikane në Francë dhe Evropë kishin shkaktuar transferimin e selisë së NATO-s në Bruksel, e cila seli në fillim kishte qenë në Paris. Mirëpo, fobia ndaj amerikanëve nuk do zhdukej krejtësisht edhe gjatë Pompidusë. Vendi edhe pse aplikonte reforma dhe tentonte konsolidimin permanent të rolit të saj në marrëdhëniet ndërkombëtare, ende nuk iu përqas politikës amerikane. Në krye të shtetit francez erdhi më pas Valerie

Zhiskar Dësten. Ai e pa se politika e Francës ndaj çështjeve madhore evropiane ishte mbërthyer nga një burokraci si nga oktapodi dhe e cilësoi atë politikë të paefektshme. Kriza e viteve 1973-1975 pati ndikimet e saja në rrudhosjen e antiamerikanizmit francez, sepse po afrohej faza e detantës apo e uljes së tensioneve mes dy blloqeve, atij lindor dhe perëndimor dhe roli i SHBA-ve në këtë drejtim ishte tejet me peshë. Franca deshi s`deshi duhej të pajtohej me këtë realitet dhe duhej të kërkonte konsolidimin e radhës. Familja evropiane ishte zgjeruar, roli i Francës duhej të shkonte në tjetër drejtim. Dhe ajo nuk qëndroi duarkryq. Në këtë kohë u krijua Këshilli Evropian si dhe u elaborua krijimi i Sistemit Monetar Evropian (SME) me iniciativën kryesisht franceze. Pra, Franca e rigjeti përsëri rolin e saj. Kancelari gjerman Helmut Shmid dhe presidenti francez Valeri Zhiskar Dësten thelluan zërat për zgjerim poashtu të familjes së kombeve evropiane, i cili zgjerim vijoi me pranimin e Greqisë më 1981, Spanjës dhe Portugalisë më 1986. Dhe këto zgjerime dhe pranime ishin kryesisht të përkrahura fuqishëm nga Franca. Përveç kësaj politika franceze arriti të ketë sukses përmes nismës së presidentit vijues francez Fransoa Miterran drejt krijimit të Aktit Unik Evropian më 1986. Miterran në një rast do të shprehet se objektivi i shtetit që përfaqësonte ai, përmes këtij veprimi, ishte krijimi i vërtetë i një tregu të madh evropian, i cili do të siguronte dhe garantonte qarkullimin e lirë të njerëzve, kapitalit, mallrave dhe shërbimeve në territorin e komunitetit. Pra, shihet qartë sesi arriti politika franceze të sensibilizohet shpejt dhe të shkojë krahas ndryshimeve epokale. Gjatë kësaj periudhe politika franceze pati marrëdhënie më relaksuese me SHBA-të dhe u bënë përpjekje për t`i përmirësuar marrëdhëniet me Lindjen, megjithëse në Paris shpresat për Perestrojkën e Gorbaçovit ishin më pak optimiste sesa në Bon. Me këtë rast, Franca u tërhoq në rrjetin e iniciativave politike sociale evropiane edhe pse ajo ishte treguar deri atëherë më e ndrojtura ndaj unitetit evropian. Pikërisht, këtu del në sipërfaqe qëndrimi më pozitiv i Francës në krahasim me fqinjët e saj, drejt formimit të një qeverie evropiane. Megjithatë, divergjencat dhe dallimet me SHBA-të nuk i evituan tërësisht. Ashpërsia e rivalitetit BEE e shprehur fuqishëm nga Franca në njërën anë dhe SHBA në anën tjetër shpjegohet me faktin se bëhet fjalë për dy bashkësi kryesore ekonomike në tregun botëror të prodhimeve bujqësore dhe të prodhimeve të tjera të të njëjtit lloj. Bujqësia e SHBA-ve prej shumë kohësh ishte e kthyer nga eksporti dhe përfaqësonte një rast për të zbutur deficitin e balancit tregtar. Në sajë të përparimeve të saj bujqësia e Bashkësisë ishte eksportuesja e dytë, por ajo ishte importuesja e parë me 20 % të importeve botërore. Përplasjet

SHBA-Evropë, të kryesuara më shumë nga Franca ishin kryesisht në proteksionizmin dhe konkurrencën e pandershme. Franca akuzonte SHBA-në se subvenciononin eksportet dhe ndihmonin bujqit, gjë që shkaktonte një lloj konflikti të fshehtë mes këtyre dy shteteve i cili u acarua në fund të viteve 80-të, gjatë bisedimeve të Rondës së Uruguajit. Bisedimet do të vazhdonin 7 vjet, nga 1986 gjer më 1993, por asnjëra palë nuk lëvizi nga pozicionet e veta. Franca, e cila kishte bindur shtetet e Bashkësisë Ekonomike Evropiane ish- BEE-së, (UE-së së sotshme), (për hir të interesave kombëtare) se vetëm proteksionizmi do të shpëtonte ekonominë e BEE-së u gjet përballë Britanisë së Madhe, e cila do të thyente këtë status-quo dhe më pas do të arrihej një marrëveshje mes Blerit dhe Hausit më 1992. Kur Franca e pa se është vonë ndryshoi mendimin dhe e pranoi marrëveshjen dhe u tejkalua hendeku BEE-SHBA.[50]

Pra, mund të themi se Franca deri në fund i qëndroi besnike idesë së saj, por në momentin kur e pa se qëndrimi i saj nuk zinte vend pranoi marrëveshjen, pra diti të menaxhojë veten në raport ndërkombëtar. Për këtë ndihmuan poashtu edhe reformat permanente të shtetit francez, të cilat kreu francez i kuptoi. Ndryshimet në rolin e presidentit të Republikës dhe Këshillit Kushtetues bënë të mundur një qëndrueshmëri të sistemit politik në Francë, një aftësim të tij për t'u bërë ballë ndryshimeve globale dhe kontinentale.[51]

Pra, është e rëndësishme të theksohet se Franca për hir të interesave të veta kombëtare është përplot ndryshime ose batica-zbatica sa i përket politikave të saj të jashtme. Pas këtyre ngjarjeve të lartpërmendura rreth viteve 1991-1992, prestigji i Miterranit dhe Francës do të binte dukshëm, për shkak të daljes në skenë të figurave perverse si ekstremisti Lë Pen, të cilët do ta shqetësonin Evropën, për shkak të nxitjes ksenofobe të dhunës raciste ndaj të huajve, përleshjeve të mëdha mes të huajve emigrantë dhe francezëve dhe të cilat do të ndikonin negativisht në imazhin e Francës në Evropë dhe në familjen e Evropës së Bashkuar.

[50] Daniel Maja& Jean Marie Achard, *L`état du monde junior-Encyclopédie historique et géopolitique,* La decouverte & Syros, Paris 2002, fq.11.
[51] Aurela Anastasi, *Historia e Institucioneve,* Pegi, Tiranë 2006, fq.450

## 6. Doktrina e kamufluar postrisheljane: Franca si promotore e vlerave përmes evropianizmit

Në përgjithësi mund të përmendet se Franca ishte ajo që ndikoi në krijimin e Unionit të sotshëm Evropian. Ajo, në kooperim me partnerët realizoi një projekti të ri: traktatin e Unionit Evropian, traktat ky i nënshkruar më 7 shkurt 1992 në qytetin holandez Mastriht. Ky dokument do i hapte shtegun zgjerimit të kompetencave të Komunitetit në më shumë fusha të rëndësishme: mjedis, mbrojtjen e konsumatorëve, mësimdhënie profesionale (arsim), politikë sociale. Përmes kësaj iniciative do të kemi edhe vendosjen e parimit të subsidiaritetit, duke aluduar në zgjidhje të problemeve të eshalonit nacional që nuk kishin mundur të zgjidhen deri atëherë, e duke i dhënë mundësi Unionit Evropian për zgjidhjen e atyre problemeve, si institucion supranacional. Ky traktat parashihte gjithashtu të drejtën e qytetarëve evropianë për pjesëmarrje në zgjedhje në cilindo vend të huaj evropian qofshin ato. Pra, nëse qytetari francez ndodhej në Britani parashihej që të votonte aty ku gjendej apo ku punonte. Ky traktat, i cilësuar dhe i afirmuar shumë nga francezët hapi dy shtigje të reja: politikën e jashtme të përbashkët dhe të sigurisë, e cila parashihte vendosjen e një mbrojtjeje të përbashkët si dhe kooperim në fushat e drejtësisë dhe punëve të brendshme. Poashtu, këtu parashihej edhe krijimi i Unionit Monetar të përbashkët, respektivisht monedhës së përbashkët euro. Këtë traktat, Franca e ratifikoi në referendumin e mbajtur më 20 shtator 1992.

Ngjarjet që do të vijonin më tej shkonin drejt konceptit të zgjerimit të Unionit, respektivisht drejt ndryshimit të përbërjes së Unionit. Presidenti Miterran do të shprehej me një rast "Çdo gjë duhet ndryshuar njëherë se përndryshe do të zhvillohej një shoqëri statike" duke aluduar në pranimin e anëtarëve të rinj në Unionin Evropian. [52]

Më 1995 pranohen Austria, Finlanda dhe Suedia. Më pas pretendohen dhe shprehen dëshira për anëtarësim në UE, nga shtetet e dala nga sistemet komuniste lindore, si Bullgaria, Hungaria, Polonia, Republika Çeke, Rumania, Sllovakia, shtetet baltike (Estonia, Letonia, Lituania). Tashmë Franca i kishte vendosur lidhjet shoqërore dhe solidare edhe me këto shtete. Ajo do të favorizonte integrimin e këtyre shteteve duke dhënë përkrahje në nxitjen e masave të nevojshme për ndihmesë në reformat e domosdoshme të të drejtave të njeriut dhe të ekonomisë së tregut të këtyre shteteve.

[52] Ministère des affaires Étrangères: *La France, La documentation française,* Paris 1995, fq. 81. Në këtë libër të botuar nga Ministria e Jashtme Franceze theksohet roli i madh i Francës për një Evropë të zgjeruar përmes politikës *laissez-faire,* aludohet "lëre le të bëhet Evropa e zgjeruar". Tema ku trajtohet kjo çështje titullohet *« Le paysage politique français actuel »*

Programe të ndryshme do të realizohen më pas. Më 1993 fondet nga Unioni Evropian në kuadër të Programit të Asistencës dhe Rikonstruksionit Ekonomik (PHARE) do të ndajnë 1, 1 miliard dollarë, shumë kjo në të cilën Franca morri pjesë me 20 %.[53]

Ndërkaq, fill pas rënies së Jugosllavisë u pa që rreziqet për konflikte të reja nuk ishin shuar ende. Franca shumëfishoi iniciativat për krijimin e diplomacisë preventive, nxitjen e krijimit të Tribunalit të Pajtimit dhe Arbitrimit në kuadër të ish-KSBE-së së atëhershme dhe OSBE-së së sotme. Franca përkrahu në OKB qëndrimin e Butros Galit, ish-sekretar i Përgjithshëm i Kombeve të Bashkuara më 1993 në krijimin e tribunalit ndërkombëtar, i themeluar në nëntor 1993 në Hagë, për të gjykuar përgjegjësit e krimeve të luftës në ish-Jugosllavi. Po në të njëjtin vit kryeministri francez Eduard Baladyer i shfaqi partnerëve të tij të UE-së një projekt mbi Paktin e Stabilitetit në Evropë, për të paraparë dhe parandaluar përmes diplomacisë preventive konfliktet potenciale. Kjo nismë franceze njëkohësisht nxiti pretendentët për anëtarësim në UE në një mobilizim për të negociuar marrëveshjet e fqinjësisë së mirë, konsolidimin e kufijve dhe respektimin e të drejtave të njeriut dhe të drejtave të minoriteteve. Ky projekt u asistua njëkohësisht nga UE-ja në konferencën e saj inauguruese në maj 1994 në Paris. Ndërsa, përkrahja e Francës përmes ndihmave të ndryshme dhe asistencave nuk shërbeu vetëm në Evropë, por edhe në Afrikë, sepse Franca nuk e kishte harruar dhe nuk e ka harruar akoma kontinentin, të cilin e ka pasur koloni të saj për shumë shekuj. Kësisoj ëndrra franceze për të treguar edhe më tej muskujt si shtet i fortë dhe si një shtet-komb i pakontestueshëm dhe në qendër të vëmendjes evropiane rezultoi të ishte i duhur dhe i dobishëm.

## 7. Kushtetuta e UE-së! Rezistimi francez i prirë nga *Raison d`État* dhe Etat-Nation i Risheljesë

Synimi për hartimin e një kushtetute evropiane ishte serioz. Kushtetuta e BE-së parashihte dispozitat, sipas të cilave BE-ja do të kishte një personalitet ligjor. Por, një gjë e tillë nuk ndodhi. Që nga fillimi i procesit të ratifikimit të kushtetutës së BE-së pati plot komplikime. Nga gjithë shtetet që kanë ratifikuar traktatin, vetëm dy shtete Spanja dhe Luksemburgu e kanë ratifikuar kushtetutën e BE-së me anë të referendumit. Vendet e tjera e kanë ratifikuar me anë të parlamenteve të tyre. Rezultati ka qenë relativisht në kufijtë kritikë. Por, tronditja më e madhe për BE-në, ishte "JO"-ja e Francës dhe Holandës në referendum. Më 29 maj 2005, 70 % e francezëve dolën në votime, prej të

[53] Po aty. Fq.89. Dokumenti i publikuar në rubrikën *"La politique Etrangere de la France"* Paris 1995.

cilëve 55 % kundërshtuan kushtetutën evropiane. Kjo ishte surprizë, goditje e rëndë, krizë dhe kaos perspektiv për BE-në dhe të ardhmen e saj, sepse Franca ishte kreatorja e evropianizimit si lëvizje ekonomike dhe më pas politike në Evropën e pas Luftës së dytë botërore, por që njëkohësisht votoi kundër kreacionit të saj, e ajo ishte Unioni Evropian i sotshëm. Iniciativat historike franceze të Monesë, Shumanit etj, mbetën vetëm histori. Franca nxiti pajtimin me Gjermaninë dhe faktorizimin e Evropës në sistemin e marrëdhënieve ndërkombëtare përmes bashkimit të shteteve-kombe evropiane, fillimisht ekonomikisht e më pas edhe politikisht e ushtarakisht. Kjo e fundit ende ka një mori sfidash për t'u realizuar. Ishte absurde "JO"-ja franceze dhe nuk shlyheshin tentimet për të qenë në qendër të vëmendjes nga ana e De Golit, Dëstenit, Miterranit, Shirakut, të cilët kishin qëndruar gjithnjë në krye të proceseve fondamentale evropiane duke lënë njëkohësisht edhe gjurmë në atë proces. Nga ana tjetër, personalitete të shquara franceze dhanë ndihmesën substanciale në strukturat e BE-së, që nga Mone e gjer tek Zhak Delori. Mund të themi pa ndrojtje se Evropa e sotme ka ngjyrën franceze dhe se Franca e sotme ka fizionomi evropiane. Më shumë se kudo, në Francë ndihesh evropian në Evropën e Bashkuar. Andaj ajo që i tronditi të gjithë ishte refuzimi i aktit kushtetues nga Franca, akti themelor që synon realizimin e ëndrrës së Evropës së Bashkuar- Kushtetutën Evropiane. Duhet thënë se francezët me "JO"-në e tyre votuan kundër sajesës së tyre delikate, kundër qartësisë dhe të ardhmes së vet.

Sipas analizave të ndryshme votuesit francez shprehën dilemat e tyre rreth zhvillimit të mëtejmë ekonomik, politik dhe juridik të BE-së, si dhe shprehën pakënaqësinë për politikat e brendshme të qeverisë së tyre kombëtare. Duket se francezët iu druajtën humbjes së qetësisë për shkak të globalizmit dhe liberalizimit të migracionit nga jashtë, duke iu frikësuar mundësisë për punësim në tregun e hapur të punës. [54] Poashtu Franca me sa duket u frikësua nga delegimi i sovranitetit të saj BE-së, dhe nga frika e anglosaksonizimit të orientimit ekonomik të BE-së, pra të përparësisë së ligjeve të tregut mbi ato të ekonomisë sociale të tregut. Poashtu njëra nga shqetësimet e Francës ishte edhe shqetësimi i saj lidhur me anëtarësimin e Turqisë në Bashkimin Evropian. Autorë të ndryshëm, në lidhje me "JO"-në franceze japin deklarata të ndryshme. Disa potencojnë se me këtë mohim të kushtetutës evropiane tregohet se një shtet i madh evropian kundërshton direkt procesin aktual të integrimit evropian. Këtë mendim e ndan Kirsty Hughes, ekspert i marrëdhënieve ndërkombëtare në qendrën e

[54] Blerim Reka & Ylber Sela, *Hyrje në të drejtën e Unionit Evropian*, ArbëriaDesign, Tetovë 2007, fq. 153

studimeve të politikës evropiane në Bruksel. [55] Sipas tij, BE- tani gjendet drejt një krize të thellë të së ardhmes së tij. Ai propozon rishikim të draftit kushtetues. Ndërsa ish-presidenti francez Zhak Shirak, një pro kushtetues u shpreh se i kupton shqetësimet e votuesve. Njëkohësisht, ai shtoi se ky proces vendosi në pozitë të vështirë mbrojtjen e interesave në Evropë. Ndërsa, udhëheqësi i fushatës antikushtetuese, djathtisti Fillipe de Villier kërkoi rindërtimin e Evropës, sepse kushtetuta më nuk ekzistonte dhe as që kishte ekzistuar më parë. Më pas ngjarjet vazhduan me shkarkimin e kryeministrit Zhan Pierre Rafarin dhe me riemërimin e Dominik dë Villëpen. Por, përsëri atmosfera nuk u qetësua. Pra, në dukje mund të gjykohet se Franca për së pari herë ndjeu kataklizmin e saj, sepse votoi kundër saj, pra kundër vetvetes, por në fakt ajo respektoi parimet dhe interesat e saja shtetërore risheljane. Dhe ende nuk u mor një pozicionim më i qartë francez rreth kësaj çështjeje edhe sot e kësaj dite. Ndërsa, në garën presidenciale në Francë kandidatët shprehnin mendime të ndryshme rreth dështimit të Kushtetutës Evropiane. Nikolla Sarkozy refuzonte çfarëdolloj rishikimi të draftit kushtetues, sepse sipas tij kjo ishte një gjë që s`mund të ringjallej. Segolene Royal linte të hapur mundësinë e mbajtjes së një referendumi të ri më 2009, para ose pas mbajtjes së zgjedhjeve në Parlamentin Evropian. Ndërsa, kandidati i tretë Bayrou konsideronte se projekti evropian duhej të vazhdonte, sepse sipas tij kjo ishte një domosdoshmëri dhe nevojë e kohës. [56]

Në zgjedhjet presidenciale fitoi Sarkozy. Tashmë dihet pozicioni i Francës rreth kushtetutës, pas deklaratave të Sarkozit gjatë fushatës së tij parazgjedhore. Një gjë është më se e qartë dhe nuk mund të mohohet. Sikur të kishte dashur udhëheqësia franceze të pranonte kushtetutën e UE-së, me siguri se do ta kishte bërë këtë përmes Parlamentit dhe nuk do ta nxirrte në referendum. Por, interesat kombëtare franceze, të ngulitura thellë në mendjen e çdo francezi, se Etat-nation apo Shteti-komb francez është prioritar, rezultoi JO-në (anti) kushtetuese, me ç'rast u dëshmua se Shtetet-kombe dhe rregullimi wesfalian ende nuk rezultonin si pjesë e historisë dhe të kaluarës.

---

[55] Kirsty Hughes, *What NON Means*, BBC, May, 29, 2005
[56] Blerim Reka & Ylber Sela, op.cit. fq. 163-164

## 8. Politika anti turke dhe proamerikane e Sarkozisë e prirë nga *Raison d`État* i Francës dhe nga interesat shtetërore-kombëtare

Viteve të fundit në rrafshin global, për herë të parë kemi ndryshimin e politikës apo të gjeopolitikës franceze. Ajo tashmë është pozicionuar përkrah SHBA-së, duke vënë  në pikëpyetje proevropianizmin e ideatorëve të saj. I gjithë ky ndryshim i ka rrënjët në përshtatjen dhe ndryshimet si vlerë. Përshtatje në rrethanat e imponuara nga koha. Si dhe përshtatje ndaj interesave shtetërore-kombëtare. Për herë të parë nuk ka divergjenca mes këtyre dy shteteve, të cilët kishin aq shumë antagonizma deri në kohën e Shirakut, e që datonin që nga De Goli, e bile edhe më herët. Për herë të parë Sarkozy, Kushner etj, japin deklarata që janë konform deklaratave të shtetarëve amerikanë, në lidhje me krizën e Iranit, Irakut, Afganistanit, përderisa qeveria e Shirakut dhe Shiraku kritikonin rolin e SHBA-ve në nivel global, e veçanërisht në luftën e Irakut. Poashtu, si kurrë më parë janë ashpërsuar kundërshtimet franceze ndaj pranimit të Turqisë në BE. Kemi deklaratën e parlamentarit të njohur francez Pierre Lequiller, kryetar i Komisionit të Asamblesë Nacionale Franceze për Evropën, i cili deklarohet publikisht për mosanëtarësimin e Turqisë në BE. Njëkohësisht, ai shprehu dëshirën për një Evropë të fortë politikisht, të gatshme për të folur me një zë të vetëm në botë, por me Turqinë jashtë saj. [57] Ndërsa, gjatë vizitës së tij në Ankara këshilltarit kryesor diplomatik i Presidentit Francez Sarkozi, Zhan David Levit, ish-Ambasador i Francës në SHBA, në Ankara ai deklaroi se Franca dhe presidenti Sarkozy nuk pranojnë Turqinë pjesë të UE-së. Ndërsa,  kryeministri turk Rexhep Taip Erdogan sugjeroi shtyrjen e një debati mbi anëtarësimin e Turqisë në UE, pasi sipas tij procesi negociues pritet të zgjasë edhe më tej, ose së paku 10 vjet. Sarkozi duket se nuk lëshon  pe. Ai riafirmoi se kundërshton praninë e Turqisë në UE. Këtë e citoi edhe në konferencën e shtypit që u mbajt në muajin maj 2007, në Bruksel, konferencë kjo e organizuar nga presidenti i Komisionit Evropian, Hoze Manuel Barroso. Sarkozy i ofron Turqisë partneritet të veçant brenda një Unioni mesdhetar që do të përfshinte vendet përgjatë Mesdheut në Evropë, në Lindjen e Mesme dhe në Afrikën e Veriut. Ndaj këtij qëndrimi kulmoi deklarata e ambasadorit turk në Paris, Sonmez Koksal, i cili kritikoi politikat e ashpra franceze ndaj të huajve dhe emigrantëve. Ai shtoi se nuk ka përjashtime dhe koncesione në lidhje me pranimin e Turqisë në BE. [58]

---

**57** Pierre Lequiller, *Head-to-Head, Turkey and the EU,* BBC News, 10/3/2005
**58** *http://gazetajava.com/ortman/publish/printer_821/.shtml*

Sa i përket kësaj mendoj se Franca do ta mbrojë edhe më tej këtë qëndrim, sepse me pranimin eventual të Turqisë në UE, Franca si kreatore e UE- së, do e humbiste rolin e saj apo pozicionin e fortë të saj në UE, sepse automatikisht Turqia që ka një popullsi më të madhe se Franca do të merrte primatin, duke rritur përfaqësimin. Sarkozi është koshient për këtë dhe duket se nuk do të bëjë koncesion, sepse sipas tij gjithçka e ndërtuar për 50 vjet nga Franca do të ishte pa vlerë. Kështu deklaron edhe diplomacia franceze. Ata theksojnë dhe mbrojnë idenë se Unioni Evropian nuk mund të zgjerohet në kufijtë kritik të Irakut. Sipas shtetarëve francezë dihet se deri ku është Evropa. Sipas tyre nuk mund të shtrihet Evropa në një territor aziatik. Kjo është edhe arsyeja që ata mbrojnë, duke thënë se Turqia pjesën më të madhe të saj e ka në Azi. Me pranimin eventual të Turqisë në UE, Unioni atëherë do të kufizohej me shtete që gjenerojnë kriza vazhdimisht dhe që kanë destabilitet permanent, siç janë: Iraku, Irani, Siria etj. Këtij refuzimi i shtohet edhe arsyeja konspirative apo perfide që nuk shpaloset: Turqia është shtet me popullsi myslimane dhe si e tillë nuk mund të imagjinohet një shtet mysliman në mesin e konjukturave të shteteve perëndimore të Evropës së Bashkuar, ide kjo në fillim e shpalosur si ide e Evropës së krishterë. Ministri i jashtëm francez Bernard Kushner përsërit vazhdimisht se kërkohet partneritet me Turqinë, ndërsa Ministri i Jashtëm turk Ali Babaxhan thekson vendosmërinë e anëtarësimit të Turqisë në BE. Pjesë e mosmarrëveshjeve mes këtyre shteteve është poashtu edhe debati lidhur me një ligj francez të miratuar vitin e kaluar, që e cilësonte si krim mohimin e gjenocidit otoman kundër armenëve. Sipas studiuesve perëndimorë mbi një milion e gjysmë armenë humbën jetën gjatë fushatës së forcave otomane për t`i dëbuar armenët nga rajonet e Turqisë Lindore më 1915. Turqia deklaron se një numër i madh armenësh të krishterë dhe turq myslimanë u vranë në luftimet etnike gjatë rënies së Perandorisë Otomane në Luftën e Parë Botërore. Por, pala turke insiston edhe më tej me ngulm se "*statusi i Turqisë është gjithashtu shumë i qartë, se është një vend që ka nisur negociatat. Objektivi i tyre është përcaktuar se nuk pranojnë asgjë tjetër përpos anëtarësim të plotë të saj në UE* ".[59]

Andaj me të drejtë gjykoj se interesat e shtetit-komb francez janë çdoherë pjesë e politikës franceze, nga secili udhëheqës dhe shtetar francez, duke mos eskivuar asnjëherë nga doktrina *Raison d`État* e Risheljesë, sipas së cilës shteti është mbi të gjitha, ndërsa interesat etatike-kombëtare janë primordiale dhe prioritare.

[59] www.SETimes.com/by *Gazetajava.com*

**9. Epoka Post Risheljesë: përparësitë dhe kritikat e doktrinë së tij**

Me sa mund të konkludojmë politikat shtetërore dhe kombëtare franceze post Risheljesë kanë qenë çdoherë të orientuara sipas përshtatjes ndaj rrethanave, por duke mos devijuar asnjëherë nga *Raison d`État* dhe duke mos cenuar asnjëherë interesin shtetëror, sovranitetin dhe Shtetin-komb francez. Karakteri sekularist dhe shteti laik francez janë të ngulitura thellë në sistemin shtetëror francez. Kushtetuta franceze në preambulën e saj edhe pse thekson me vendosmëri përkushtimin ndaj të drejtave të njeriut, afirmon dhe proklamon fuqishëm mbrojtjen e sovranitetit kombëtar dhe shtetëror. Franca përpos që u ofron mbrojtje të interesave të shtetit-komb të saj, ajo ofron edhe një mbështetje dhe asistencë të palëkundur komunitetit frankofon në Belgjikë të njohur me emrin valon dhe komunitetit frankofon në Zvicër. Artikulli 1 i Kushtetutës së Republikës franceze thekson rolin e pandashëm, laik, demokratik dhe social të shtetit francez. Franca garanton barazi përpara ligjit për të gjithë qytetarët e vet, afirmon fort karakterin unitar të shtetit si dhe respekton të gjitha besimet fetare. Gjuha e Republikës është frëngjishtja. Poashtu komuniteteve frankofone në Belgjikë dhe në Zvicër u ofrohet ndihmë permanente. Deviza *"Liri, Barazi, Vëllazëri"* është devizë e francezëve, por edhe e frankofonëve. Njëkohësisht, simboli shtetëror francez, gjeli (le coq) është simbol për të gjithë francezët, valonët dhe për frankofonët e Zvicrës. Kombi dhe shteti janë të një interesi të pandashëm. Gjuha frënge dhe kultura frënge janë pjesë e pandashme e shtetit francez.[60] Edhe sot ndarja e buxhetit të Francës avancon afirmimin e kulturës dhe gjuhës frënge. Asnjë shtet nuk e ka të shndërruar mekanizmin e gjuhës në brend kulturor dhe në institucion ndërkombëtar. Frankofonia është brendi kulturor i Francës, poashtu edhe Deklarata Universale për të Drejtat e Njeriut është "produkt" francez, ndarja e pushteteve njashtu, e shumë e shumë me radhë. Për atë arsye gjykoj se Franca edhe pas shumë vitesh pas vdekjes së Risheljesë arriti që ta mbajë gjallë doktrinën e tij, "imponimin përmes gjuhës".

Historikisht pamë se si shkoi performimi risheljan i Francës, karakteri i fortë i interesave shtetërore-kombëtare, laiciteti i shtetit, liria e besimit dhe qëndrueshmëria e fortë e *Raison d`État*. Thënia e Risheljesë *" Më mirë të sakrifikohet jeta e një njeriu se sa ekzistenca e shtetit"* përdoret nga shumica e politikanëve dhe udhëheqësve francez dhe botërorë. Përderisa Rishelje pohonte me ngulm mbrojtjen dhe avancimin e interesave kombëtare, Napoleoni thoshte se marrëveshjet duhet të respektohen derisa

[60] *La constitution française de 1958*, Texte incluant les modifications depuis 1958, faqe 1.

ato nuk janë në kundërshtim me interesat, ndërsa De Gol pohonte me gojën plot se Franca nuk kishte as aleatë e as armiq të përhershëm, por interesa të përhershme. Rishelje futi konceptin bashkëkohor në marrëdhëniet ndërkombëtare, me Paqen e Westphalisë, edhe pse nuk e përjetoi atë, pra të bazuara në shtet- kombin, të motivuar nga interesat e veta kombëtare, i bazuar në modelin e shteteve sovrane, si model i sistemit politik që do të vazhdojë edhe sot e kësaj dite, megjithë procesin e globalizimit dhe epokën e përtej shtet-kombeve. Edhe sot e kësaj dite shteti-komb sfidon. Franca arriti që të dominojë më se 300 vjet me gjuhën e vet në nivel ndërkombëtar, prej 1648 gjer më 1948. Ndërsa pas 1948 frëngjishtja është gjuhë që flitet në shumë shtete dhe kontinente. Është gjuhë me ndikim që përdorët në të gjitha institucionet ndërkombëtare. Edhe atë falë politikës së këtij njeriu të madh. Sot frëngjishtja flitet nëpër shumë shtete dhe kontinente. Sot Franca nuk është vetëm evropiane, por edhe tejoqeanike. Sepse disa ish-koloni franceze, sikurse Guadelupe dhe Martinique prej 1635, La Reunion prej 1638, La Corse, La Savoie, si dhe Comte de Nice janë tipike dhe pastër franceze. [61] Për më shumë do të shohim në kapitullin mbi Organizatën Ndërkombëtare Frankofone, ku do të potencohet se gjuha frënge ishte dhe mbeti simbol kulturor i francezëve dhe mjeti i vetëm për të mbijetuar apo për të qenë prezent në sistemin e marrëdhënieve ndërkombëtare.

Sipas Risheljes *secili shtet dhe komb ka të drejtë të qeveriset në mënyrën që mendon se është më e mirë për të dhe askush nuk mund të imponohet me ide me të cilat ai mendon se janë më të mirat,* është analogjike me thënien e Linkolnit qeverisje e popullit, për popullin, nga populli.

Mirëpo, përpos që ka avantazhe ky parim, i njëjti shpesh herë është bërë objekt i diskutimeve të ndryshme për kinse rolin tejet të theksuar të shtetit, e kësisoj rolin nën hije të individit. Në përgjithësi mund të themi se është ashtu, sepse sot koncepti i të drejtave të individit apo qytetarit është sfidues për *Raison d`État*. Klod Lëfor, Raymond Aron e shumë e shumë veprimtarë të tjerë të drejtave të njeriut afirmojnë se koncepti i të drejtave të njeriut është koncepti që mund të sfidojë *Raison d`État*. Qëndrimin e tyre ata e justifikonin me tezën se të drejtat e njeriut janë të drejta individuale, e jo të drejta politike. Natyra e shtetit, ndërkaq, dallon nga natyra e individëve, ngase shteti i nënshtrohet ligjeve dhe rregullave që janë specifike për të.[62]

---

[61] Evelyne Berard & Yves Canier & Christian Lavenne, *Tempo 1, Methode de français,* Didier/Hatier, Paris 1996, fq.106

[62] Klod Lëfor, *Demokracia dhe totalitarizmi,* Arbri, Tiranë 1993, fq. 12

Në përgjithësi mund të themi se koncepti i mbrojtjes së shtetit me çdo kusht, e deri ndoshta edhe në privimin e individit apo individëve nga të drejtat e tyre në emër të gjoja *Raison d`État*, ka qenë argument i regjimeve komuniste. Por, jo vetëm kaq ky argumentim haset edhe tek kundërshtarët e komunistëve, tek ideologët konservativë antikomunistë, sepse edhe këta e përkufizojnë politikën në raporte të forcës, ndërsa realizimin e të drejtave të njeriut e bëjnë të varur nga imperativi i ruajtjes së shtetit, pra i nënshtrohen *Raison d`État*. Andaj shtetet mes parimit të *Raison d`État* dhe ndoshta anarkisë së individit apo të njeriut duhet të gjejë mesin, e ato janë të drejtat e njeriut, si vlerë universale dhe të patjetërsueshme, si vlerë e shoqërive demokratike dhe liberale. Parimi i arsyes së shtetit *(Raison d`État)* që pretendon të mbajë lart interesat më të larta shtetërore a kombëtare, sipas veprimtarit të shquar për të drejtat e njeriut Daniel Mayer**,** ka shërbyer dhe shërben si justifikim për shkeljen e të drejtave dhe lirive të individëve, grupeve të veçanta apo të tërë një populli.[63]

Sikur të ishte ndjekur parimi i *Raison d`État*, forcat e NATO-s nuk do të duhej të intervenonin në Bosnje dhe në Kosovë, sepse cenonin "sovranitetin" e një shteti, e kësisoj cenonin të drejtën ndërkombëtare. E drejta ndërkombëtare mëton të afirmojë se sovraniteti i çdo shteti është i pacenueshëm. Por, e drejta ndërkombëtare nuk afirmon edhe shkeljen e të drejtave të njeriut në emër të interesave shtetërore, sepse asnjë shtet nuk duhet të cenojë interesat e qytetarëve të vet, për gjoja mbrojtjen e shtetit, sepse shtetin e përbëjnë po ata qytetarë. Ideologët serbë, nacionalistët dhe shtetarët serbë, duke u bazuar në Arsyen e shtetit, përdorën po të njëjtin parim jo vetëm për të arsyetuar represionin e shumëfishtë kundër shqiptarëve, por edhe për ta mbështetur projektin e shpopullizimit të Kosovës nga shqiptarët. Shtetarët serb si dhe disa përkrahës konservatorë të *Raison d`État*, nuk reshtën dhe nuk reshtin edhe më tej të sulmojnë dhe kritikojnë NATO-n, e cila sipas tyre shkeli parimin e legjitimitetit e cila mbron intervenimin në përputhje me të drejtën klasike ndërkombëtare, që ende mbron sovranitetin e shteteve, dhe zgjodhi parimin e ndërhyrjes apo intervenimit edhe në një shtet sovran për të mbrojtur të drejtat e njeriut.

Kjo që ceka thekson rolin e domosdoshëm të reformimit të këtij koncepti, rishikimit të menjëhershëm, sepse në shumë vende të drejtat e njeriut shkelen, pikërisht në bazë të zbatimit të *Raison d`État*. Nuk mëtoj të them se gjoja nuk duhet të ekzistojnë interesat shtetërore, por ato interesa duhet të bazohen në të drejtat e kombit, në të drejtat

---

[63] Po aty, fq.20

e etnive, në të drejtat e njeriut si individ. Në shek. XXI nuk ka vend për shtete që e thyejnë parimin e të drejtave të njeriut në emër të interesave etatike. Këtë nuk e ka as edhe shteti prej ku buron ky parim, pra as Franca. Aty më shumë se kudo respektohen të drejtat e njeriut, sepse ky parim është pjesë e pandashme e shtetit francez. Ky koncept për të drejtat e njeriut lindi në Francë, gjatë dhe pas Revolucionit, si dhe u bë pjesë e pandashme e çdo organizate ndërkombëtare dhe rajonale. Andaj tentativa e shumë shteteve, shkelëse të parimit të të drejtave të njeriut nuk mund të arsyetohet nën pretekstin e mbrojtjes së interesave shtetërore. Arsyeja shtetërore nuk mund të aplikohet në kurriz dhe në dëm të të drejtave të njeriut. Kjo është më se e qartë dhe e arsyeshme. Në një rast presidenti i Asamblesë Parlamentare të Frankofonisë dhe deputet i dhomës kanadeze Kebekut-*pjesa frankofone e Kanadasë,* zoti Bernard Patry, duke cituar thënien e Daniel Mayerit, shprehet se *"Arsyeja e shtetit vjen në shprehje atëherë kur shteti humb arsyen".* [64] Kjo ishte një thënie që vlen për këtë shekull. Shteti vetëm kur e humb arsyen shkel mbi parimin e të drejtave të qytetarëve të vet ose të huaj, ose shkel të drejtat e njeriut.

Edhe pse francezët janë shumë të dhënë pas interesave të tyre shtetërore si dhe pas shtetit, sot konstruksioni evropian dhe globalizimi si proces shpijnë në rishikimin e rolit të shtetit, pra në reformimin e tij. Por, kjo reformë është tejet e vështirë për t`u bërë. Siç do të shprehej me një rast Fernand Braudel, në librin e tij "L`identite de la France", (1989), reformimi i rolit të shtetit për francezët dhe për Francën do të thotë heqja dorë nga identiteti francez, heqje dorë nga Shteti-komb, nga epoka e revolucionit, heqja dorë nga miti i Vercingetoriksit[65], heqja dorë nga karakteri unitar i Francës. Një gjë të tillë është e vështirë për tu bërë, megjithë rolin më të vogël të shteteve në botën e globalizuar.

Por, identiteti për francezët është mbi të gjitha, e besoj se edhe për çdo komb tjetër. Sepse identiteti francez është i lidhur për gjuhën, për shkollën laike (e imponuar nga Jules Ferry), nga vlerat e Republikës, të humanizmit, në emër të drejtave të njeriut, nga gjaku i përkatësisë kombëtare, nga vullneti për të jetuar së bashku të gjithë njerëzit

[64] Fjalim i mbajtur më 7 korrik 2005 në Sesionin e III të Parlamentit Frankofon të të Rinjve në Bruksel dhe në sesionin e XXI të Asamblesë Parlamentare Frankofone.

[65] Vercingetorix ka qenë heroi i parë francez i cili duke luftuar kundër Romakëve ra heroikisht. Ky njeri udhëhiqte të shumë fise gale të cilët do të kontribuonin në krijimin e kombit francez. Në procesin e krijimit të këtij kombi përpos Galëve kanë ndikuar edhe keltët, frankët (popull gjermanik), si dhe vikingët. Kjo flet për diversitetin e popullit dhe karakterin kompleks dhe kontradiktor, tensionet e brendshme, kultin e dallueshmërisë dhe alteritetit në Francë. Kjo shpesh-herë ka çuar edhe në tensione interne për shkak të gjuhëve regjionale në Francë, për shembull dialekti Breton, oksiton, flaman, bask etj.

e ndryshëm, të lindur apo të ardhur në Francë, një identitet që për të huajt nuk mund të jetë i mbyllur, një identitet i lidhur për *La Marseillase* (himnin), për flamurin *bleu blanc rouge* (kaltër, bardh, kuq) dhe për festën kombëtare të 14 korrikut.[66] Ndërkaq në pyetjen se çfarë është një Francez, shkrimtari dhe humoristi Pierre Daninos (1913-2005) përgjigjet me sarkazëm : ”Një Francez është para se gjithash e kundërta e asaj që ju e besoni”.

Sot, Franca e Risheljesë, megjithë se popullata e saj përfaqëson vetëm 1 % të popullatës së përgjithshme botërore, ndërsa sipërfaqja e saj mbulon vetëm 0.4 % të territorit botëror, edhe më tej është dhe konsiderohet si fuqia e katërt ekonomike dhe tregtare botërore. Franca është shteti i parë që ka pasur rrjetin e Ambasadorëve që nga epoka e Luigjit XIV, e nxitur kjo nga Testamenti Politik i Risheljesë. Gjuha frënge deri në Luftën e Parë Botërore ishte gjuha e vetme e diplomacisë, ndërsa sot së bashku me gjuhën angleze e ndan këtë privilegj, sepse është gjuhë zyrtare dhe e punës e shumë organizatave ndërkombëtare (OKB, UNESCO) dhe joqeveritare (Lojërat Olimpike). Por, sot globalizimi, integrimet evropiane, shfaqja e fuqive të reja, aksionet në favor të drejtave të njeriut, urgjenca ekologjike, zhvillimi i të drejtës ndërkombëtare, konkurrenca mes kulturave, e kanë çuar Francën në rishikimin e rolit të saj dhe të veprimeve të saja diplomatike, kulturore, tregtare dhe ushtarake në sistemin botëror.

## 10. Rishelje në letërsi

Rishelje për shkak të inteligjencës dhe admirimit jashtëzakonisht të madh të leximit, posedonte një pasuri prej rreth 20 milion librash[67]. Vendi i tij është aq i madh dhe i pranishëm jo vetëm në marrëdhëniet ndërkombëtare, në histori apo diplomaci, por edhe në letërsi.

Aleksandër Dumas e përshkruan si njërin prej tre personazheve në ***“Tre Musketarët”.*** Ai pasqyrohet aty si një personalitet i shkëlqyer, brilant, makiavelist dhe me sukses në përmbushjen e misioneve qeveritare. Ndërsa, Honore de Balzak

[66] Himni nacional La Marseillase është i kompozuar më 1792 nga kapiteni Rouget de Lisle për t`i motivuar ushtarët e vet kundër ushtrive sovrane evropiane që donin të restauronin pushtetin e Luigjit të XVI. Kjo i shpinte francezët në mbrojtjen e kombit dhe shtetit francez. Flamuri trengjyrësh është pranuar si flamur francez më 1789, që simbolizon unitetin e mbretërisë (bardh) dhe të popullit (e kaltra dhe e kuqja sipas stemës së Parisit e cila daton që nga viti1358, epoka e mbretit Karli V. Festa kombëtare e 14 korrikut është për hir të marrjes së Bastiljes, më 14 korrik 1789, nga revolucionarët francez. Marrja e Bastiljes konsiderohet si fund i fuqisë absolute të mbretit dhe triumf i vlerave republikane.

[67] *http://www.crutchoftheweak.com/?p=28*

njëkohësisht referon në fund të romanit të tij Iluzionet e humbura” duke asocuar tek Kardinali Rishelje dhe duke e kritikuar atë për thënien e tij si më poshtë:

*“If you give me six lines written*
*by the most honest man, I will find*
*something in them to hang him.”*

***“Nëse mi jepni gjashtë rreshta të shkruara***
***edhe nga njeriu më i ndershëm, do të gjej***
***diçka në ato rreshta që ta var, ekzekutoj atë.”***[68]

### 11. Shteti-komb, definicione dhe analiza

Shteti-komb si proces historik u shfaq pra me paqen e Wesfalisë të iniciuar nga Franca, e prirë nga interesat e saja kombëtare dhe shtetërore. Debati i cili përcillet edhe sot nuk është vetëm në këndvështrimin historik, por edhe në atë sociologjik, socio-politik. Edhe pse me të madhe diskutohet për proceset globalizuese, për eurointegrimet, prapë se prapë shteti-komb mbetet modeli i vetëm i shfaqjes dhe i performimit të secilit shtet-komb. Do të shohim në vijim edhe definicionet që vijnë si rezultat i këtyre debateve të ndryshme mbi shtetin, kombin, mbi shtetin-komb etj. Këto debate datojnë qysh me paraqitjen e nacionaliteteve dhe nacionalizmit në Evropë e deri në ditët e sotshme.

Kërkesa për definimin e kombit, shtetit apo shtetit-komb është më se e nevojshme dhe tejet utilitare. Sepse duhet të përcaktohet se në çfarë të drejte përcaktohen një grup njerëzish i caktuar, të kenë një shtet të caktuar, në një hapësirë të caktuar.

Kombi është një ide politike e re. Edhe pse francezët, anglezët dhe spanjollët mendohen se janë si kombe prej një kohe më të vjetër, e pamë se zgjimi i vetëdijes kombëtare tek francezët kishte qenë më i hershëm, për të vazhduar me radhë tek të tjerët. Ka autorë madje që potencojnë se zgjimi i vetëdijes kombëtare dhe konstituimi i kombeve është më i vjetër, pikërisht daton që prej shek. XIII në qytetet italiane. Kur jemi te qytetet italiane duhet të potencojmë se në favor të parimit kombëtar, ai që më

[68] *http://www.lucidcafe.com/library/95sep/richelieu.html*

së shumti ka kontribuar për këtë njëkohësisht, është italiani Pasquale Mancini, jurist i mirënjohur italian, i cili në ligjëratën e tij të famshme *"Për kombin si bazë e të drejtës së popujve"* të mbajtur në Universitetin e Torinos më 1851, angazhohej që çdo komb si shoqëri njerëzore që dallohen nga të tjerët sipas karakteristikave që janë: gjuha, pra si element i parë, feja, aspiratat, territori, tradita, historia , zakonet etj, të ketë të drejtën të krijojë shtet të vetëm, respektivisht të jetë i lirë ta organizojë vetveten në një shtet të pavarur. [69] Madje edhe bashkësia e sotshme ndërkombëtare është e ndërtuar mbi bazën e respektimit të aspiratave kombëtare, nëpërmjet parimit kombëtar, sipas të cilit shteti duhet të përputhet me kombin, sepse kombet janë subjekt natyror, ndërsa shtetet subjekt artificial dhe arbitrar. Megjithëse për definimin e shtetit-komb, apo të të dyve ndaras ka këndvështrime të shumta sidoqoftë që ka ide edhe të atyre që shkojnë dhe marrin guximin të theksojnë se epoka e shteteve kombe ka përfunduar, dhe se duhet të shkohet në një qeveri botërore. Ithtarë të këtij mendimi janë filozofi Emanuel Kanti, sociologu gjerman Jurgen Habermas, ndërsa tejet i zëshëm ka qenë dhe është edhe Robert Kapllan- ish këshilltar i lartë i regjimentit të forcave speciale amerikane. Tentativat për qeveri botërore ndoshta nuk janë edhe të këqija, por ato nuk mund të ndodhin për shkak të diversitetit kombëtar të planetit.

Ekzistojnë teori të ndryshme mbi definimin e kombeve dhe shteteve. Shumë mendimtarë parashtrojnë pyetjen se cili është më i vjetër kombi apo shteti? Në fakt cili krijoi cilin? Jo rrallë kombi është identifikuar me shtetin dhe të dyja këto koncepte janë shkrirë në shtetin-komb, siç ishte rasti me Francën dhe francezët. Erik Hobsbawm definon kombin si trup qytetarësh, sovraniteti kolektiv i të cilëve formëson shtetin.[70] Në fakt sipas tij koncepti i shtetit nënkupton edhe shtetësinë edhe qytetarinë. Sidoqoftë shteti që shumë shpesh krahasohet apo njësohet me termin vend, si subjekt vazhdon të perceptohet si bazë territoriale e gjeografike, me kufij të përcaktuar, që lidhet me qeverisjen. Kësisoj krahas territorit gjeografik dhe pushtetit qeverisës, kemi edhe pushtetin legjislativ që së bashku formojnë sovranitetin e shtetit. Kësisoj ky definim shpie në njësimin e shtetit me kombin.

Mirëpo ka shtete që përbëhen nga më shumë popuj ose kombe, si për shembull Kanadaja, Belgjika, Zvicra, etj. Rasti i njëjtë është edhe tek shqiptarët të cilët janë të copëtuar në më shumë shtete, rasti i popullit kurd i cili poashtu është i shpërndarë në

[69] Zejnullah Gruda, *Mbrojtja e të drejtave të njeriut I,* Timegate, Prishtinë 2001, fq. 143
[70] E.J. Hobsbawm, *Nations and Nationalisme Since 1780: Programme, Myth, Reality,* Cambridge, England, Cambridge University Press, 1990 fq. 12

disa shtete. Konceptimi i shtetit me kombin ka pasur një vlerë të madhe gjatë ndërtimit të kombeve të mëdhenj si atij francez, italian, gjerman, britanik, amerikan. Në rastin e Francës, Gjermanisë dhe Italisë, definimi është bërë mbi bazën e grupeve kombëtare, ndërsa në rastin e Amerikës në kuptimin e bazuar tek origjina dhe tek individi. Në këtë kontekst mund të bëhet veçimi i shtetit si super-strukturë organizative (njëkombëshe ose shumëkombëshe) dhe vetë bashkësisë njerëzore të anëtarëve të njëjtë (komb). Sipas kësaj krahas ndërtimit historik paralelisht edhe të kombit edhe të shtetit apo të kombit-shtet dhe të shtetit-komb, kemi edhe raste kur kombi është shfaqur para formësimit të një shteti të plotë e mirë të organizuar ashtu siç duhet (rasti me shqiptarët), apo e kundërta rasti i ndërtimit të shtetit, e mandej formësimit të kombit siç është rasti me amerikanët dhe Amerikën. Në Evropën Perëndimore pamë që rasti ishte ndryshe. Paralelisht kishim ndërtim të shtetit-komb, rasti i Francës.

Ndërsa, pas Wesfalisë, e më konkretisht pas unifikimit të kombit gjerman në një shtet të vetëm shfaqen dy lloje të nacionalizmave: nacionalizmi liberal dhe nacionalizmi dominues, i cili zhvillohet në Shtetet-Kombe tanimë të konstituuar. Evropa e kombeve kësisoj u bë Evropë e nacionalizmave. Fjala "komb" është e vjetër, por kjo fjalë ishte mjaft e gjerë dhe përshkruante një grup të njerëzve që kishin një origjinë të përbashkët. Pas Wesfalisë, e më konkretisht pas Revolucionit Borgjez Francez, koncepti komb do të marr formën dhe kuptimin politik: si subjekt i cili rigrupon qytetarët të cilët kanë vullnetin të marrin përsipër fatin e tyre, në kuptim të sovranitetit përballë Mbretit.[71] Në shek. XIX ky term do të marrë kuptim pak më tjetër, pikërisht për shkak të debatit franko-gjerman për definimin e kombit, për shkak të problemit të Lorrenit dhe Alzasit, që konsideroheshin herë si franceze e herë si gjermane. Për të zgjidhur këtë problem pajtohen të gjithë me thënien që çdo komb ka të drejtën e tij të formimit të shtetit sovran. Kësisoj shtet-komb quajmë atë komb i cili ka arritur që të ketë dhe formësojë shtetin e vet, ndërsa nacionalitet (në kuptimin e shek. XIX) çdo komb i cili aspiron në krijimin e një shteti. Sipas Ernest Renanit një komb është një shpirt, një princip spiritual.[72]

Sidoqoftë në mesin e shek. XIX shtetet në Evropë ndahen në tre lloje:

---

[71] Valerie Zanghellini, *Histoire 1re, L, ES, S,* Belin, Paris 1997, fq. 102
[72] Po aty, fq. 102

1. Shtete-kombe ose kombe të kënaqura- ku limiti territorial i shtetit koincidon me atë të kombit, dhe i cili mund të mbajë si duhet sovranitetin pavarësisht sfidave
2. Shtete multinacionale-ku shteti rigrupon më shumë kombe, njëri prej tyre dominon të tjerët
3. Shtete infranacionale: ku kombi është i shpërndarë në më shumë shtete

Kësisoj, në dy rastet e fundit, aty ku kombi dhe shteti nuk koincidojnë fare, në shek. XIX zhvillohet lëvizja e nacionaliteteve (fr. Le mouvement des nationalites). Në shtetet multinacionale, disa popuj që ishin të dominuar nga tjetri fillojnë të shfaqin së paku tendencat për një autonomi nacionale, ose pavarësi tërësore, ndërsa në shtetet infranacionale, kombi i ndarë synonte bashkimin. Sidoqoftë kemi edhe raste tjera të veçanta sikurse rasti me kombin britanik i cili u formua si njësim i anglezëve, skocezëve, irlandezëve dhe banorëve të Uellsit, pra i bazuar në diversitet, edhe pse irlandezët janë kundër një shteti britanik.

Një gjë është e padiskutueshme. Kombi dhe populli nuk mund të njësohen. Popujt kanë lindur përpara kombeve, por kombet për dallim nga populli kanë interesim për tregun e përbashkët dhe gjuhën letrare si dy nevoja që i imponon momenti dhe rrethanat, si dhe zhvillohen më shpejtë, duke mundësuar kështu zhvillimin e shumë institucioneve të reja dhe një vetëdije të re.[73] Sidoqoftë formimi i kombeve nuk ndalon këtu. Ky proces i formimit të kombeve ende nuk ka përfunduar. Ndërsa pamë që disa kombe duke e ndërtuar koshiencën e tyre kombëtare, njëkohësisht ndërtonin edhe procesin e integrimit të tyre ekonomik dhe politik. Rasti konkret është rasti i Francës, si komb-shtet, një shtet-një komb. Poashtu ka kombe që janë vonuar në këtë aspekt dhe shtetin e tyre e kanë formuar më vonë, rasti i Gjermanisë. Por, ka raste kur shfaqen kombe në kuadër të shteteve shumënacionale.

Sidoqoftë termi komb së pari herë është përdorur më vitin 1810, ndërsa prej 1893 do të bëhet edhe pjesë përbërëse e fjalorit akademik francez. Kombi identifikohet si grup shoqëror që përbëhet nga pesë elemente: lidhshmëria ekonomike, territori kompakt, gjuha, kultura e njëjtë, vetëdija për përkatësinë dhe tërësinë nacionale.[74]

---

[73] Etem Aziri, *Sociologjia,* Arbëria Design, Tetovë 2007, fq. 157
[74] Po aty, fq. 159

Ndërsa paralelisht me kombin ndërlidhet edhe nacionalizmi si ideologji dhe çështje kombëtare. Sot flitet poashtu edhe për një fenomen tjetër, krizën e identitetit nacional, apo për identitetin e humbur të një kombi, sipas të cilës njerëzit që paraqesin grup të veçant që dallohet nga grupe të tjera kanë filluar ta humbasin atë veçori. Ndërsa në anën tjetër kemi edhe ithtarë që duan "vdekjen e kombit" në emër të globalizmit. Ata dëshirojnë edhe vdekjen e shteteve kombëtare.[75] Por një gjë e tillë ngelet për momentin e pamundur, sepse nuk mund të kërkohet që të hiqet dorë nga ndjenja e përkatësisë kombëtare. Protagonistët e tillë kërkojnë revidimin e bërthamës së shtet-kombeve, si dhe prishjen e rendit wesfalian të shteteve-kombe. Në mesin e tyre gjen edhe të tillë që nuk hezitojnë të thonë se pikërisht shtetet-kombe janë burim fatkeqësie që kanë ndikuar në fillimin e luftërave dhe konflikteve.[76] Ata harrojnë se konfliktet dhe luftërat kanë ekzistuar edhe përpara formimit të shteteve kombe, kur ka pasur luftëra në mes perandorive, si dhe luftëra ndërfetare. Por, ka edhe zëra amatorësh që thuan se kombet, shtetet si dhe shtet-kombe janë krijuar nga një "dorë e fshehtë" e cila për t`i realizuar synimet e veta tenton dhe thur komplote përmes shtet-kombeve dhe luftërave mes tyre. Këta zëra nxitojnë të thuan se edhe proceset e ndryshme historike nga Wesfalia, revolucionet, luftërat napoloniane, fundi i tyre, luftërat botërore e deri më sot, janë produkt i kësaj dore të fshehtë dhe të maskuar konspirative. Shembulli konkret mund të gjendet mes rreshtash tek libri "Komploti botëror" i autorit bullgar Nikolla M. Nikollov. Sidoqoftë mendimet dhe hipotezat janë hipoteza, ato janë ende të paverifikuara shkencërisht. Koha do të tregojë nëse do të jenë të sakta apo do të ngelin në kategorinë e hipotezave të shumta.

Pa marrë parasysh nëse kombi e ka krijuar shtetin apo shteti-kombin, këto dy koncepte shënojnë aspekte dalluese. Kombi paraqet një popullsi me një ndjenjë historike të vetes, ndërsa shteti strukturë qeverisëse të një kombi. Roli i shtetit sot në botën e globalizuar edhe pse është edhe më tej i fuqishëm, ai është në fazën postwesfaliane. Edhe pse aparati shtetëror ende është i fortë e shpesh herë është në disa raste më i gjerë dhe më i fuqishëm, norma bërthamore e Wesfalisë mbi sovranitetin e pamë që është zvetënuar dhe ka indikacione, se sovraniteti nuk është më i paprekshëm si dikur. Rastin konkret e kishim me ndërhyrjen e NATO-s në Kosovë dhe në Bosnjë. Nëpër histori ndeshim edhe shtetet pa kombe, në formë të perandorive, por ata janë tani vetëm pjesë e historisë. Një gjë është më se sigurt. Globalizimi,

[75] Po aty, fq. 167
[76] Xhemal Rushdi, op. cit. fq. 15

proceset eurointegruese, si dhe koncepti i të drejtave të njeriut nuk janë të pëlqyeshme për shtetet-kombe dhe për sovranitetin klasik të tyre, sepse ata gërryejnë dhe cenojnë interesat e shtetit-komb. Mirëpo, nuk mund të paramendohet rendi botëror pa shtete, sepse atëherë do përkrahej anarkia dhe do krijoheshin probleme të mëdha. Procesi i ndërtimit të shtet-kombeve ende nuk ka përfunduar. Shteti dhe kombi janë procese në ndërtim e sipër si dhe në konsolidim e sipër. Këto dy koncepte çdoherë janë në evoluim e sipër, por pa gjasa që të shuhen nën emrin e një qeverisje botërore, të një qeverisje pa shtete dhe pa kombe.

Shpesh herë hasen konfuzione në identifikimin dhe definimin e etnicitetit dhe kombit. Lehtësimi vjen nga ana e definimit të etnisë nga sociologu francez Georges Vacher de Lapouge, i cili i përshkroi kombet si subjekte të përbëra nga racat e ndryshme, nën peripecitë e historisë, dhe si etnicitete koherente anëtarët e të cilës kanë zhvilluar një solidaritet të vërtetë nacional.[77] Ky përshkrim i De Lapouge mund të vlejë ndoshta për kombin amerikan, por nëse bëjmë një krahasim me kombin shqiptar është jo i përshtatshëm.

Një gjë është e sigurt, shteti-komb konceptin e sovranitetit e shfrytëzon në dobi të kombit. Ndërsa kombi është një legjitimitet. Legjitimiteti në parim nuk mund të jetë populli, populli është sovran. Legjitimiteti për nga natyra është një parim transcendent. Pra, legjitimiteti kombëtar dhe sovraniteti shtetëror përbëjnë shtetin-komb. Ndërsa mund të kemi zëra ndoshta në të ardhmen edhe të kontestimit të autoritetit shtetëror dhe ridefinim të konceptit të kombit, sidoqoftë kombi sot nuk është më vetëm një legjitimitet politik, por edhe një lidhje sociale, atdhetare, e posaçërisht ndjenja për një atdhe të përbashkët,  (rasti i kombit shqiptar).

Teoria politike shënon dy mënyra të ndërtimit të një shteti-komb :

1. Shteti ekziston para kombit, e mandej përmes shtetit tentohet të krijohet ndjenja nacionale, pra siç pamë rasti i shteteve sikurse Franca e Risheljesë, e cila kërkonte zgjerime territoriale të mëtutjeshme.
2. Individë të ndryshëm të cilët i përkasin një kombi, sikurse rasti i kombeve etnike, të cilët manifestojnë vullnetin për të jetuar së bashku duke u vënë më pas në gjah drejt krijimit të shtetit të tyre. Në këtë rast mund të flitet për komb-shtet, me ç’rast koincidenca e unitetit kombëtar jep mundësinë e lindjes së shtetit, shembulli i Gjermanisë.

[77] *http://lepangolin.afrikblog.com/archives/ethnie__ethnicismes_et_republique/index.html*

Mirëpo ka një disociacion mes kombit dhe shtetit. Ka raste kur një komb nuk mund të krijojë një shtet të vetin. Për shembull këtu kemi rastin e palestinezëve të cilët edhe pse kanë territorin e tyre që nuk e zotërojnë, kanë popullatën e tyre, nuk kanë organizim politik të gatshëm për të siguruar sovranitetin. Pra, mund të flitet për një komb i cili nuk disponon me asgjë tjetër përpos me një autoritet territorial. Mirëpo, kemi edhe raste kur një shtet mund të përmbajë më shumë kombe. Këtu kemi shembullin e Perandorisë austro-hungareze, ndërsa sot është rasti i Turqisë që përmban në vete kombin turk, por përkrah ka edhe popullin kurd, ende të paformuar si komb, pa gjuhë të kodifikuar, pa letërsi, pa shtet. Poashtu është rasti i Mbretërisë së Bashkuar ku anglezët, skocezët, irlandezët dhe uellsasit, janë nacionalitete të ndryshme, mirëpo përfaqësojnë kombin britanik. Ose rasti i Kanadasë, që përmban kombin kanadez dhe atë kebekuas, si dhe kombe të ndryshëm autoktone vendase. Kemi këtu edhe rastet e shteteve ballkanike, ku secili shtet përpos kombit përfaqësues ka edhe kombe të tjera autoktone, apo nacionalitete të tjera autoktone. Mirëpo, kemi edhe raste kur një shtet nuk mund të konsiderohet si komb. Rast i tillë ekziston tek shtetet federale të cilët formojnë federatën. Për shembull kantonet zvicerane, ose Landet gjermane që janë shtete por nuk janë kombe. Ose rasti i Vatikanit, rasti i shtetit *sui generis*, i cili shtet nuk ka edhe komb, sepse kombi këtu nuk mund të definohet. Vatikani përbëhet nga katolikë të shpërndarë nëpër të gjithë botën. [78] Që do të thotë shtet i klerit, që si gjuhë zyrtare të diplomacisë ka frëngjishten.

Kritikët e shtetit-komb në Evropë dhe të kësaj teorie në përgjithësi mund të ndahen në dy grupe. Grupi i parë janë federalistët, e grupi i dytë janë marksistët. Grupi i parë, pra, federalistët evropian thonë se kombi është si një ndërtim politik artificial i partizanëve të shteteve centraliste. Kombi sipas tyre justifikon ekzistencën e shtetit, me ç'rast shteti nuk është më i asocuar me personalitetin e monarkut, por me një entitet abstrakt. Shteti-komb sipas tyre nuk është asgjë tjetër përpos një evolucion politik dhe duhet të kalojë në favor të unitetit evropian, e madje në drejtim të një qeverisje botërore, sipas kombeve të ashtuquajtura kontinentale.[79]

[78] Alain Bihr, *Le Crépuscule des Etats-nations, transnationalisation et crispations nationalistes*, Ed. Page deux, Paris 2000, fq. 87
[79] Rosa Luxemburg, *La Question nationale et l'autonomie*, 1908, traduction française : Ed. Le Temps des cerises, (2001). fq. 29

Grupi i dytë prej nga vjen kritika janë nga marksistët. Edhe pse marksizmi, apo format e marksizmit kanë humbur ndikimin në botën e sotshme, ende kemi ithtarë të kësaj teorie. Për ta identiteti nuk mund të gjendet tek kombi, por në kuadër të humanizmit. Shprehja *« jam qytetar i botës »* është vokativ për ta. Ndoshta në dukje mund të duket e kapshme kjo teori, por e njëjta nuk i qëndroi kohës. Sepse duke pritur zhdukjen e shteteve, marksistët prisnin në ndërkohë që klasa sociale e dominuar të bënte apo jepte prova të solidaritetit ndërkombëtar permanent, si për shembull refuzimit të luftërave. Sipas tyre një punëtor francez është shumë më i afërt me një punëtor të huaj, sesa me një muzikant, apo me një këngëtar francez. Kjo mund të shprehet edhe me thënien *« Punëtorët nuk kanë atdhe »,* e cila ka qenë edhe pjesë e Manifestit Komunist. Sido që të jetë të dy këto kritika nuk përkojnë me realitetin, janë anakronike dhe jo-utilitare.

Sidoqoftë procesi i globalizmit dhe fuqizimi i depërtimit të gjithanshëm të teknologjive të reja të informimit dhe komunikimit po prek gradualisht konceptet politike lidhur me shtetin dhe kombin, me sovranitetin, duke e rritur shkallën e ndërvarshmërisë dhe ndërthurjes së ndërsjellë midis popujve. Ky është ndryshim i madh që në një mënyrë apo në tjetrën, po ndikon dhe imponon rishqyrtimin dhe modifikimin e koncepteve thelbësore të shtetit dhe kombit në rrafsh kombëtar dhe ndërkombëtar. Globalizmi si dukuri e (pa)domosdoshme, si proces i pakthyeshëm dhe si filozofi objektive paraqet një lloj erozioni të sovranitetit shtetëror. Vetëm globalizimi mund të sfidojë shtetet-kombe dhe konceptin e sovranitetit, e jo edhe teoritë marksiste apo federaliste. Shtetet-kombe tentojnë edhe më tutje që ti mbajnë nën hije pakicat kombëtare përbërëse të popullsisë brenda tyre. Franca, Greqia, Turqia etj nuk po i përcaktojnë edhe më tej qartësisht diferencimet etnike, e aq më pak grupet minoritare në territorin e tyre, sepse homogjeniteti për këto shoqëri është i pakontestueshëm si ide e organizimit të shtetit-komb. Kjo mund të vlejë vetëm atëherë kur ka një identitet të vetëm kulturor apo një lidhëse homogjenizuese. Ndërsa në këto shtete ka prezencë të më shumë kulturave dhe kultura sot ka ndikim të drejtpërdrejtë në shtetin-komb. Për shembull amerikanët e kanë gjetur lidhësen homogjenizuese për shkak të prezencës së shumë kulturave atje. Ata mbështeten në kauzën e lirisë. [80] Bush në fakt mbështetet tek fjala e ish presidentit amerikan

[80] Georges Bush*, Inaugural Speech,* 20 Janar 2005, CNN

Abraham Linkoln në varrezat e Gettysbyrit (1863) se Amerika dhe kombi amerikan janë produkt i ngjizur mbi lirinë dhe ndjenjën se të gjithë njerëzit lindin të barabartë.

Në anën tjetër kemi edhe tentativën permanente evropiane për të gjetur një lidhje mes identiteteve kulturore evropiane, në drejtim të krijimit të identitetit evropian. Ky identitet mëton të mbështetet në demokraci, liri dhe të drejta të njeriut, siguri sociale, standard jetese, ruajtje të mjedisit, mospërdorim të forcës etj. Këtë e mundëson formimi kozmopolit, shumëgjuhësor dhe shumëkulturor i kontinentit evropian. Mirëpo fatkeqësisht numri i këtyre përfaqësuesve reprezentativ nuk është më i madh se sa i partizanëve të shteteve-kombe, apo të ithtarëve të identitetit kombëtar. Sipas sondazheve të gazetës Magazine Times (2001), realizuar me respondentë të moshës së re 21-35 vjeç, vetëm1/3 kanë deklaruar se e ndjejnë veten e tyre evropian, kurse 2/3 francez, gjerman, italian.[81] Ky brez njihet me emrin *Erasmus generation*, i themeluar sipas programit EU- *Erasmus Mundus* (program i shkëmbimit midis universiteteve të BE-së). Por, për t`u realizuar ky synim ambicioz duhet që pikë së pari të miratohen dhe të sillen një varg rregulloresh, ligjesh dhe mbi të gjitha kushtetuta evropiane e cila ka dështuar. Kjo kushtetutë mbi të gjitha dështoi pikërisht nga ndjenja e *kombit politik* francez dhe të bazuarit tek *krenaria e tepruar franceze.* Përse them kombi politik ? Sepse ky koncept, i bazuar në konceptin e kombit subjektiv, qytetar i shtetit etj., krijoi nocionet popull=komb=shtet=nacionalizëm kombëtar. Se kush mund të quhet pjesëtar i këtij kombi nuk vendos prejardhja etnike dhe gjuha, por vullneti për të marrë pjesë në rregullimin politik dhe për t`iu nënshtruar ligjeve të përbashkëta të atij shteti. Ky koncept është koncept francez i bazuar tek Rishelje. Ndërsa ky koncept do të shohim se përfshin natyrshëm në mes tjerash edhe gjuhën frënge. Krenaria e tepruar franceze refuzoi delegimin e sovranitetit dhe konceptit të kombit politik në kushtetutën e Unionit Evropian.

Koncepti francez për shtetin dhe kombin e tyre, e ndihmuar jo vetëm nga popullata franceze, por edhe nga udhëheqësia franceze ndikoi në refuzimin dhe jo-në konstitucionale evropiane.

Koncepti komb, shtet apo shtet-komb është përkufizuar në mënyra të ndryshme, megjithë « erozionin » për shkak të globalizimit. Në përkufizimet e Smitit,

[81] Rexhep Mejdani, op.cit. fq. 46

Gelnerit, Kedourisë etj, gjejmë përkufizimin e kombit në një sistem hapësinor-kohor, sistem referimi ku si element bazë, krahas atij kohor, të origjinës dhe gjuhësor, merret edhe kriteri hapësinor apo i faktit të të jetuarit në një territor të përbashkët, territor ky që krijon dhe formëson hapësirën politike.[82] Ky koncept sot ndiqet nëpër shumë kombe nëpër botë, e posaçërisht edhe tek kombi shqiptar si dhe tek protagonistët e bashkimit të kombit shqiptar në një shtet-komb shqiptar duke përfshirë Shqipërinë, Kosovën, pjesë të Maqedonisë, Malit të Zi, luginës së Preshevës dhe Çamërisë. Por, kjo ëndërr apo dëshirë është mjaft me çmim të shtrenjtë, sepse duhet merren parasysh edhe vokacionet dhe rrethanat tjera. Për shqiptarët formula e vetme është formula e Agnewit, që thotë se vendi është më shumë se objekt, ku praktika konkrete, kontaktet e përditshme me një gjuhë të standardizuar dhe në një hapësirë të dhënë, krijimi i solidaritetit, krijimi i një strukture ndjesish, si dhe bërja e territorit një objekt, ndërsa e identitetit subjekt. Kjo do të shmangte krijimin e koncepteve gjuha kosovare, identitet kosovar, apo nesër gjuha maqedono- shqiptare e kështu me radhë.

Pra, po të vështrohet në thellësi karakteristikat e kombit mund të klasifikohen si të shtetit, apo e kundërta që janë mishërime të një konceptimi vestfalian apo të asaj se si pushteti shtetëror i ka dhënë formë kombit. Ndaj edhe përpjekjet e identifikimit të kombit apo shtetit janë gjithnjë e relative. Por, kombet, shtetet përveç që janë një "rastësi" për Gellnerin, janë edhe domosdoshmëri. Ato nuk mund të bazohen në njëra tjetrën. Sepse shteti është krijuar ndonjëherë edhe pa ndihmën e kombit, ndërsa disa kombe janë ndërtuar edhe pa e jetësuar shtetin e tyre (palestinezët).

Kombet janë konstruksione moderne dhe jo entitete sociale të pandryshueshme sipas Erik Hobsbawmit, ndërsa sipas Stalinit kombet janë bashkësi të caktuara njerëzish. Anderson kombin e sheh si një bashkësi të imagjinuar politike dhe sovrane, sepse le të jetë edhe komb i madh në përbërje miliardësh ose i vogël në përbërje prej qindra mijëshe ai është i kufizuar, ka kufij të fundmë dhe nuk mund të barazohet me njerëzimin. Ai është i imagjinuar si sovran, si komunitet.[83] Pra, kemi definicione të ndryshme dhe çdoherë e më bindëse për kombin dhe shtetin. Përderisa kombi në shumë raste mund të konsiderohet edhe si kategori historike, me institucione qeverisëse dhe me banues të një territori, që *de jure* dhe *de facto*

---

[82] Po aty, fq. 58.
[83] Po aty, fq. 77-78

formësojnë shtetin. Por, edhe pse kategori historike kombi perceptohet edhe si kategori kulturore. Përderisa nga njëra anë shteti konsiderohet si një entitet politik sovran, shteti-komb, në anën tjetër, evokon dukshëm territorin, nënkupton shtetin ku një komb është mbizotërues apo pothuajse i vetëm, aq shpesh sa merr guximin edhe identifikohet me konceptin e shtetit unitar. E pamë se kemi edhe shtete federale, por edhe ata ndjekin parimin shteti-komb, pra siç ishte rasti i Gjermanisë me landet e saja, ose me Belgjikën që ka përbrenda tre komunitete apo kombe, dhe përsëri klasifikohet si shtet-komb. Shtetet-kombe ishin dhe mbeten produkte të nacionalizmit, linguistik dhe kulturor, apo politik. Ajo që sfidon këtë rend është thënia « Unë jam qytetar », (Civis sum !), si dhe koncepti i Evropës së shteteve-kombe, megjithë dështimin e kushtetutës evropiane.

Edhe pse shtetet-kombe këtë prirje mund ta konsiderojnë si tradhti kombëtare i`a vlen që të studiohet koncepti i Evropës së shteteve-kombe, shteteve rajone, Evropa e rajoneve, Evropa e popujve apo një shtet-kontinent evropian i vetëm.

Në dukje shfaqet dilema hamletiane për një rend të tillë në Evropë, si dhe për një politikë ndërkombëtare të Unionit Evropian, por Evropa duhet që ta ndryshojë konceptin e shtetit dhe ta evoluojë atë që të ketë influencën e duhur. Sido që të jetë konstruksioni evropian i UE-së, UE-ja sot është një Asamble shtetesh, një mikrokozmos, një botë në miniaturë. E gjithë kjo sepse një komb si *ethnos* nuk mund të transformohet në *demos* në UE, për shkak të prirjeve çdoherë e më të forta të shteteve kombëtare në UE.

## 12. Sfida e radhës : kombi evropian apo Evropa e kombeve

Kjo sfidë mëton të provokojë politikat e shteteve kombëtare apo shteteve-kombe në nivel lokal, si dhe ndërkombëtar. E posaçërisht Evropën dhe UE-në. Baballarët, krijues të UE-së, nuk e kanë marr parasysh ndarjen mes anëtarëve të shoqërisë civile dhe qytetarëve. Përderisa UE nuk përfaqëson një komb, funksioni i saj duhet të jetë në drejtim të mbajtjes së rendit jashtë dhe brenda kësaj organizate. Përbrenda duhet të sigurojë konsensusin me shteteve anëtare të saja si dhe sovrane, në politikën e brendshme dhe në drejtësi, ndërsa jashtë UE duhet të shfrytëzojë fuqinë e shteteve-kombe për të formuar kapacitetin e intervenimit nëpër botë. Ajo duhet të zhvillohet si një shtet-komb në të ardhmen. Supranacionalistët dhe sovranistët duhet

të kenë një aspiratë të përbashkët Evropën e fuqishme sipas konceptit të De Golit, apo Evropën me shtete-kombe të fuqishme, ku njëri shtet-komb do të imponojë vlerat e veta tjetrit apo të tjerëve, ëndërr prapë e Risheljesë, Napoleonit, De Taleranit, Klemonzosë etj. Sido që të jetë UE është në kurth të paradigmës franceze të njërit prej këtyre modeleve, ku do të mbizotëronte njëra apo tjetra ide. Aksioni evropian ose botëror, mund të jetë i nevojshëm për të mbrojtur dhe parandaluar kapacitetin e shtetit për të vepruar në çështjet e ndryshme, vetëm nëse Evropa i lë anash traditat dhe politikat e vjetra, doktrinat e vjetra dhe shikon në implementimin e një vizioni të ri. Por, Evropa me sa duket nuk e ka mendjen që t`i zëvendësojë lidhjet nacionale apo kombëtare, sepse Shteti-komb i iniciuar nga Franca, është një konstruksion tepër origjinal dhe prestigjioz për t`ia dhënë "falas" pedigrenë një organizate supranacionale. Kësisoj, UE ja e sotshme si një laborator i drejtësisë ndërkombëtare, ende nuk mund të konsiderohet sikurse e mendojnë disa si një shoqëri e parë ndërkombëtare post-vesfaliane. UE mund të ndiqet vetëm si një model për pjesë të ndryshme të botës, si një model i debateve apo laborator idesh mbi qeverisjen. UE si peng i debatit mes fundit të sovranitetit kombëtar, dhe fillimit të identitetit post-kombëtar gjendet mes kësaj dyshe sfiduese. Kësisoj UE do të shndërrohej në një forum ku shtetet do të diskutonin dhe negocionin mbi mbajtjen e rendit mes dhe përreth tyre, ndërsa në anën tjetër edhe një laborator ku popujt e saj do ta shndërronin atë në entitet ku do të investoheshin norma të reja të drejtësisë dhe solidaritetit përmes shteteve-kombe, nuk do të gjendej si peng permanent i shteteve-kombe risheljane dhe vestfaliane. Kjo formë UE-në do ta konvertonte në një model jo vetëm për regjionin, por edhe për forma të tjera më globale të kooperimit. Se sa do të jetë kjo e mundur mbetet të shihet në një të ardhme. Sidoqoftë, shteti-komb, koncept francez i Risheljesë, sfidon edhe më tej nëpër kohë dhe periudha të ndryshme historike e deri në ditët e sotshme. Ky koncept përpos që mban peng UE-në, përpos që reflekton në nivel politik, ushtarak, juridik ndikon edhe në atë linguistik. Bile edhe në drejtime institucionale tjera. Shembulli më i qartë dhe më domethënës për këtë është Organizata Ndërkombëtare Frankofone.

**Kapitulli**

# 3

## *Gjuha: mbështetje dhe vazhdimësi e politikës dhe diplomacisë së Risheljesë*

-----------------------------------------------------------•

-----------------------------------------------------------•

1. Organizata Ndërkombëtare Frankofone: ruajtja e vazhdimësisë së doktrinës së Risheljesë për t`u imponuar përmes gjuhës dhe kulturës
2. Qëllimet dhe funksioni i OIF (ONF): qëllime identike të Risheljesë
3. Përpjekjet franceze dhe frankofone për të mbajtur gjallë qëllimet e Risheljesë përmes Drejtimeve Themelore të Veprimtarisë së ONF
3. Multilinguizmi dhe plurilinguizmi: rruga e vetme e mbajtjes gjallë të gjuhës frënge në botën e globalizuar dhe në marrëdhëniet ndërkombëtare

## Kapitulli III. Gjuha: mbështetje dhe vazhdimësi e politikës dhe diplomacisë së Risheljesë

Me anë të gjuhës si mjet universal komunikimi midis njerëzve mund të transferohet e të ruhet në kohë informacioni, por edhe mund të transmetohen në mënyrë të unifikuar, ide, mendime, doktrina dhe qëllime ose objektiva të caktuara. Poashtu edhe aspekti spiritual. Gjuha ka qenë dhe është si një faktor që ka ndikuar dhe ndikon në evolucionin e njeriut, sistemeve dhe botës . Për qëllime të caktuara mund të shpiken edhe mënyra të ndryshme funksionale të vendosura në mjaft specifika dhe qëllime. Për këtë arsye Franca përmes gjuhës së saj dhe kulturës mbetet prezent në mënyrë permanente në nivel ndërkombëtar. Cili shtet arriti që ta institucionalizojë kulturën dhe gjuhën e vet? Asnjë. Betimi francez mbi vazhdimësinë e imponimit në Evropë përmes kulturës, doktrinë e Risheljesë, si dhe përmes gjuhës është më evident se kurdoherë. Sepse gjuha është faktor i veçant i formësimit të kombit dhe të identitetit të tij.

Po të analizohet mirë, sot kemi diku rreth 185-190 shtete. Asnjë shtet si Franca nuk imponoi gjuhën e saj përmes dy mekanizmave institucional: UE- së dhe krijimit të Organizatës ndërkombëtare Frankofone (OIF). Andaj përkufizimi i Herderit se kombi ka origjinë, institucione dhe gjuhë të përbashkët është i kuptimtë. Impono kulturën dhe gjuhën, pra bëhu i ndjekur, thotë doktrina risheljane. Në përgjithësi gjykohet se ekzistojnë diku rreth 200 kombe, por detyrimisht shfaqet edhe koncepti i kombit *nativ* (fr.i lindur) që nënkupton një popullatë natyrore me të njëjtën trashëgimi, gjuhë, gjeografi, kulturë e sistem politik. Shembuj të kombeve native ka me mijëra. Por asnjë komb, as komb nativ, e as shtet- komb nuk arriti të imponojë gjuhën dhe të bëhet brend kulturor dhe gjuhësor. Gjuha si element çelës i identitetit kombëtar dhe kulturor ka qenë segmenti kryesor i triumfit të Risheljesë, si dhe të Francës në përgjithësi. Kësisoj gjuha frënge mbijetoi krahas sfidave të shumë fuqive dhe gjuhëve të tjera. Përderisa më përpara kanë ekzistuar shumë gjuhë, diku rreth 10 000, sot janë diku 6000 syresh. Prej 200 vendeve që përmbajnë 5000 grupe etnike, vetëm në Afrikë përdoren 2500 gjuhë, ndërsa në Australi konsiderohet se janë humbur rreth 500 gjuhë që nga mbërritja e evropianëve atje. Nëse vazhdohet kështu për 100 vjet numri total prej 6000 gjuhëve do të zvogëlohet diku rreth 50-85 %. Andaj nëse duan mbijetesën secila gjuhë duhet të rishikojë pozicionet e veta. Frëngjishtja ka arritur ta bëjë këtë. Ajo është organizuar institucionalisht dhe është e pranishme gjetiu. Pushtimi përmes kulturës dhe gjuhës është çelësi i suksesit të një shtet-kombi.

Andaj nevoja e determinizmit kulturor gëzon mbështetje të duhur. Determinizmi kulturor imponoi gjuhën frënge dhe atë angleze si gjuhë të përdorura në nivel global, determinizmi kulturor i mundësoi gjuhës kineze të jetë e privilegjuar aktualisht në Azinë Juglindore. Në Indonezi gjykohet se 3 % e kinezëve zotërojnë më shumë se gjysmën e ekonomisë private të Indonezisë. Gjuha ka luajtur dhe luan një rol impresionues në ndërtimin e identitetit kombëtar.

Termi komb vjen nga latinishtja *natio,* që donë të thotë pjesëtarë të një kolegji apo studentë që i bashkon mënyra e njëjtë e komunikimit, pra gjuha, e kjo ndikoi në themelimin e Universitetit të Sorbonës më 1150. Gjuha frënge për dallim prej të gjithave ka arritur që të institucionalizohet. Franca është shteti-komb unik dhe paradigmë që mbështetet në unitetin e gjuhës dhe territorit historik, e jo të prejardhjes së përbashkët. Dhënia përparësi gjuhës si forcë kryesore unifikoi francezët, dhe ndikoi që shteti francez të angazhohet më shumë se secili shtet për ruajtjen e pastërtisë së gjuhës apo në promovimin e saj në ish kolonitë franceze dhe më gjerë. Imponimi i frëngjishtes në Belgjikë ka ndikuar në mos homogjenizimin e popullatës së atjeshme në një komb njëgjuhësh, si dhe në zbatimin e parimit të identiteteve të shumëfishta, në respektimin e identitetit shtetëror, të identitetit vetjak (kulturor ose etnik-kombëtar). Ndërsa Zvicra nga pikëpamja gjuhësore është e ndarë si duhet, gjë që ka ndikuar edhe në ndarjen e saj territoriale, si dhe në ruajtjen dhe respektimin e identitetit kulturor.

Andaj kombi francez me pjesëtarët e vet që kanë bërë gjëra të mëdha së bashku, (gjuha dhe kultura), që krijoi shtetin-komb, afirmohet si më i suksesshmi në këtë drejtim. Gjuha frënge përmes dokumentit më të vjetër të shkruar në vitin 842 “Les Serments de Strasbourg” (Betimet e Strasburgut), vjershës së parë të vitit 808, La cantillene de Saint Eulalie, (Sekuenca e Saint-Eulalie), këngëve të Rolandit 1080, urdhrit të Francien I për mësimin dhe përdorimin e gjuhës frënge në vend të latinishtes, përmes fjalorit të parë të frëngjishtes 1606, të përgatitur nga Aimar de Ranconnet dhe Jean Nicot, krijimit të Akademisë Franceze nga Rishelje, imponimit të frëngjishtes si gjuhë ndërkombëtare në diplomaci, imponimit të shkollimit laik nga Jules Ferry më 1881-86, përmes dekretit të 1966 për krijimin e Komitetit të Lartë për mbrojtjen dhe përhapjen e gjuhës frënge, dekretit të 1972 mbi pasurimin e gjuhës frënge, zyrtarizimit të gjuhës frënge si gjuhë zyrtare (neni 2 Kushtetuta e 4 tetorit 1958, Francë), si dhe institucionalizimi i gjuhës frënge si gjuhë zyrtare në UE, dhe krijimi i Organizatës Ndërkombëtare Franceze, përshkruajnë vijueshmërinë e doktrinës Risheljane nëpër kohë, ndërsa më parë i pamë edhe aspektet politike të

ndjekjes së doktrinës Risheljane nëpër kohë nga shtetarët francez në nivel evropian dhe botëror.

## 1. Organizata Ndërkombëtare Frankofone: ruajtja e vazhdimësisë së doktrinës së Risheljesë për t`u imponuar përmes gjuhës dhe kulturës

Është më se e qartë se çelësi i suksesit të një kombi është konvertimi i gjuhës kombëtare në gjuhë ndërkombëtare. Pse? Sepse atëherë kur arrihet kjo, një komb i tillë ka arritur të përçojë vlera, të ketë ndikim dhe të reflektojë në botën multilaterale. E njëjta gjë mund të thuhet edhe për kombin francez dhe gjuhën frënge. Ky komb i madh, me ideale demokratike, revolucionare, arriti që të shndërrojë përmes udhëheqësve të mëdhenj gjuhën kombëtare në gjuhë ndërkombëtare. Pikërisht kjo gjë u arrit më Paqen e Wesfalisë së vitit 1648, atëherë kur gjuha frënge u bë gjuhë e diplomacisë dhe marrëdhënieve ndërkombëtare, si dhe kulmoi me Frankofoninë. Po shtrohet pyetje se ç`është Frankofonia? Për të deshifruar këtë term, nisemi nga shkoqitja e termit frankofon. Frankofon quhet një person i cili flet frëngjisht. Kjo vjen nga frëngjishtja, franco-français, phonie-entendre/ecouter. Pra, të kuptosh frëngjisht, të dëgjosh, si dhe njëkohësisht të flasësh frëngjisht. Ndërsa *frankofonia* si term më i gjerë përfshin të gjithë frëngjishtfolësit, të cilët nuk e kanë gjuhë amtare gjuhën frënge ose nuk janë francez nativ, por që flasin gjuhën frënge dhe ndajnë vlerat e kulturës franceze. Termi *Frankofoni* për së pari herë haset më 1880, edhe atë për të përshkruar hapësirën gjeografike ku flitej kjo gjuhë. Është përdorur për së pari herë nga gjeografi i famshëm francez Onezim Rekly (Onesime Reclus). Ndërsa sot termi *frankofoni* simbolizon dhe inkarnon popujt ose grupet e folësve të cilët përdorin pjesërisht ose krejtësisht gjuhën frënge në jetën e tyre të përditshme ose në komunikim. Frankofonia përfaqëson njashtu edhe qeveritë, vendet ose instancat zyrtare të cilët përdorin gjuhën frënge. Pra, flitet për dy realitete, sipas asaj që ne shkruajmë frankofoni (popujt ose folësit) dhe Frankofoni (qeveritë dhe shtetet). Këtij realiteti do ti ndihmonte më tutje edhe thënia e famshme e Rivarolit mbi universalitetin e gjuhës frënge të vitit 1884, sipas të cilit “Ajo që nuk ishte e qartë, me siguri nuk mund të ishte franceze”. Me këtë Rivarol tentoi që të përshkruaj gjuhën frënge si gjuhë tejet të rëndësishme ndërkombëtare me peshë jashtëzakonisht të madhe, dhe lëshoi një mesazh të fortë i cili lexohet përmes rreshtave për një disperzim sa më të madh të gjuhës frënge në nivel ndërkombëtar. Pas një pushimi të gjatë, termi *Frankofoni* do të kthehej përsëri për të mos vdekur kurrë më vitin 1962. Kësaj i paraprijnë, një sërë aktivitetesh gjithëpërfshirëse për të sensibilizuar dhe mobilizuar institucionet dhe shtetet e

ndryshme për nevojën e formimit të një Organizate e cila do të rigruponte shtetet dhe popujt frëngjishtfolës. Kësisoj duke u bazuar në Deklaratën Universale për të Drejtat e Njeriut, të vitit 1948, Deklaratë kjo e cila e ka bazamentin në Deklaratën për të Drejtat e Njeriut dhe Qytetarët e vitit 1789, si dhe buron nga Revolucioni i famshëm Borgjez Francez, u formua një Asociacion Ndërkombëtar i Gazetarëve Francez më 1952. Ky asociacion ishte si uverturë e asaj qe më vonë do të institucionalizohej në Organizatë Ndërkombëtare të Frankofonisë. Kësaj të fundit i parapriu poashtu, edhe krijimi i unionit francez më 1946, me ç'rast vendet që ishin koloni franceze fituan autonomi. Nismat nuk u ndalën me kaq. Më 1954 krijohet Unioni Kulturor Francez i krijuar nga ana e kanadezëve frankofonë. Pra, përmasat e gjuhës frënge ishin tejkontinentale. Më 1958 kemi dy ngjarje të rëndësishme, krijimin e Komunitetit Francez, si dhe krijimin e Asociacionit të sociologëve francez, poashtu në Kanada. Ky sensibilizim nga ana e kanadezëve frëngjishtfolës, i krijoi hapësirë Parisit që të angazhohet për krijimin e Asociacionit Ndërkombëtar për Kulturë Franceze për shtetet e jashtme, gjë e cila u bë realitet më 1960. Më 1961, nga ana e kanadezëve krijohet Asociacioni i Universiteteve Frëngjishtfolëse (AUPELF), e cila shërbeu si një revindikacion (kërkesë e patjetërsueshme) për vazhdimin e mëtutjeshëm të institucionalizimit të gjuhës frënge. Njëkohësisht në këtë kohë me insistim të Parisit zyrtar krijohet edhe Ministria e Kooperimit, e cila do të angazhohej për një bashkëpunim me shtetet që do të ndanin vlerat e gjuhës frënge gjetiu. Në këtë vit në kontinentin afrikan, poashtu kemi aktivitete të ndryshme, siç mund të përmendet këtu krijimi i Unionit afrikan dhe Malgash, i cili më 1966 do të transformohej në Organizatën e përbashkët Afrikane dhe Malgashe. Ndërsa më 1970 krijohet Agjencia e Kooperimit Kulturor dhe Teknik, krijohet TV5 Evropa, më vonë TV5 Monde, e deri më 1997 me ç'rast zgjidhet për së pari herë Sekretari gjeneral i kësaj Organizate, z. Butros Butros Gali. Ky ishte pra, si hap i fundit i sensibilizimit dhe krijimi të asaj që quhet sot Organizatë Ndërkombëtare Frankofone, e cila përbëhet nga 53 shtete frëngjishtfolëse, nga 3 anëtarë të asocuar dhe katër anëtarë vëzhgues, si dhe me një numër gjigant prej 200 milionë frëngjishtfolësve. Më 1998 Asambleja e përgjithshme e Kombeve të Bashkuara i jep të drejtën apo statusin e vëzhguesit Organizatës Ndërkombëtare të Frankofonisë (OIF). Kjo Organizatë me një buxhet vjetor prej 180 milion eurosh, me një organigramë tejet të konsoliduar, ka 600 të punësuar. Kjo Organizatë ka poashtu katër përfaqësues permanent të OKB në Gjenevë, ka përfaqësues në Unionin Evropian në Bruksel, dhe në disa sërë organizatash tjera Rajonale.

Shtetet frankofone në përgjithësi kanë një të kaluar të përbashkët me Francën, por ato gjithashtu kanë edhe objektiva të përbashkëta për të ardhmen: zhvillimi i demokracisë, përkrahja e të drejtave të njeriut, dialogimi mes kulturave dhe civilizimeve, zhvillimi ekonomik. Këto shtete kanë lidhje të veçanta me Francën përmes organizmave zyrtar, siç janë Agjencia Ndërqeveritare e Frankofonisë, përmes manifestimeve të ndryshme siç janë Samitet e Frankofonisë, Dita ndërkombëtare e Frankofonisë, si dhe shumë iniciativa të tjera në nivel lokal. Sot termi "frankofoni" ka shumë kuptime, por mbi të gjitha ka kuptimin linguistik (ai që flet frëngjisht), kuptimin gjeografik (shtete apo popujt që flasin gjuhën frënge si gjuhë zyrtare, amtare, të përditshmërisë, administrative), kuptimin spiritual (ndjenja për të qenë me një komunitet dhe një solidaritet për të ndarë vlera të përbashkëta), si dhe kuptimi institucional (një komunitet i organizuar institucionalisht me një bashkëpunim të madh). Kooperimi i këtillë i mundësoi gjuhës frënge që të flitet në pesë kontinente, si dhe të ketë statusin e *gjuhës amtare* (Francë, Belgjikë, Zvicër, Luksemburg, Monako, Andorrë dhe Kebek), *gjuhë zyrtare* (Benin, Burkina Faso, Kongo, Bregu i Fildishtë, Gabon, Guine, Mali, Nigeri, Senegal, Togo, Kanada, Burundi, Kamerun, ishujt Komore, Xhibuti, Madagaskar, Marok, Mauritani, Ruandë, Seshel, Tunizi, Republika Demokratike e Kongos), *gjuhë e mësimdhënies dhe sistemit edukativ* (Algjeri, në gadishullin e Indokinës, Amerikën e Jugut).

Statusi i gjuhës frënge është i kënaqshëm edhe në Maqedoni, ku kjo gjuhë mësohet në mësimdhënie, shkolla fillore, të mesme, universitete dhe kjo është mjaft mirë. Status të kënaqshëm gëzon edhe në Shqipëri dhe në Kosovë. Franca përmes gjuhës së saj arriti që të jetë prezent në këto oqeane: në Atlantik përmes Guadelupës, Martinikës, Saint-Pierrit-et-Miquelonit, në Oqeanin Indian përmes Reunionit, Majotës, në Oqeanin Paqësor me Nouvelle-Caledonie, Wallis et Futuna, Polinezia Franceze. Ajo përpos suksesit të saj në nivel politik dhe territorial, diplomatik dhe ekonomik, arriti që në nivel gjuhësor të zgjerohet territorialisht në të ashtuquajturat Departamente tejoqeanike, (Departements d`outre mer): Guadeloupe, Martinique, Guyane, Reunion, Saint-Pierre-et-Miquelon; si dhe Territore tej-oqeanike (Territoires d`outre mer): Nouvelle Caledonie, Polinezia Franceze, ishujt e Wallisit dhe Futuna, tokat australiane dhe antarktikut francez. Franca është shteti i vetëm i cili për të mbrojtur gjuhën frënge nga barbarizmat ka miratuar edhe ligjin për mbrojtjen e gjuhës frënge nga barbarizmat, korrigjimet e gabimeve gramatikore, luftë kundër invazionit të anglishtes, denoncimi i barbarizmave dhe solecizmave, dënimi i gabimeve

ortografike dhe mbrojtja e gjuhës frënge nga deformimet e jashtme. Ky ligj daton që nga 6 janari i vitit 1997, i shpallur edhe në gazetën “Le Monde”. [84]

## 2. Qëllimet dhe funksioni i Organizatës Ndërkombëtare Frankofone qëllime identike të Risheljesë

Parakusht për tu bërë pjesë në këtë organizate është shkalla e të folurit të gjuhës frënge në vendet anëtare. Pra, bazuar në këtë situatë gjuhësore mund të thuhet se baza e lidhjes në këtë organizatë është historike e kulturore dhe gjuhësore. “Francophonie” moderne u krijua në vitin 1970.

Moto e krijimit të saj janë:

*Égalité* -------- *Complémentarité* ----------- *Solidarité*

Që do të thotë:

*Barazi* --------- *Komplementaritet* ---------- *Solidaritet*

Fillimisht, Francophonia filloi si një klub i vogël në vendet frëngjisht-folëse veriore. Por, që nga vitet e 70-ta organizata u zhvillua si institucion i rëndësishëm ndërkombëtar duke shtrirë degët e bashkëpunimit në shumë shtete dhe organizata të tjera ndërkombëtare në fushën e kulturës, shkencës, ekonomisë, drejtësisë dhe paqes.

Frankofonia ka kaluar nëpër tre faza historike:

*Faza e Parë, nga 20 Mars 1970:*

Agjencia për Kooperim Teknik e Kulturor

*Faza e Dytë, nga 4 Dhjetor 1995*

Agjencia Ndërqeveritare e Frankofonisë

*Faza e Tretë, nga 4 Dhjetor 1998*

Organizata Ndërkombëtare e Frankofonisë (ONF).

Struktura e Organizatës Ndërkombëtare të Frankofonisë është si vijon:

*Sekretari Ekzekutiv-* Sekretari Ekzekutiv është drejtuesi i zbatimit të objektivave të Organizatës. Ai zgjidhet nga Samiti i Organizatës, që përbën forumin më të lartë qeveritar të shteteve anëtare të ONF. Nga nëntori 1997 deri Dhjetor 2002 Sekretar

[84] http://books.google.com/books?id=nEcjZ1U35YMC&pg=RA1-PA234&lpg=RA1-PA234&dq=La+loi+de+protection+de+la+langue+francaise+de+la+part+des+barbarismes&source=bl&ots=_3UY0KKfhp&sig=xJkJ6rrkDrH65C6o8vFlNMAbOo&hl=en&ei=IhwgSum9ApPFsga1t4S4Bg&sa=X&oi=book_result&ct=result&resnum=1. Chapter 7. Origjina e termit *“barbar”* vjen nga *“barbarët”,* të huajt që nuk flisnin shumë mirë gjuhën e një vendi, e të cilët vendosnin barbarizma. Pra, bëhet fjalë për gabime kuptimore në përdorimin dhe komunikimin e gjuhës. Ndërsa solecizmi është gabim në sintaksën e një gjuhe.

Ekzekutiv i ONF ishte Dr. Butros-Butros Ghali, ish-Sekretari i Përgjithshëm i Kombeve të Bashkuara. Nga janari 2003 dhe në vijim është Abdou Diouf nga Senegali.

*Samitet-* Samitet e Frankofonisë janë takime të nivelit të lartë të Kryetarëve të Shteteve apo Qeverive të vendeve anëtare të ONF. Samitet organizohen në çdo dy vjet. Në samite liderët e shteteve apo qeverive takohen, këmbejnë mendime, debatojnë dhe zhvillojnë së bashku strategjitë dhe qëllimet e përbashkëta të ONF. Nga krijimi i organizatës deri në vitin 2009 janë mbajtur 13 samite të ONF.

*Konferencat Ministeriale-* Konferencat ministeriale të frankofonisë konsistojnë në takimet e ministrave të fushave të ndryshme përfshirë atë të punëve të jashtme, të kulturës, arsimit, shkencës ku analizohen arritjet e organizatës dhe diskutohen e merren vendime të përbashkëta për strategjitë në fushat respektive gjatë fazave përgatitore ndërmjet Samiteve.

*Këshilli Permanent*- Këshilli Permanent i frankofonisë konsiston në nivelin e ambasadorëve të vendeve anëtare dhe sikundër edhe konferencat ministeriale, edhe ky këshill ka si detyrë kryesore planifikimin dhe përgatitjen e Samiteve, si dhe ndjekjen dhe implementimin e vendimeve të samiteve.

*Agjencia Ndërqeveritare-* Agjencia Ndërqeveritare e Frankofonisë është operatori kryesor i kooperimit të programeve ligjore, ekonomike, teknike, kulturore dhe shkencore të vendosura në Samitet e ONF. Qendra e Agjencisë është në Paris. Agjencia ka gjithashtu edhe tre degë rajonale në Libreville (Gabon), Lomé (Togo) dhe Hanoi (Republika Socialiste e Vietnamit).

Misioni i Frankofonisë dhe roli i misioneve të Organizatës së Frankofonisë është sanksionuar në *Charte de la Francophonie,* (Karta e Frankofonisë), (CH.F.). Në Samitin e mbajtur në Burkina Faso me 26-27 Nëntor 2004 u theksua se adoptimi i Kartës së ONF përbën një kuadër strategjik për qëllimet e saj për periudhën 2004-2014. Karta e Frankofonisë u adoptua më 23 Nëntor 2005.

## 4. Përpjekjet franceze dhe frankofone për të mbajtur gjallë qëllimet e Risheljesë përmes Drejtimeve Themelore të Veprimtarisë së ONF

*Gjuha Franceze dhe Diversiteti Gjuhësor dhe Kulturor*

Drejtimi kryesore i veprimtarisë së ONF është promovimi i gjuhës frënge si një gjuhë ndërkombëtare si dhe promovimi i diversitetit gjuhësor dhe kulturor në

epokën e globalizmit. Në këtë drejtim, vendet që janë anëtare të ONF kanë dhëne një kontribut të shquar për procesin e  adoptimit të Konventës së UNESCO-s (United Nations Education, Science and Cultural Organisation-UNESCO) "Mbi Mbrojtjen dhe Nxitjen e Diversitetit të Shprehjeve Kulturore" (The Convention on the Protection and Promotion of the Diversity of Cultural Expressions" 20 tetor 2005).

*Paqja, Demokracia dhe Të Drejtat e Njeriut*

ONF bazuar përafërsisht edhe në përvojën dhe modelin e organizatave ndërkombëtare të tjera, ka deklaruar në qëllimet e saja kryesore edhe nxitjen e vlerave të tilla si demokracia dhe të drejtat e njeriut. Duke u mbështetur në *Déclaration de Bamako*, ONF ka dhënë nga ana e saj edhe kontribut financiar për arritjen e objektivave të tilla në një numër vendesh.

Vitet e fundit, një numër qeverish të vendeve të ONF, siç janë qeveritë e Quebec-ut dhe të Kanadasë kanë nxitur adoptimin e Kartës së ONF pikërisht që t`a bëjnë organizatën të aftë për të zbatuar edhe sanksione ndaj atyre vendeve që kanë tregues të dobët në aspektin e mbrojtjes së lirive themelore dhe të drejtave të njeriut dhe në praktikimin e demokracisë. Natyrisht, masa të tilla sanksionesh janë debatuar dy herë gjerësisht në ONF, por për arsye të diferencave të thella të sistemeve politike, ekonomike e shoqërore të vendeve anëtare të saj, masat e sanksioneve nuk janë aprovuar deri tani ndaj asnjë shteti që shkel liritë themelore, të drejtat e njeriut dhe demokracinë. ONF, si një organizatë ndërkombëtare e një profili të veçant luan rol unik në aspektin kulturor, shkencor, historik, ekonomik dhe demokratik në botën e sotme. E nxitur kryesisht nga historia dhe kultura franceze, nga gjuha dhe demokracia franceze kjo organizatë bën pjesë ndër institucionet ndërkombëtare që gjeneron vlera evropiane dhe euro-atlantike në mbarë botën, duke ruajtur ëndrrën e Risheljesë për prezencë ndërkombëtare permanente të gjuhës frënge. Në këtë drejtim mund të themi se i`a ka rritur synimit afatgjatë. Megjithë amputimin dhe afirmimin e gjuhës angleze, për shkak të rrethanave dhe kushteve të imponuara nga koha, për shkak të ndikimit të madh të gjuhës angleze në botën e globalizuar, mund të themi se gjuha frënge nuk e ka humbur prestigjin dhe rolin domethënës. E gjithë kjo falë aksionit të shtetarëve francez dhe kontributit të Francës në vazhdimësi në këtë Organizatë, dhe në gjithë të tjerat. Sot gjuha frënge, për shkak të ndikimit të anglishtes dhe gjuhëve tjera vijuese tenton që përmes krijimit dhe afirmimit të multilinguizmit të mbajë në mënyrë permanente frëngjishten si gjuhë ndërkombëtare, ndërsa plurilinguizmin dhe

multilinguizmin ta afirmojë vetëm si mburojë të gjuhës së saj kundrejt rrezikut të gjuhës angleze dhe gjermane.

### 5. Multilinguizmi dhe plurilinguizmi: rruga e vetme e mbajtjes gjallë të gjuhës frënge në botën e globalizuar dhe në marrëdhëniet ndërkombëtare

Duke e parë se frenat e UE-së nuk mund të mbahen vetëm me gjuhën frënge, duke e parë zgjerimin e UE-së dhe përbërjen e saj me 23 gjuhë zyrtare, duke e parë epërsinë e gjuhës angleze dhe afirmimin gjithnjë e më të madh të gjuhëve tjera evropiane si gjermanishtja, italishtja, gjuha spanjolle e kjo e fundit edhe në nivel botëror, si dhe të gjuhëve tjera botërore, Franca filloi mobilizimin drejt avancimit të multilinguizmit dhe plurilinguizmit, për të mbajtur gjuhën frënge gjallë dhe prezent në Evropë dhe në botë. Kësisoj, më 24 dhe 25 nëntor 2005 në Paris, u hodh ideja për një lloj Karte evropiane të plurilinguizmit e përkthyer në të gjitha gjuhët e UE-së, e cila parashtron çështjen e qartësisë linguistike në çështjet politike, kulturore, ekonomike dhe sociale në nivel të institucioneve evropiane dhe në nivel të shteteve anëtare. Karta evropiane e multilinguizmit, si dhe Vëzhguesi evropian i multilinguizmit të miratuara më 24 nëntor 2005 do të definonin plurilinguizmin, kështu : *Plurilinguist* është ai person i cili është në gjendje të shprehet në më së paku dy gjuhë si dhe në gjuhën e tij amtare.[85] Një shoqëri plurilinguiste është e përbërë nga shumica e personave plurilinguistë. Ndërsa, gjuhën e parasheh si mjet i shprehjes dhe komunikimit të ideve, ndjenjave dhe vlerave. Gjuha është një mënyrë unike për t`u njohur dhe rinjohur qeniet njerëzore. Plurilinguizmi është në të njëjtën kohë edhe fondamenti i Evropës e cila nuk mund të ekzistojë pa gjuhë dhe kultura. Ndërsa punimet e dyta të këtij tip organizimi janë mbajtur në Berlin, në muajin tetor 2008. Dhe me aklamacion u miratua njëzëri kjo Kartë e cila u nënshkrua nga të gjitha vendet anëtare. Ishte kjo një nismë franceze për të mbajtur gjallë frëngjishten, dhe ky projekt iu ofrua së pari Gjermanisë e cila nuk ngurroi ta pranojë menjëherë. Kjo kartë parasheh plurilinguizmin dhe diversitetin e gjuhëve, si një mënyrë për afirmimin e entiteteve kombëtare apo nacionale, e lidhur ngushtë me ushtrimin e detyrës së qytetarisë. Ndërsa, kundërshton rreptë homogjenizimin politik, kulturor dhe ekonomik (si rrjedhojë e globalizimit dhe gjuhës angleze). Ndërsa sistemet edukative dhe arsimore të çdo shteti duhet të ofrojnë mësimin e shumë gjuhëve, apo një arsimim plurilinguist.

[85] *Karta evropiane e plurilinguizmit 2005-2009,* Paris 2008, fq. 1

Që do të thotë gjuhën frënge dhe atë gjermane. Duke mos e harruar as gjuhën angleze. Mediat duhet t`i japin dhe kushtojnë rëndësi kulturave dhe gjuhëve të shumta.

Pra, mund fare lehtë të shihet se iniciativa franceze, e përkrahur nga ajo gjermane ishte si kundërpërgjigje e afirmimit gjithnjë e më të madh të anglishtes si gjuhë ndërkombëtare dhe mësimit gjithnjë e më të madh. Kjo nismë parasheh identitetin evropian me plurilinguizmin. Pra, Evropa të përbëhet nga shumë gjuhë. Por, është e natyrshme që popullata e cila ka më shumë banorë, respektivisht është më e fortë ushtron të drejtën e disperzimit të gjuhës së vet anembanë Evropës. E këtë avantazh e ka Franca, Gjermania dhe Britania e Madhe. Andaj nisma franceze ishte kryekëput për shpëtimin imediat të gjuhës frënge. Franca duke nxituar me ngulm, inicioi këtë Kartë të plurilinguizmit me ç'rast fiksoi dhe sanksionoi shumë shpejt edhe 10 arsyet për të mësuar frëngjishten. Ndër to: si një gjuhë e folur në tërë botën nga 200 milionë njerëz dhe me një ofertë të mësimdhënies të gjuhës frënge më tepër se 750 000 individëve; si një gjuhë për të gjetur punë si fuqia e katërt apo e pestë komerciale në botë; si një gjuhë e kulturës, modës, teatrit, arteve vizuale; si një gjuhë për të udhëtuar; si një gjuhë për të studiuar në universitete franceze; si një gjuhë e marrëdhënieve ndërkombëtare (OKB, NATO, UNESCO, UE, Kryqi i Kuq) dhe si gjuhë e tre qyteteve të institucioneve evropiane: Strasburg, Bruksel dhe Luksemburg; si një gjuhë për të njohur botën; si një gjuhë e këndshme për ta mësuar; si një gjuhë për t`i mësuar edhe gjuhët e tjera të huaja sikurse gjuhën spanjolle, italiane, portugeze dhe rumune, por edhe gjuhën angleze, sepse frëngjishtja e ka furnizuar anglishten me më tepër se 50 % të fjalëve aktuale; dhe së fundi si një gjuhë e dashurisë dhe e mendimit kritik e përdorur në negociata dhe analiza të shumta.

Njëkohësisht duke e parë se nxënësit dhe të rinjtë çdo ditë e më shumë mësojnë anglishten dhe gjuhët tjera, ajo fiksoi njashtu edhe 17 arsyet për prindërit e nxënësve dhe drejtorëve të shkollës që të bëjnë zgjedhjen e frëngjishtes. Argumentet janë si vijojnë: të mësuarit e një gjuhe nuk mjafton (pra vetëm të anglishtes); gjuha frënge me gjuhën angleze është gjuha e vetme në 5 kontinente; një mundësi për karrierë profesionale; zbulimi i një universi kulturor të pakrahasueshëm; një avantazh për studime në Francë; një mundësi për të vizituar Parisin; një gjuhë e marrëdhënieve ndërkombëtare; një hapje ndaj botës; një gjuhë për refleksion dhe debate; një gjuhë e "dritës" apo ideve për të drejtat e njeriut; një gjuhë e mrekullueshme për ta mësuar; një gjuhë për t`i mësuar gjuhët tjera; një gjuhë që ofron mësimdhënie cilësore; një gjuhë kreative; një gjuhë si mundësi për këmbime dhe avantazhe tjera; një gjuhë që

parashihet të mësohet për shkak të dispozitivit unik në botë, ku përfshihen 430 shkolla franceze në 130 shtete, dhe më tepër se 56 % nxënës të huaj; dhe si një gjuhë për të promovuar diversitetin linguistik.[86]

Kjo strategji ka korrur sukses, nëpër Evropë dhe në vende tjera të botës, e posaçërisht nëpër vendet e Ballkanit. Kështu në Shqipëri 70 % e nxënësve atje mësojnë gjuhën angleze, 25 % mësojnë gjuhën frënge, ndërsa gjuhët tjera 5 %. Janë trajnuar 528 mësimdhënës të frëngjishtes për realizimin e këtyre strategjive. Në Rumuni 1. 341.706 nxënës mësojnë frëngjishten. Në Maqedoni mëtohet të trajnohen nxënës për të mësuar gjuhën frënge me arsyetimin se me integrimin eventual të Maqedonisë në BE nevojiten 1000 përkthyes. Ky plan realizohet përmes Qendrës Kulturore Franceze në Shkup, si dhe Aleancave franceze në Tetovë, Manastir dhe Negotinë. Plani shumëvjeçar i veprimit për gjuhën frënge në UE i 14 shkurtit 2003, paralajmëron dhe u bën me dije agjentëve të gjuhës frënge që të privilegjojnë frëngjishten sistematikisht. Ata përmes thënies së Johan Wolfgang Gëtes, shkrimtarit të famshëm gjerman që “Ai që nuk i njeh gjuhët e tjera të huaja nuk din as gjuhën e vet” nxisin mësimin e gjuhës frënge me të madhe. Në 2008 buxheti i ndarë për këtë qëllim ka qenë 3,3 milionë euro. Ata ofrojnë edhe marrjen e diplomave të DELF dhe DALF dhe japin magazina, revista dhe gazeta në gjuhën frënge .[87] Prezenca e frëngjishtes në Evropë ruhet përmes rrjeteve, ku janë angazhuar 70 atashe të kooperimit edukativ për gjuhën frënge, si dhe janë hapur 119 institucione kulturore franceze. Në Rumani kjo ndikoi në mësimin e gjuhës frënge 5 orë në javë, prej klasës së 9 e deri në të 12. Mësimi dhe marrja e diplomave përmes niveleve hierarkike, A1, A2, B1 dhe B2 motivon çdo ditë e më shumë mësimin e kësaj gjuhe.

Kjo nxiti zërat në UE dhe në këto vende që shkojnë deri aty sa thuan “është koha për evropianët të fillojnë të flasin në gjuhët e tyre”, duke mëtuar në gjuhën frënge. Franca nxiti përfaqësuesit dhe atashetë e saj kulturorë në të punuarit mbi gjuhën (gjuhët), në të punuarit kah gjuha (gjuhët) si dhe në të punuarit me gjuhën (me gjuhët). Potencohet thënia e Nancy Huston (Autopsie de l`exil) që “Gjuha frënge është mjaftueshmërisht e huaj për të stimuluar kuriozitetin tim”. Kjo strategji gjuhëve të vogla u jep vështirësi të luftojnë këtë hegjemoni, si dhe u sjell atyre rreziqe sociale dhe intelektuale.

---

[86] *Gjuha frënge si mjet i promovimit të multilinguizmit*, konferencë shkencore, Shkup, tetor 2008

[87] *DELF* (Diplome d`etude de langue française-Diploma e studimeve të gjuhës frënge), *DALF* (Diplome approfondi de langue française-Diploma e mësimit thelbësor të frëngjishtes).

Prirja për të avancuar multilinguizmin dhe plurilinguizmin,[88] paraqet mundësinë e mirë për të mbajtur gjallë ëndrrën e Risheljesë, për të pasur gjuhën dhe kulturën frënge prezent në Evropë dhe botë. Diplomacia franceze afirmoi me ngulm që mësimi i një gjuhe të vetme në Evropë nuk mjafton. Këtë e bëri duke parë rrezikun gjithnjë e më të madh që vjen nga gjuha angleze dhe gjuhët e tjera, që nuk shihen me aq shumë rrezik sikurse anglishtja. Pra, diplomacia e Francës, e bazuar pikërisht tek ekspansioni kulturor dhe gjuhësor i doktrinës risheljane dhe vijimësisë së saj, të devotshëm çdoherë ndaj thënies se *"Nous sommes la Grande Nation"* (Neve jemi kombi i madh), përmes këtij organizmi mundësoi prezencën permanente në Evropë, ndërsa përmes Organizatës Ndërkombëtare Frankofone, prezencën permanente të frëngjishtes në ish- vendet koloniale të Francës dhe në botë. Nëpër vendet ish-koloniale rezultatet janë të kënaqshme, ndërsa në Evropë janë shumë të mira, aq të mira saqë e detyruan edhe Umberto Ekon të deklarojë, se përkthimi është gjuha e Evropës.[89]Synohet që frëngjishtja përmes plurilinguizmit të ndalojë afirmimin vetëm të gjuhës angleze ose të ndonjë gjuhe tjetër, të sensibilizojë opinionin dhe auditorin për të mësuar gjuhën frënge dhe të sfidojë Evropën dhe botën duke mbajtur gjallë kështu ëndrrën e Risheljesë dhe të tjerëve pas tij, të cilët e realizuan në aspekt politik dhe gjuhësor ekspansionin e Evropës, i pari përmes Shtetit-komb dhe *Raison d`État*, të tjerët përmes Frankofonisë, Multilinguizmit dhe Plurilinguizmit.

[88] Fjala *multilinguizëm*( e poashtu edhe plurilinguizëm) përshkruan faktin që një person ose komunitet është multi ose plurilinguist, pra është në gjendje të shprehet në shumë gjuhë. Konfuzioni në mes të *"plurilinguizmit"* dhe *"multilinguizmit"* është i shpeshtë. Por ka dallime mes tyre. Sipas koncepteve të zhvilluara nga ndarja e politikës linguistike (www.coe.int/lang/fr) të Këshillit të Evropës (47 shtete anëtare). *"Multilinguizmi"* i referohet pranisë në një hapsirë gjeografike të dhënë të vogël ose të madhe, të shumë varianteve gjuhësore (formave të komunikimit verbal), ndërsa *"Plurilinguizmi"* i referohet repertorit të varianteve gjuhësore të cilat mund t`i shfrytëzojnë folësit e ndryshëm, duke përfshirë këtu edhe gjuhën amtare. Ka raste kur shfaqen edhe konceptet e bilinguizmit apo trilinguizmit, kur dy apo tre gjuhë fliten në një rajon të caktuar. Për dallim nga kjo ekziston edhe koncepti i monolinguizmit që tregon të folurit e një gjuhe të vetme. Multilinguizmi është pra, fenomen kompleks i cili rezulton me kohabitimin e gjuhëve. Ai mund të jetë individual, social apo shtetëror. Multilinguizmi social ka të bëjë me një komunitet, ndërsa ai shtetëror ka të bëjë me institucionet zyrtare. Shënime të marra nga: http://www.tlfq.ulaval.ca/axl/Langues/3cohabitation_phenom-universel.htm .

[89] Umberto Eko (1932) shkrimtar dhe filozof italian, i njohur për novelat dhe esetë e mrekullueshme. Shënim i marrur nga *www.dglf.culture.gouv.fr/publications/dglflf.pdf.*

**Kapitulli**

# 4

# Doktrina risheljane shteti- komb, Ballkani dhe shqiptarët

1. Implementimi i kësaj doktrine nga shqiptarët: rreziqet dhe përparësitë
2. Nacionalizmi shqiptar: a është rruga e vetme e realizimit të aspiratave shqiptare?
3. Shtet- komb shqiptar dhe jo gjysmë shtete shqiptare: zgjidhja e vetme e problemeve në Ballkan? A kanë nevojë shqiptarët për një Rishelje?

## Kapitulli IV. Doktrina risheljane shteti- komb, Ballkani dhe shqiptarët

Nëse tentojmë të bëjmë një krahasim mes konceptit të shtetit-komb dhe Ballkanit, do të shohim se formula e këtillë nuk shpie asgjëkund. Kjo pjesë e globit e përbërë nga një territor jo edhe i vogël, i populluar me një popullsi heterogjene, me vlera të ndryshme, me zakone të ndryshme, kultura të ndryshme, popullsi numerike dhe heterogjene gjatë periudhave të ndryshme ka gjeneruar dhe reflektuar më shumë luftë se sa paqe, më shumë kontradikta se sa unitet, më shumë vuajtje se sa lumturi, më shumë procese retrograde se sa progresive, më shumë regres se zhvillim dhe prosperim, më shumë izolim dhe vetizolim se sa integrim. Ky rajon problematik duke qenë njëkohësisht edhe arenë e përplasjes së interesave të Fuqive të Mëdha ka sjellë 3 luftëra ballkanike si dhe ka kontribuuar për fillimin e dy Luftërave Botërore. Popujt e Ballkanit ishin direkt të përfshirë në sferat e ndryshme të interesit të Fuqive të Mëdha, ato njëkohësisht edhe u përplasën njëri me tjetrin, secili duke pretenduar të gllabërojë diçka nga territori i shtetit fqinj, herë pas here edhe duke formuar aleanca dhe blloqe me synime aneksimi territoresh. Fill pas lëvizjeve të shumta për pavarësi dhe luftërave të ndryshme për çlirim nga sundimi pesë shekullor osman, popujt ballkanik filluan pas pavarësimit të tyre jo të zhvillohen ekonomikisht, politikisht dhe të zhvillonin frymën e solidaritetit, por frymën kompetitive në aspekt negativ ato filluan që ta derdhin ndaj popujve që ishin më të pafuqishëm dhe më të pambrojtur.

Kombi shqiptar ishte ai që më së shumti u ndikua nga vibracionet dhe frustrimet.

Në Ballkan koncepti i nacionalizmit zë vend më shumë se askund tjetër. Shtetet në Ballkan filluan të formësohen si të tilla qysh me pavarësinë e Greqisë më 1821, me pavarësinë e Bullgarisë, mandej të Malit të Zi dhe Serbisë, e më tutje të Shqipërisë londineze, kufijtë e së cilës do të njihen ndërkombëtarisht vetëm pas shtatë viteve, gjegjësisht pas Versajës.

Dëshira për krijimin e shteteve-kombe të pastra etnike në Ballkan, ka sjellë si pasojë luftëra dhe gjakosje të papara që tronditën Evropën dhe botën tmerrësisht. Tentativa për krijim të shteteve-kombe, ka pasur, ka dhe do të ketë në Ballkan, por shtetet-kombe në Ballkan nuk mund të jenë funksionale, sepse secili shtet përmban në vete përpos komunitetit shumicë edhe pakica ose komunitete të tjera.

Konceptet e krijimit të shtetit-komb serb të bazuara në projektet e “Naçertanjes” së Ilija Grashaninit dhe pasuesve të tij kishin për qëllim bërjen e shtetit

të Serbisë si shtet me një komb të vetëm në përbërje. Projektet e tilla kishin pasoja negative për popujt e tjerë që ende nuk e kishin formuar identitetin apo shtetin e tyre. Pavarësimi i shteteve ballkanike u shoqërua me tentime për zgjerime territoriale të vazhdueshme në dëm të popujve të tjerë. Subkoshienca ballkanike nuk sheh perspektivë në diversitet, por në territore të pastra etnike, që nuk ishte e mundur.

Gjatë epokës së pas luftës së dytë botërore Ballkani sikurse u duk se u stabilizua. Shteti federativ i Jugosllavisë i cili ishte i kompozuar nga 6 republika dhe 2 krahina autonome dukej se kishte sjellë formulën finale të zgjidhjes së problemeve permanente në Ballkan. Por, kjo ëndërr e bukur do të shndërrohej në realitet të hidhur, atëherë kur nacionalizmi i ekzagjeruar i konvertuar në shovinizëm tentoi të krijonte territore dhe shtet të pastër etnik, në dëm të tjerëve. Kësisoj ideja për mbajtjen e Jugosllavisë gjallë, pas proceseve demokratike ishte më se e pamundshme, sepse populli kroat dhe slloven si dhe të tjerët nuk e donin një gjë të tillë. E gjithë kjo kishte arsyeshmërinë e vet, etnocentrizmi, si fenomen i dominimit të një etniteti apo kombi, në këtë rast etnocentrizmi serb, ishte bërë i padurueshëm, si dhe fatal. Ai etnocentrizëm u konvertua në shovinizëm, atëherë kur serbët filluan sulmet dhe luftërat e përgjakshme në Slloveni, Kroaci, Bosnjë dhe Kosovë. Kjo rezultoi me shpalljet e menjëhershme të pavarësive të këtyre shteteve. Sllovenia do ta kalonte më lehtë këtë proces, ndërsa Kroacia do të paguante pak më shtrenjtë. Ndërsa ai që më së shumti do të vuante pasojat e luftërave të nxitura nga shovinizmi, ishte populli boshnjak dhe ai shqiptar i Kosovës. Bosnja gjatë luftës katër vjeçare përjetoi gjenocidin serb, pësoi dëme të mëdha njerëzore dhe infrastrukturore. Në fund u krijua shteti boshnjak i cili mbahet me këmbë të qelqta. [90] Por kjo federatë edhe më tej mbetet e ngarkuar me përplot probleme dhe kufizime. Linjat kufizuese për secilin territor të njërit apo tjetrit etnitet apo komunitet janë aq të theksuara, saqë një përzierje apo bashkëjetesë duket se është më shumë se e pamundur. Federata edhe ashtu e brishtë është duke u mbajtur në këmbë falë prezencës ndërkombëtare aty dhe misioneve paqeruajtëse. Nga vorbulla ballkanike provimin shumë lehtë e kaloi

[90] Marrëveshja e Dejtonit e nënshkruar më vitin 1995 nga ana e presidentit kroat Franjo Tuxhman, atij serb Sllobodan Milloshevìq dhe presidentit të Bosnjës Alija Izetbegoviç, me ndërmjetësimin e faktorit ndërkombëtar i dha fund luftës në Bosnjë si dhe krijoi federatën e Bosnjës dhe Hercegovinës, Republika Srpskën dhe federatën myslimano-kroate. Mirëpo kjo federatë e brishtë edhe më tej mbetet sfidë rajonale dhe brengë permanente, sepse nacionalizmi dhe urrejtjet janë tejet të ngulitura, saqë nuk e lejojnë mirëqenien e federatës. Në një rast udhëheqësit serb të Bosnjës, për shkak të pavarësisë së Kosovës u kërcënuan me shkëputje të territorit të serbëve, si dhe me bashkëngjitje të kësaj pjese me Serbinë. Por, kjo tentativë mbetet edhe më tej e "ngrirë", për shkak të prezencës ndërkombëtare atje.

Sllovenia e cila tanimë është pjesë e familjes së UE-së. Kroacia dhe Shqipëria mbeten vende aspirantë për në BE, ndërsa Maqedonia ka disa sfida për t`i tejkaluar si dhe disa kushte për t`i plotësuar para se të bëhet pjesë e BE-së.

Mund të konkludojmë se shtetet ballkanike nuk duhet të jenë të prira drejt krijimit të territoreve të pastra etnike, sepse një gjë e tillë nuk është e lehtë, sepse Ballkani si rajon është i kompozuar nga një sërë popujsh, kombesh dhe minoritetesh, është tej mase i përzier saqë formulat e shteteve-kombe të pastra etnike, janë me çmim tejet të shtrenjtë. Ardhmëria e Ballkanit dhe shteteve ballkanike mbetet krijimi dhe konsolidimi i shteteve multietnike apo qytetare të përbërë nga komunitetet shumicë, si dhe komunitetet pakicë, ku komuniteti shumicë duhet të respektojë dhe t`u sigurojë komuniteteve pakicë të drejtat dhe liritë e barabarta. Tentativa për margjinalizime dhe privime nga të drejtat dhe liritë ka sjellë probleme të pariparueshme, ndërsa tentativa e krijimit të shteteve-kombe apo kombeve-shtete del si një formulë vështirë e realizueshme, sepse ka një kosto jashtëzakonisht të lartë dhe me konsekuenca destruktive. Kjo mund të vërtetohet nëse analizohet përpjekja permanente serbe për krijime të territoreve të pastra etnike, sipas devizës "Atje ku ka një serb të vetëm është Serbia", e cila rezultoi me një disfatë në të gjitha luftërat e Ballkanit, në Slloveni, Kroaci, Bosnjë dhe Kosovë.

Doktrina risheljane e *Raison d`État* me sa duket është jofunksionale për këtë rajon. Ideja serbe që duke u bazuar në *Raison d`État* të tyre të krijojnë shtet të pastër etnik doli e dëmshme për vet serbët dhe për shtetin e tyre. E njëjta gjë do të rezultojë edhe për kombet e tjera që synojnë të ndërtojnë shtete të bazuara në etnocentrizëm, apo në shtete të pastra etnike, duke përmbledhur përbrenda vetes territore të pastra etnike dhe një popullsi homogjene. Kjo do të ishte më se katastrofale për Ballkanin dhe më gjerë.

Ballkani duhet të promovojë politikat të bazuara në respektimin e të drejtave të njeriut, në respektimin e komuniteteve tjera, duhet të synojë integrimin në strukturat euro-atlantike, të shmangë politikat nacionaliste dhe shoviniste, të heqë dorë nga formula e krijimit të shteteve të pastra etnike, të bëhet model i bashkëjetesës dhe diversitetit mes etnive, kombeve, kulturave dhe komuniteteve.

**1. Implementimi i kësaj doktrine nga shqiptarët: rreziqet dhe përparësitë**

Shqiptarët në përgjithësi sot, në krahasim me shekujt më përpara gjenden më të konsoliduar dhe në një situatë më të favorshme. Ata përkrah kanë aleatët tejet të fuqishëm siç janë, SHBA-të, shtetet perëndimore: Britania e Madhe, Franca, Gjermania, etj. Shqiptarët si komb kanë sot shtetin e Republikës së Shqipërisë, i cili shtet me kushtetutën e tij zotohet për një ndjekje të vazhdueshme të politikës për përkrahje dhe kujdesje për shqiptarët jashtë shtetit amë. Kanë edhe shtetin e dytë, Republikën e Kosovës, megjithë prirjet qytetare të këtij shteti. Shqiptarët në Maqedoni janë pjesë e pushtetit ekzekutiv, legjislativ dhe gjyqësor, edhe pse jo në numra shumë të kënaqshëm, mund të thuhet se janë faktorë relevant të ndërtimit të Maqedonisë. Stabiliteti i Maqedonisë varet prej realizimit të të drejtave të tyre.

Të gjitha analizat flasin se ajo që tangon sot çështjen shqiptare është ndeshja e kombit shqiptar me katër parime themelore: me problemin e patriotizmit apo me nacionalizmin, me problemin e lirisë së individit, me problemin e pluralizmit politik dhe me ato të zhvillimit ekonomik dhe integrimit në strukturat euro-atlantike. Sot rryma nacionaliste shqiptare kërkon me ngulm bashkimin e trojeve shqiptare, të cilët për shkak të rrethanave të atëhershme iu ndanë Shqipërisë Natyrale nga Marrëveshjet e Londrës dhe Versajës.

Sot rrymat nacionaliste shqiptare gjetiu nëpër trojet të banuara me shqiptarë shprehin tendenca për krijimin e shtetit të Shqipërisë Etnike duke u bazuar në kombin, si element objektiv apo subjektiv, i disperzuar në më shumë shtete. Nëse e analizojmë të drejtën legjitime për këtë kërkesë, konstatojmë se kanë të drejtë ta bëjnë Shqipëria e ndoshta edhe Kosova. Kjo ngase në kushtetutën e Shqipërisë shprehet qartë impenjimi i politikës shqiptare edhe për pjesëtarët e kombit shqiptar jashtë Shqipërisë, pra është e drejtë kushtetuese e shtetit shqiptar. Ndërsa sa i përket Kosovës, ky shtet edhe pse ka konceptin qytetar të organizimit, mund të arsyetojë të drejtën legjitime në bazë të arsyeshmërisë së faktit se interesohet për shqiptarët jashtë Kosovës, duke u bazuar në reciprocitetin e Serbisë ndaj serbëve të Kosovës, ku sipas pakos së Ahtisarit kontaktet e serbëve të Kosovës me shtetin e Serbisë janë të arsyetuara dhe gëzojnë legjitimitet.

Andaj edhe Kosova duhet të dijë se si të shfrytëzojë këtë të drejtë duke kërkuar më shumë kontakte me shqiptarët jashtë Kosovës.[91]

[91] Sipas një ankete të bërë në nivel të studentëve në Universitetet shqiptare në Maqedoni del se 85-90 % e tyre përkrahin bashkimin shtetëror të kombit shqiptar. Poashtu edhe në emisione të ndryshme të bëra

Mendoj se shqiptarët përpara kanë proceset euro-integruese, të cilat janë më të favorshme, që mundësojnë zhvillim ekonomik, këmbim të mallrave mes tyre si dhe një bashkim ekonomik dhe gjuhësor në frymën e një Frankofonie, me emrin Albafoni. Bashkimi kombëtar i tyre sipas rrethanave konsiderohet me një çmim shumë të lartë, e cila do të sillte rishikimin e kufijve dhe në këtë rast ndikime kanë edhe aspiratat e vendeve fqinje, si dhe faktori ndërkombëtar. Shqiptarët duhet të tentojnë që të unifikohen në aspekte të tjera, sepse automatikisht me anëtarësimin e Shqipërisë, e më vonë edhe të Kosovës, ndërsa më vonë edhe të shteteve tjera ku jetojnë shqiptarët, do të relativizoheshin kufijtë, lëvizshmëria do të rritej vazhdimisht, këmbimet do të rriteshin. Duhet të shkohet edhe drejt unifikimit të mëtutjeshëm të gjuhës, e jo në rishikimin e gjuhës shqipe, sepse ajo është e njësuar si duhet mirë. Shqiptarët përmes universiteteve të ndryshme, duhet të sensibilizohen që të kenë këmbime studentore, profesionale, duhet të shikojnë mundësinë për unifikimin e programeve dhe kurikulave mësimore, abetareve, teksteve shkollore, me një gjuhë të standardizuar e jo me një gjuhë të fragmentarizuar apo dialektore. Andaj afirmoj se tentativa për bashkim kombëtar është më se e justifikueshme dhe mjaft e logjikshme, por se si duhet bërë ajo, duhet të analizohet dhe reflektohet më thellë, si dhe duhet të gjenden mjetet. Rrethanat aktuale na shpijnë në konstatimin se bashkimi gjuhësor, universitar, ekonomik është më se i nevojshëm dhe real, sepse kjo do të thotë që do të ketë edhe bashkim politik, në rast se do të koordinoheshin veprimet e partive politike dhe instancave të tjera.

Shqiptarët, nëse analizohen në tërësi, por edhe hollësisht, nuk kanë kërcënuar

---

pikërisht lidhur me këtë teme: të bashkohemi nën një shtet të vetëm apo jo, mbizotëron dëshira për bashkim dukshëm ndaj atyre që mos të bashkohen. Forumi për demokraci dhe etikë me seli në Tiranë ka realizuar një anketë me studentë në Maqedoni, Kosovë dhe Shqipëri dhe rezultatet dëshmojnë ëndrrën shekullore të shqiptarëve për bashkim. Nga një sondazh i publikuar më 11 prill 2009, nga Koha Vision Vision, (Emisioni "Rubikon"), me pyetjen se a duhet të bashkohen Kosova dhe Shqipëria, për bashkim janë deklaruar 2110 - 67%, Kundër bashkimit 1075 - 33%. Pra shihet se edhe në Kosovë tentativa për bashkim kombëtar është dukshëm më e theksuar. Në Shqipëri poashtu nëpër forume të ndryshme shtrohet kjo pyetje, ku përgjigjet janë afirmative. Këtë ndjenjë e shënojmë edhe te politikanët shqiptarë kudo qofshin, e në veçanti kur janë në opozitë. Por çështja edhe pse duket e thjeshtë ajo duhet të analizohet me kujdes duke i`u përshtatur rrethanave, sepse rrethanat janë bazë në marrëdhëniet ndërkombëtare. A janë rrethanat sot për bashkim apo jo? Bashkimi eventual i shqiptarëve në një shtet të vetëm a është projekt që mund të realizohet apo ngelet vetëm si një dëshirë dhe ëndërr e bukur?

asnjëherë sovranitetin dhe tërësinë territoriale të shteteve tjera. Në asnjë rast nuk ka pasur synime territoriale gllabëruese, nga kombi shqiptar. Shqipëria dhe Kosova kanë dëshmuar impenjimet për politikë të fqinjësisë së mirë, me shtrirjen e dorës të gjithë fqinjëve, me pranimin e pavarësisë dhe sovranitetit të secilit shtet fqinj. Në asnjë memorandum, apo doktrinë shqiptare, nuk shkruan se kërcënohen popuj apo fqinjët nga shqiptarët. Përderisa ideja serbe e "Naçertanies" apo ajo greke e"Megalidhesë" rezultojnë me një politikë tejet armiqësore ndaj shqiptarëve. Në asnjë periudhë historike nuk kanë pasur shqiptarët synim gjenocidin ndaj një populli tjetër, ndërsa nacionalizmi grek apo edhe ai serb, kanë qenë në mënyrë permanente rrezik për Ballkanin, Evropën dhe më gjerë.

Shtrohet pyetja se në ç`mënyrë do të bëhet shtet Shqipëria Natyrale, a jemi faktorë neve që mund të ndikojmë në politikat evropiane dhe globalizuese për ta bërë një gjë të tillë apo jo? Neve ende jemi në proces të ndërtimit të shteteve. Anëtarësimi ynë në familjen evropiane do ta përshpejtonte bashkimin kombëtar. Kjo është më se e qartë, sepse bashkimi kombëtar nuk mund të arrihet nëse nuk je pjesë ë institucioneve vendimmarrëse dhe relevante. Kësisoj kombit shqiptar i duhet anëtarësimi sa më i shpejtë dhe i mundur në BE dhe në NATO (Shqipëria e ka arritur këtë), pra i duhet faktorizimi e më pas heqja e taksave, barrierave të ndryshme, këmbimet në sfera të shumta jetike. Relativizimi i kufijve sjell bashkimin e tyre. Thirrja e dëgjuar *"E duam Shqipërinë si e gjithë Evropa",* nuk duhet të përfshijë vetëm Shqipërinë. Ajo duhet të jetë *" i duam shqiptarët si komb, si gjithë kombet e tjera evropiane".* Një gjë e tillë nuk është realizuar edhe më tej, por nuk do të thotë se nuk mund të realizohet. Kjo thirrje do të ishte një mundësi e mirë për të mos i humbur edhe aleatët tanë (SHBA-të dhe shtetet perëndimore), dhe do të ishte mbështetje e idesë për bashkim kombëtar.

## 2. Nacionalizmi shqiptar: a është rruga e vetme e realizimit të aspiratave shqiptare?

Sharl de Gol, po edhe Miterrani më pas, kishin thënë me një rast se "Nacionalizmi do të thotë luftë, ndërsa patriotizmi nder". Nëse nisemi nga ky gjykim do të shihet se ata bënin ndarje mes këtyre dy koncepteve. Por edhe De Gol edhe Miterrani kishin dëshmuar se ata ishin nacionalistë të bazuar tek patriotizmi risheljan dhe tek interesat kombëtare franceze.

Shqiptarët nacionalizmin si doktrinë e kanë përjetuar shumë herët që nga periudha e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit dhe Rilindja Kombëtare. Ky nacionalizëm

ndikoi në sensibilizimin e çështjes kombëtare shqiptare të pazgjidhur. Ka autorë që deklarojnë se zgjimi i vonshëm i vetëdijes kombëtare dhe nacionaliste tek shqiptarët vonoi zgjidhjen e çështjes shqiptare në Ballkan. Ata shtojnë se shqiptarët në kërkim të identitetit të tyre të vonuar u vonuan në krahasim me kombet e tjera.[92] Poashtu ata mëtojnë të thonë se përçarja fetare vonoi krijimin e identitetit kombëtar shqiptar. Kësaj teorie shumë më vonë do t`i ndihmonin edhe disa akademikë shqiptarë, të cilët duke u nisur nga debati i tyre i panevojshëm mbi identitetin kombëtar të shqiptarëve filluan të hapnin dilema tek shqiptarët, duke nxitur një lloj ndarjeje me shqiptarëve në baza fetare. Ky lloj debati nuk kishte nevojë të hapej aspak, sepse identiteti kombëtar shqiptar ishte dhe mbeti edhe më tej i konsoliduar dhe i pastër, ndërsa aspiratat shqiptare për integrim në familjet euro-atlantike është aspiratë e pazëvendësueshme. Shqiptarët nuk mund ta përkufizojnë kombin mbi bazën e fesë, por mbi bazën e gjuhës dhe ndjenjës së përkatësisë së njëjtë. Historikisht shqiptarët nuk kanë pasur kurrfarë divergjencash në lidhje me besimet e tyre fetare. Ata kanë krijuar ndjenjën e vëllazërisë duke u bazuar në gjuhë, flamur dhe atdhedashuri, e jo në besimet fetare. Shqiptarët të gjetur përballë këtyre sprovave të panevojshme kanë nevojë për konsolidim kulturor, rishikim të pozitave gjeostrategjike, intensifikim të kontakteve permanente ndërshqiptare dhe ndërkombëtare, integrim kulturor mes vete, sepse duhet të kenë të qartë se ata kanë identitet dhe gjuhë të pastër, komb të pastër jo të bazuar në fe, në aspekt etnik e jo fetar, kanë identitet evropian të theksuar me vite, jo vetëm në bazën gjeografike, por edhe në atë historike, kulturore dhe gjuhësore, nuk duhet të krijojnë identitete të bazuar në pushtues, në rajone apo në diçka tjetër, por të shikojnë realizimin e aspiratave të tyre në drejtim të integrimit në Evropën e Bashkuar, pa përbuzur të tjerët, pa u mohuar përbërja dhe diversiteti fetar i tyre, që nuk ka qenë kurrë pengesë për shqiptarët në drejtim të përforcimit të kombit shqiptar dhe gjuhës shqipe. Nacionalizmi shqiptar nuk duhet të eksponohet në drejtim të bërjes një shtet i vetëm, sepse një shtet i vetëm jemi, por formalisht i kemi kufijtë që duhet t`i heqim. Ky nacionalizëm duhet të bazohet në intensifikim të kontakteve ndërshqiptare dhe ndërkombëtare, ruajtjen e pastërtisë së gjuhës shqipe, në mos sajimin e identiteteve apo gjuhëve rajonale, në unifikimin kulturor, gjuhësor dhe ekonomik. Kontaktet ndërshqiptare duhet të intensifikohen përmes debateve akademike shkencore, profesorëve universitarë nga të gjitha viset, në drejtim të ngritjes së një kuadri të

[92] Serge Metais, *Histori e shqiptarëve nga Ilirët e deri tek pavarësia e Kosovës*, Fayard, Tiranë 2006, fq 15

formuar shkencorë që do të dinte t`i bëjë ballë sfidave të kohës dhe problemeve aktuale, do të dinte të mbajë raporte fqinjësore të mira, t`i mbante kontaktet me ndërkombëtarët, që edhe gjuha shqipe të futet në Ansamblin e Multilinguizmit evropian.

### 3. Shtet- komb shqiptar dhe jo gjysmë shtete shqiptare: zgjidhja e vetme e problemeve në Ballkan? A kanë nevojë shqiptarët për një Rishelje?

Shqiptarët me dy shtete të tyre në Ballkan, me një pjesëmarrje sa më masive të tyre në sistemin e shtetit të Maqedonisë, Serbisë dhe Malit të Zi, duke e ruajtur indin e tyre kombëtar, flamurin e tyre kombëtar, do të ndikonin në bërjen e tyre fuqi potenciale, jo përmes grykës së pushkës, sepse luftëra kemi bërë mjaft, por përmes kuadrit të mirëfilltë shkencor, avancimit të atij kuadri, poliglot, të formuar si duhet dhe akademikisht të ngritur. Shqiptarët duhet të krijojnë njerëz akademikë dhe atyre njerëzve t`u jepet mundësia për veprim me faktorin ndërkombëtar, në drejtim të realizimit të aspiratës shqiptare me shekuj, hyrja e tyre në familjen e madhe evropiane. Faik Konica që moti ka shënuar, se kombi shqiptar po zgjohet. Në këtë drejtim të zgjimit duhet të bëhet zhveshja nga patriotizmi folklorik, largimi prej kurtheve diplomatike, intensifikimi i kontakteve ndërshqiptare, shmangia e debateve mbi origjinën e pastër dhe identitetin e pastër kombëtar dhe gjuhësor shqiptar, të ruhen raportet e mira në baza fetare, t`u iket provincializmave, sepse provincializmi do të thotë ndarje në gjysmë shtete fiktive, dhe në qytet-shtete (polise) shqiptare. Formula e këtillë si është, duke e ruajtur miqësinë me faktorin ndërkombëtar dhe me miqtë, pra me dy shtete shqiptare në Ballkan, me kooperim më të madh të shqiptarëve në organizimet shtetërore të Maqedonisë, apo të Luginës së Preshevës, të Kosovës dhe Shqipërisë, duke e ruajtur kohezionin kombëtar dhe gjuhësor, kulturor si dhe duke respektuar diversitetin fetar mes veti, duhet të jetë modeli ndjekës për shqiptarët gjetiu. Futja e shqiptarëve si komb të tërë në strukturat e NATO-s dhe BE-së, është triumf i vlerave, triumf kombëtar dhe gjuhësor, si dhe rruga e vetme për sukses. Shtet-komb shqiptar do të bëhet kur të bëhemi pjesë e UE-së, kur të jemi koshient se jemi një në Evropën e Bashkuar, ashtu siç kemi qenë një gjatë pushtuesve të ndryshëm historik, ndërsa më shumë se kurrë shqiptarët kanë nevojë për lider dhe lidership risheljan, jo nga nevoja për t`u futur në grindje dhe luftëra me fqinjët, por nga nevoja për t`i parë detyrat shtetërore të tyre dhe ato kombëtare në prizëm laik, për ruajtjen e një gjuhe mijëvjeçare, për kyçjen në institucione ndërkombëtare, për një diplomaci

frytdhënëse dhe pragmatiste, e jo deklarative apo oratorike, si dhe për një *Raison d`État dhe Raison de Nation*, jo duke krijuar fatkeqësi për veten apo për të tjerët, gjë që se kemi bërë kurrë, por në bërje të politikës si mjet për realizimin e aspiratave dhe ëndrrave të kamotshme, shqiptarët pjesë e kombeve evropiane dhe në *miqësi të përhershme me SHBA-të*. Kjo do të mundësonte ekspozimin e gjuhës shqipe si gjuhë ndoshta faktorizuese, duke i`u përshtatur çdoherë rrethanave aktuale, të cilat janë çelësi dhe leksioni më i mirë për sukses apo dështim. Shqiptarët nuk kanë identitet gjysmak apo të fshehur. Si popull i vjetër i Evropës, me gjuhën e unifikuar shqipe, si një ndër 10 a 12 gjuhët bazë të kontinentit, shqiptarët janë të rrethuar njëri me tjetrin dhe me Evropën, janë evropianë të së djeshmes, të sotshmes dhe të ardhmes.[93] Kjo vijimësi duhet të ndiqet nga secili shqiptarë, sepse është rruga e vetme e suksesit, duke promovuar ndjenjën proevropianiste dhe eurointegruese, duke ruajtur indin kombëtar.

[93] Ismail Kadare, Identiteti *evropian i shqiptarëve,* Onufri, Tiranë 2006, fq. 21-22

## Përfundim

Jo rastësisht nuk thuhet se njeriu është masë e të gjitha sendeve. Atë e bëjnë të përjetshëm veprat dhe vlerat e tij. Kur kjo vlerë bëhet e vijueshme edhe për të tjerët, atëherë njeriu bëhet pjesë e pavdekshme e historisë. Kur vlerat e njeriut ngelin ashtu në letër vetëm, ajo është sukses. Por, kur vlerat e tij shndërrohen në institucion të përjetshëm atëherë kjo është më shumë se sukses. Udhëheqësit e tipit të kardinalit Rishelje na mësojnë se njerëzit e mëdhenj lindin për të tjerët, ndërsa vdesin vetëm për veten e tyre. Por, këta njerëz bëhen të pavdekshëm, sepse historia i mban në kujtesë të përhershme dhe bëhen të vijueshëm, pa marr parasysh rrethanat. Për një shtetar të duhur, suksesi qëndron të të kuptuarit e fuqisë së tij dhe të shtetit të vet. Nëse një udhëheqës apo shtetar arrin të njohë dhe kuptojë vetveten, si dhe i kupton dobësitë e tij, e mandej ato dobësi mundohet t`i evitojë, atëherë ai shtetar apo udhëheqës bëhet i fortë. Kësisoj, përmes këtij libri mësojmë se kardinali i famshëm Rishelje, shërbeu, shërben dhe do të shërbejë si një model udhëheqësi, i cili nuk ngatërron asnjëherë shpirtin me shtetin, apo fenë me shtetin. Rishelje personalitetin e tij e shndërroi në zjarr, saqë ata që ishin afër tij kishin frikë mos do digjeshin, ndërsa ata që ishin larg kishin dëshirë të vinin e të ngroheshin prej tij. Diplomacia brilante e tij, për të shndërruar shtetin e tij në fuqi evropiane dhe botërore, përmes ekspozimit të vlerave si gjuha, kultura dhe civilizimi janë të një rëndësie të posaçme dhe të papërshkruar. Kjo diplomaci shkëlqen nëpër shekuj dhe rrezaton çdoherë nëpër epoka të ndryshme, varësisht rrethanave. Karakteristikat e kardinalit në mësojnë se ai si njeri i madh më shumë kërkesa i parashtronte vetvetes, se sa të tjerëve. Pra kërkonte llogari prej vetvetes, së pari. Prej nga rrjedh edhe thënia e La Fontenit “Mos prit prej askujt tjetër përpos prej vetes”. Rishelje po të kishte pritur të tjerët që t`i bënin shtetin e fortë, me siguri se Franca e sotshme nuk do të ishte kështu siç është sot, ndërsa konfiguracioni evropian do të ishte ndryshe.

Sistemi i krijuar nga Rishelje përmes doktrinës së tij mundësoi ngritjen e Francës në nivel ndërkombëtar. Kjo doktrinë arriti çelësin e suksesit në marrëdhëniet ndërkombëtare, ”***Konvertimin e gjuhës kombëtare franceze në gjuhë ndërkombëtare”***, për më se tre shekuj, e deri në ditët e sotshme. Në të njëjtën kohë Franca ofroi modelin e shtetit komb,  model ky i cili funksionon edhe sot e kësaj dite, si dhe sfidon koncepte të ndryshme botërore. Rendi botëror i sanksionuar në Wesfali, e iniciuar nga Franca, i materializuar dhe operacionalizuar nga strategjia e kardinalit

Rishelje, përmes Testamentit të tij politik dhe përmes negociatave të vazhdueshme, na mëson se njerëzit e suksesshëm kanë qëllim(e). Askush nuk mund të arrijë diku nëse nuk di ku do të shkojë dhe çka do të bëjë. Kardinali i famshëm e dinte qëllimin e tij, dhe e dinte se deri ku duhej të shkonte. Ai kishte çdoherë limitë si udhëheqës dhe si njeri. Kishte ambicie por të gjitha këto ishin të kufizuara dhe të justifikuara. Vijueshmëria e doktrinës së tij, përmes gjuhës dhe kulturës, i mundësoi Francës që të jetë çdoherë prezent në marrëdhëniet ndërkombëtare, të jetë pjesë e zgjidhjeve të problemeve të mëdha, të promovojë institucione të cilat do i shërbenin kombit të saj, shtetit të saj, si dhe kombeve dhe shteteve të tjera. Zbatimi dhe implementimi i doktrinës së Risheljesë, avancoi gjuhën frënge, saqë edhe sot e kësaj dite kjo gjuhë është gjuhë e diplomacisë dhe gjuhë e oborreve diplomatike, ndërsa shteti-komb është modeli i vetëm i rendit botëror, megjithë sfidat e globalizimit. Ndërsa *Raison d`État* është doktrina e pavdekshme, sepse nuk mund të paramendohet rendi botëror çfarëdo që të jetë ai, pa shtetin si dhe pa kombin. *Shteti është mbi të gjitha,* nuk duhet të nënkuptohet verbërisht dhe fanatikisht. Pamë se zbatimi fanatik i kësaj vijimësie, shpesh herë kishte rezultuar fatale për shumë udhëheqës francez dhe të tjerë. Mirëpo, *Raison d`État* duhet të i përshtatet rrethanave aktuale. Ajo duhet të ketë parasysh lirinë dhe të drejtat e individit, të drejtat e njeriut, sepse njerëzit përbëjnë shoqërinë, e ajo shtetin. Doktrina e imponimit përmes kulturës dhe gjuhës, si brend kulturor i krijoi hapësirë shtetarëve francez që të shikojnë më larg se të tjerët, sepse rrinin në shpatullat e doktrinës së një njeriu të madh si Rishelje, ndërsa të tjerët nuk shikonin aq larg, sepse në shpatullat e tyre qëndronin të mëdhenjtë. Rishelje dhe politika e tij e imponimit përjetësisht me kulturë dhe vlera, ishte uvertura e suksesit të tjerëve pas tij. Sepse ai krijoi projektin e tij të madh, u bë i vijueshëm, ndërsa ata pas tij e kishin gati këtë projekt dhe varësisht oscilacioneve të ndryshme, baticave dhe zbaticave, u munduan që ta zbatojnë dhe ta çojnë deri në fund këtë doktrinë. Dhe rezultatet janë më se të qarta dhe evidente, për ata që dinë të shohin. E para, gjuha frënge, kultura frënge si dhe civilizimi francez kanë reflektuar, reflektojnë dhe do të reflektojnë çdoherë, sepse janë ndërtuar për të mos u eliminuar asnjëherë. E dyta, shteti-komb, sado që të sfidohet, është model i cili rezulton, se nuk mund të zëvendësohet me diçka tërësisht tjetër. E treta, *Raison d`État* ka dëshmuar, si dhe dëshmon se sado që të privilegjohet individi, të drejtat dhe liritë e tij, prapë se prapë shteti duhet të jetë parësori dhe interesat shtetërore duhet mbrojtur me çdo kusht, së bashku me ato kombëtare. Por, mbrojtja e tyre nuk duhet të bëhet në dëm të kombeve apo njerëzve të

tjerë. Kjo doktrinë e *Raison d`État* na shprehet përmes rreshtave kësisoj "Ta duam atdheun, jo së është i madh, por pse është i yni". Ai u bë model për të tjerët. Ai në mësoi se kombi mund të jetojë në dy mënyra: ose duke vjedhur ose duke prodhuar. Për Francën, mund të themi se vlente parimi i dytë. Ajo duke prodhuar u bë model për të tjerët. Sepse prodhoi dhe shfaqi doktrina, dokumente dhe modele që janë të pavdekshme për jetë e mot. Nxori shtetin-komb, si rend botëror, nxorri parimin e Arsyes së shtetit, i cili është mjaft i shumëpërfolur, por hollësisht i konceptuar dhe i interpretuar, nxori idetë revolucionare, republikane, nxorri Deklaratën për të Drejtat e Njeriut dhe qytetarëve, që do të bëhej për shumë shekuj model për organizata botërore, sikurse OKB e cila bazohet në të Deklaratën për të Drejtat e Njeriut të vitit 1948, nxorri personalitete të famshëm si që ndanë pushtetin në 3 nivele: ***legjislativ, ekzekutiv dhe gjyqësor,*** model ky i cili funksionon në tërë botën, ofroi projekte në trajtë institucionesh siç ishte dhe është Organizata Ndërkombëtare e Frankofonisë, hapi rrugën e krijimit të Unionit të sotëm Evropian dhe mbi të gjitha, arriti çelësin e suksesit në marrëdhëniet ndërkombëtare, " ***Konvertimin e gjuhës kombëtare franceze në gjuhë ndërkombëtare"***, për shekuj me radhë. Andaj edhe tentimet e mia për të nxjerr në dritë, shkoqitur, analizuar dhe shqyrtuar doktrinën e një njeriu i cili u bë i pavdekshëm për kombin dhe shtetin e tij, u bë model i vijueshëm i udhëheqësve pas tij, sepse historikisht e pamë si kishin ditur të luanin lojën shtetarët francez deri në ditët e sotshme, duke i`u përshtatur çdoherë rrethanave, besoj se do të shërbejë edhe për kombet dhe shtetet tjera, të cilët duhet ndjekur leksionin se kufizimi nacional është armiku më i madh i kulturës, ndërsa do të shërbejë për shumë udhëheqës dhe lider si një lajtmotiv. Thënia e Kenedit që mos pyet se çfarë bëri atdheu për ty, por çfarë bëre ti për atdheun tënd, mund shumë lehtë të arsyetojë *Raison d`État* të Risheljesë. Liderët dhe shtetarët duhet të jenë koshient në thënien "Rroni e lini që edhe të tjerët të rrojnë". Kardinali e bëri këtë, e edhe të tjerët pas tij. Shtrohet pyetja se ku gjendemi neve si shqiptarë në këtë mozaik? Shtetarët tanë, liderët tanë duhet të kenë të qartë punën e Risheljesë se arsyeja i duron fatkeqësitë, burrëria lufton me to, ndërsa durimi e besimi fitojnë mbi to. Liderët dhe shtetarët përmes këtij libri duhet të kenë të qartë dhe të dinë se ku jemi, por të projektojnë edhe atë se ç`mund të bëhemi. Sepse siç ekziston thënia rruga drejt ardhmërisë të shpie përmes së tashmes. Andaj gabimet e së djeshmes, mund të përmirësohen nëse punon në të tashmen. Por, nuk duhet të niset grindja mes të tashmes dhe të djeshmes, sepse do të humbet ardhmëria. Koha nuk pret. Shqiptarët si komb duhet të kenë të qartë se koha punon për to, andaj

duhet të shfrytëzojnë në maksimum kohën. Që mos t`i shfrytëzojë pastaj ajo ata. Sepse e nesërmja ndriçohet me të sotmen. Sepse jeta përbëhet nga koha.

Për shqiptarët dhe Ballkanin në përgjithësi proceset euro integruese janë domosdoshmëri dhe nevojë e imperativ kohor. Dhe duhet të punohet në këtë drejtim, duke e ruajtur njëkohësisht indin kombëtar dhe duke mos humbur asgjë nga ky ind, por bile duke i ndihmuar këtij indi. Shqiptarët duhet të kenë model udhëheqësit e tipit të Risheljesë, vizionin e tij, që të bëjnë vizionin e tyre, sepse vizioni është fuqia më e madhe, sepse ai i jep fuqi dhe kontinuitet zhvillimit gjatë shekujve, mundëson shikimin drejt ardhmërisë dhe i jep formë të panjohurës. Vizioni nuk ndërtohet me fragmentarizime, por me unitet, nuk ndërtohet me parcializime, por me tërësi, nuk ndërtohet me provincializëm, por me unitarizëm dhe me integrime të ndërsjella dhe integrime në institucione ndërkombëtare.

Dituria është pushtet. Ajo është vetvetiu fuqi. Sepse sovraniteti i njeriut fshihet në diturinë e tij, ndërsa sovraniteti i një shteti apo kombi fshihet në diturinë e lidershipit. Mirëpo, dija është mjet dhe jo qëllim. Sepse mund të dish shumë e mos të dish atë që duhet ditur. E kardinali Rishelje na mësoi se dinte atë që duhej ditur. Ai e dinte se për jetë e mot bëhesh i vijueshëm nëse eksponon vlera dhe kulturë e jo dhunë. Ai eksponoi gjuhën frënge. E gjuha është pa këmbë, por arrin mijëra milje, me të mund të lëvrohet ndërgjegjja. Rishelje e dinte se shpata ka një teh, ndërsa gjuha me qindra sysh. Rishelje nuk ishte gjuhëtar. Ai ishte prift katolik. Ai gjuhën si çështje serioze nuk i`a la vetëm gjuhëtarëve, por si çështje serioze e mori për veti. Ai na bind se gjuha, njeriu dhe kombi që e flet, janë pothuajse një gjë e vetme.

Ndërsa na bind çdoherë e më shumë se politika s`është asgjë tjetër por mjeshtëri në çastin e duhur. Udhëheqësit si kardinali na mësojnë se njeriu ynë para se të merret me politikë, duhet të emancipohet, kurse për t`u marrë me patriotizëm dhe me nacionalizëm duhet t`a njohë vetveten. Sepse politika, feja dhe nacionalizmi kur drejtohen keq e ngadalësojnë ecjen përpara, ndërsa kur drejtohen mirë e shpejtojnë ecjen përpara.

Shtetarët shqiptarë, politikanët, qeveritarët dhe udhëheqësit duhet të dinë që nuk ka demokraci pa u zgjidhur çështja nacionale, ndonëse çështja nacionale nuk zgjidhet pa demokraci. Ndërsa Rishelje dhe udhëheqësit francez, në çdo epokë na mësojnë se ata ishin të suksesshëm, sepse mënjanonin mënyrat që nuk funksiononin, ndërsa zbulonin mënyrat që funksiononin. Por suksesi nuk duhet të kuptohet verbërisht, sepse ai është mësues i keq, i mashtron njerëzit edhe më të mençur si dhe i

bën të mendojnë se nuk mund të humbin. Por, aftësia që idetë të shndërrohen në diçka është sekreti i suksesit të madh. E sekreti i suksesit të madh është përgatitja e shkëlqyer e punës së mundimshme. Rishelje na mëson se udhëheqësi duhet të jetë njeri, e jo luan apo dhelpër, sepse mençuria e dhelprës mbiçmohet, pasise në aftësitë e saj llogariten edhe marrëzitë e pulave, ndërsa forca e luanit mbiçmohet në dobësinë dhe përçarjen e kafshëve të tjera. E ndërsa njeriu i mençur do të thotë : matje, fjalë dhe vepra, si dhe moszemërim kur duan të të zemërojnë, e jo kur të kanë zemëruar. Këto të gjitha i kishte parasysh Rishelje, e kësisoj përmes tij edhe shumica e udhëheqësve francez deri në ditët e sotshme. Sipas mendimit tim, Rishelje përfaqëson njeriun më të suksesshëm francez të të gjitha kohërave dhe falë tij, Franca e ka edhe sot reputacionin e saj specifik dhe gëzon respekt. Njëkohësisht është edhe faktorë relevant për shumë çështje. Me këtë doktrinë Rishelje na paraqitet si prototip i politikës moderne dhe koncepteve të rendit botëror. Franca u bë zot i Evropës vetëm përmes tij. Kjo rrugë e suksesshme e trasuar nga ai, do të ishte dhe është edhe më tej një vijimësi për gjithë politikanët, shtetarët dhe udhëheqësit francez, duke filluar nga Francien I, Bonaparta, De Talerani, Klemansoja, De Goli, Dësteni, Pompiduja, Miterrani, Shiraku. Ndërsa për gjuhën frënge e shndërruar në institucion të llojit të Frankofonisë, si dhe në gjuhë të punimeve të UE-së dhe OKB-së, mund të themi se është gjuha e vetme e cila arriti që të gëzojë reputacionin më të madh gjatë shekujve të kaluar dhe shekullit ku jetojmë.

Andaj krejt në fund mund të konkludojmë se nuk mund të imagjinohej rendi i ri botëror dhe konstruksioni evropian pa doktrinën risheljane si dhe pa praninë dhe pozitën e duhur të shtetit të quajtur ***Francë***, shtet ky me fizionomi evropiane dhe me vlera të jashtëzakonshme demokratike, institucionale, evropiane dhe ndërkombëtare të cilat kanë reflektuar në sistemin e marrëdhënieve ndërkombëtare si dhe ende reflektojnë, pa të cilat bota e sotshme do të ishte e varfër.

Ky punim me një korrelacion nëpër shekuj, prej shek. XVII e deri në shek. XXI ku jetojmë aktualisht, është bërë me një ndërlidhje të tillë dhe varshmëri zinxhirore me të vetmin qëllim, tentativën për të treguar se kombi si subjekt duhet të jetë i saktë si ora, por atëherë kur kurdiset nga shtetarët e duhur si duhet, të cilët nuk do të lejojnë që e kaluara t`a paralizojë, si dhe që e ardhmja t`a hipnotizojë.

Mendoj se ky libër është i rëndësishëm, ngase është një punim që ka të bëjë me historikun e zhvillimit të ngjarjeve në Evropë para paqes së Westphalisë, respektivisht luftërat e gjata religjioze, historikun gjatë dhe pas kësaj paqe, mandej

ofron informacione mjaft të hollësishme për arsyen e të qenit prezent të shtetit francez në marrëdhëniet ndërkombëtare dhe në sistemin ndërkombëtar, na bën të mundur të dallojmë pikat kryesore të një udhëheqësi të madh i cili bën njëfarë lloj skizme për hir të interesave shtetërore, e ky model është mjaft i rëndësishëm për llojin e politikanëve ballkanas dhe shqiptarë, ven në pah rëndësinë e shtetit- komb për rrethanat e caktuara historike dhe për të tanishmet, thekson rëndësinë e përqafimit si dhe refuzimit në të njëjtën kohë të nacionalizmit pozitiv dhe të identitetit nacional, thekson rëndësinë e përqafimit të shtetit- komb për ne shqiptarët, sepse jemi ende të ndarë në shumë shtete dhe nevojitemi të bëhemi unik përmes gjuhës dhe vlerave tjera, e jo përmes fragmentarizmit gjuhësor, mundëson shmangien e regjionalizmave dhe cenimit të identitetit unik shqiptar, mundëson njohjen në finesa të politikës dhe diplomacisë franceze e cila edhe sot e kësaj dite mban gjallë gjuhën frënge si gjuhë të diplomacisë dhe si gjuhë të institucioneve të ndryshme ndërkombëtare.

Nga ana tjetër ky punim hulumton impaktet e kësaj doktrine të rëndësishme franceze në marrëdhëniet ndërkombëtare, si dhe ofron mundësinë e etablimit të një politike të tillë të duhur nga ana e shtetarëve dhe politikanëve shqiptarë për të zgjidhur çështjet që na takojnë dhe që na tangojnë neve si komb.

Gjithashtu, duhet theksuar se rëndësia e këtij libri qëndron në atë se në qendër të këtij hulumtimi është një shtet i cili është në mënyrë permanente prezent në marrëdhëniet ndërkombëtare, një shtet i cili është promotor i europianizmit, por jo përmes ndarjes gjuhësore apo kombëtare, por përmes ruajtjes dhe suportit të komuniteteve të saja frëngjishtfolëse në Belgjikë, Zvicër apo gjetiu, një shtet i cili bën gjithçka që është e mundur që ta mbajë gjuhën e vet si gjuhë ndërkombëtare dhe si gjuhë të diplomacisë, megjithë sfidat e fundit. Pra bëhet fjalë për Francën, e cila për të mbajtur gjallë krenarinë franceze dhe gjuhën frënge ka krijuar poashtu edhe mekanizmin post Risheljesë që ta mbajë gjuhën gjallë dhe permanente në komunikim, bëhet fjalë për Organizatën Ndërkombëtare Frankofone, organizatë kjo e cila rigrupon shtetet që flasin frëngjisht dhe ndajnë vlerat franceze dhe frankofone. Nuk duhet harruar se ky punim sjellë informata të rëndësishme rreth gjeopolitikës së Francës e cila ka rëndësi tejet të madhe në arenën ndërkombëtare. Poashtu, një nga avantazhet e këtij libri është edhe ajo se paraqet një hulumtim që është shumë pak i bërë në trevat tona dhe është tejet endemik. Për dallim prej disa personaliteteve të pakta që kanë marr guximin të trajtojnë tema të këtilla në dobi të shqiptarëve, kjo fushë edhe më tej mbetet mjaft konspirative dhe në rreth vicioz. Andaj duhet nxjerr nga ky rreth dhe

studiuar si duhet në përpikshmëri. Dua gjithashtu të potencoj mesazhin tim përmes këtij libri se ***"një shtëpi e ndarë nuk mund të qëndrojë"*** andaj një komb shqiptar i ndarë nuk mund të qëndrojë më tej. Ai nuk duhet të shfrytëzojë rrugën e bashkimit nën një shtet të vetëm, sepse kjo është e pamundshme për rrethanat aktuale, por duhet të shfrytëzojë të drejtën për ruajtjen e gjuhës kombëtare, mos krijimin e përçarjeve gjuhësore, intensifikimin e raporteve të ndërsjella, integrim ndërkulturor, integrim në strukturat euroatlantike, të cilat do të mundësonin heqjen e kufijve formal, lëvizshmëri më të madhe të kapitalit, mallrave, njerëzve dhe kësisoj do të bashkohej ky komb në institucionet evropiane integruese. Pra të shfrytëzohet gjuha për bashkim.

Sepse pamë se gjuha frënge mbante Francën prezent non- stop në marrëdhëniet ndërkombëtare, mbante të lidhur fort frëngjishtfolësit, francezët dhe komunitetit frankofon në Belgjikë, Zvicër dhe Kebek, si dhe shtetet ish-koloni franceze.

Përfundoj rëndësinë e këtij libri me thënien se *"njerëzit vdesin, kombet rriten dhe bien, por idetë janë të pavdekshme. Ato jetojnë çdoherë".* Le të japim ide të vlefshme, konstruktive dhe prohumane, që i ndihmojnë kombit dhe njerëzimit.

## BIBLIOGRAFIA

### 1. Libra dhe revista


1. ANASTASI, Aurela, *Historia e Institucioneve,* Pegi, Tiranë 2006
2. AZIRI, Etem, *Sociologjia,* Arbëria Design, Tetovë 2007
3. BERARD, Evelyne & CANIER, Yves & LAVENNE, Christian, *Tempo 1, Méthode de français,* Didier/Hatier, Paris 1996
4. BERXH, G.R. & KINGS SOPER Moris & OTE, T.G., *Teoria diplomatike*, Dugagjini Palgrave, 2001
5. BIHR, Alain, *Le Crépuscule des Etats-nations, transnationalisation et crispations nationalistes*, Ed. Page deux, Paris 2000
6. BORIÇI, Gjon, *Marrëdhëniet ndërkombëtare në vorbullën e diplomacisë*, Geer, Tiranë 2006
7. BORIÇI, Gjon, *Pushteti dhe lidershipi,* Geer, Tiranë 2007
8. BUSH, Georges*, Inaugural Speech,* 20 Janar 2005, CNN
9. Citat nga BURCKHARDT, Carl J, *Richelieu and his age,* përkth. Nga gjermanishtja nga HOY, Bernardh, Nju Jork: Harcourt Brace Jovanovich, 1970, vëllimi III, "*Power Politics and the Cardinal`s Death*,"
10. COX, Pat, *Le parlement Européen*, Nouvelle Arche de Noe Edition, Paris 2002
11. DANAJ, Koço, *Totalitarizmi në marrëdhëniet ndërkombëtare*, Java, Tiranë 1993
12. DE VILLEPIN, Dominique, *Un autre monde,* Herne, Paris 2003
13. DUROSELLE, Jean Baptiste, Revue trimestrielle, Institut français des relations internationals, *50 ans de Politique Etrangere de la France*, Vëllimi 1/86, Ifri, Paris 1986
14. Edition critique publiee avec une introduction et des notes par ANDRE, Louis et une preface de NOEL Leon, *Testament Politique de Richelieu*, Didier, Paris 1947
15. Fjalim i mbajtur më 7 korrik 2005 në Sesionin e III të Parlamentit Frankofon të të Rinjve në Bruksel dhe në sesionin e XXI të Asamblesë Parlamentare Frankofone.
16. Fondation Robert Schuman & Association Jean Monnet, *Europe hier, aujourd`hui et demain*, Economica, Paris, 2001
17. FUKUYAMA, Francis, *Ndërtimi i shtetit,* Aiis, Tiranë 2008

18. *Gjuha frënge si mjet i promovimit të multilinguizmit*, konferencë shkencore, Shkup, tetor 2008
19. GROSSER, Alfred, *Europe-identite plurielle,* Calvados, Paris 2000
20. GRUDA, Zejnullah, *Mbrojtja e të drejtave të njeriut I,* Timegate, Prishtinë 2001
21. HOBSBAWM, E.J., *Nations and Nationalisme Since 1780: Programme, Myth, Reality,* Cambridge, England, Cambridge University Press, 1990
22. HOLLDËN Xhin S, *Ç`farë është demokracia,* Betmen, Tiranë, dhjetor 1991
23. HUGHES, Kirsty, *What NON Means*, BBC, May, 29, 2005
24. KADARE, Ismail, *Identiteti evropian i shqiptarëve,* Onufri, Tiranë 2006
25. *Karta evropiane e plurilinguizmit 2005-2009,* Paris 2008,
26. KISINXHER, Henri, *Diplomacia*, Laert, Tiranë 1999
27. *La constitution française de 1958*, Texte incluant les modifications depuis 1958
28. LAGROYE, Jacques, *Sociologie politique,* Dalloz, Paris 1993
29. LËFOR, Klod, *Demokracia dhe totalitarizmi,* Arbri, Tiranë 1993
30. LEQUILLER, Pierre, *Head-to-Head, Turkey and the EU,* BBC News, 10/3/2005
31. LUXEMBURG, Rosa, *La Question nationale et l'autonomie*, 1908, traduction française : Ed. Le Temps des cerises, (2001)
32. MAJA, Daniel & ACHARD Jean Marie, *L`état du monde junior-Encyclopédie historique et géopolitique,* La découverte & Syros, Paris 2002
33. MALES, Raino & MIDGAARD Knut, *Filozofia Politike,* Feniks, Shkup 2008
34. MEJDANI, Rexhep, *Kurthet e shtetit-Komb,*Toena, Tiranë, 2005
35. METAIS, Serge, *Histori e shqiptarëve nga Ilirët e deri tek pavarësia e Kosovës,* Fayard, Tiranë 2006
36. Ministère des affaires Étrangères: *La France, La documentation française*, *« Le paysage politique français actuel »* Paris 1995
37. MIR^EV, Dimitar & HRISTOVA, Lidija, *Modernata Politologija-Temeli na prou~uvawe na politi~kiot `ivot,* Komnet, Skopje 2008
38. REKA, Blerim & IBRAHIMI, Arta, *Studime evropiane*, ArbëriaDesign, Tetovë 2004

39. REKA, Blerim & SELA, Ylber, *Hyrje në të drejtën e Unionit Evropian*, ArbëriaDesign, Tetovë 2007
40. REMY, Jean Pierre, *Tresors et quai d`Orsay,* JC Lattes, Paris 2001
41. RICHELIEU, *Testament politique de Richelieu*, JG Lattes, Paris 2001
42. RIZAJ, Skënder, *Histori e përgjithshme Koha e re* (1453-1789), Universiteti i Prishtinës, Prishtinë 1985
43. RUSHDI, Xhemal, *Konflikti Botëror,* Mozaiku, Kajro 2002
44. STOESSINGER, John G., *Përse kombet shkojnë në luftë,* Copyright Aiis, Instituti i Studimeve ndërkombëtare, Tiranë 2007
45. Universiteti Iliria, *Globi,* Vëllimi 1, Nr. 1, Prishtinë, Shkurt 2008
46. VOUTAT, Bernard, *Espace Nationale et identite collective*, Institut de Sciences Politique à Lausanne, Lausane 1992
47. ZANGHELLINI, Valérie, *Histoire 1re, L, ES, S,* Belin, Paris 1997

## 2. Burime interneti


1. *http://books.google.com/books?id=8alcRNv7XtoC&dq=La+Paix+de+Westphalie&printsec=frontcover&source=bl&ots=2IgdRURvBb&sig=jv0qKUKjDLs2M9yEZVHKzËrMJIc&hl=fr&ei=isv6SYPbEs-Z_Aah3ZW0BA&sa=X&oi=book_result&ct=result&resnum=5*
2. *http://books.google.com/books?id=nEcjZ1U35YMC&pg=RA1-PA234&lpg=RA1-PA234&dq=La+loi+de+protection+de+la+langue+francaise+de+la+part+des+barbarismes&source=bl&ots=_3UY0KKfhp&sig=xJkJ6rrkDrH65C6o8vFlNMAbOo&hl=en&ei=IhwgSum9ApPFsga1t4S4Bg&sa=X&oi=book_result&ct=result&resnum=1*
3. *http://gazetajava.com/ortman/publish/printer_821/.shtml*
4. *http://lepangolin.afrikblog.com/archives/ethnie__ethnicismes_et_republique/index.html*
5. *http://www.bibliomonde.com/livre/1648-paix-westphalie-4797.html*
6. http://www.crutchoftheweak.com/?p=28
7. *http://www.forumishqiptar.com/showthread.php?t=86737*
8. *http://www.forumivirtual.com/historia/1162personalitetet-qe-studiuan-ne-liceun-e-korces.html).*
9. *http://www.letersia.fajtori.com/Historia/Pashalleqet_e_medha/Janina/marredheniet_me_eteristet_greke.php*
10. *http://www.lucidcafe.com/library/95sep/richelieu.html*
11. http://www.tlfq.ulaval.ca/axl/Langues/3cohabitation_phenom-universel.htm
12. *https://pastel.diplomatie.gouv.fr/editorial/archives/dossiers/westphalie/visite/visitd.html*
13. www.coe.int/lang/fr
14. *www.dglf.culture.gouv.fr/publications/dglflf.pdf.*
15. *www.SETimes.com/by Gazetajava.com*

## Tabela e shkurtesave

**AUPELF**- Agence francophone pour l'enseignement supérieur et la recherche (Asociacioni i Universiteteve Frëngjishtfolëse)

**BBC**- British Broadcasting Corporation

**BE**- Bashkimi Evropian

**BEE**- Bashkësia Ekonomike Evropiane, sot Unioni Evropian

**BRSS -** Bashkimi i Republikave Socialiste Sovjetike

**CARDS**- Community Assistance for Reconstruction, Development and Stabilisation (Asistenca komunitare për rikonstruim, zhvillim dhe stabilizim)

**CH.F.-** Charte de la Francophonie (Karta e Frankofonisë)

**CNN**- Cable News Network

**DALF**- Diplome approfondi de langue française (Diploma për mësim thelbësor të frëngjishtes)

**DDNJQ**- Deklarata e të Drejtave të Njeriut dhe Qytetarëve

**DELF**- Diplome d`etude de langue française (Diploma për studime të frëngjishtes)

**DUDNJ**- Deklarata Universale për të Drejtat e Njeriut

**EU**- Erasmus Mundus (program i shkëmbimit midis universiteteve të BE-së).

**KSBE**- Këshilli për Siguri dhe Bashkëpunim Evropian, sot OSBE

**LDB -** Lufta e Dytë Botërore

**LK**- Lidhja e Kombeve

**LPB-** Lufta e parë Botërore

**NATO**- North Atlantic Treaty Organization (Organizata e Atlantikut të Veriut)

**OIF-ONF** Organisation Internationale de la Francophonie (Organizata Ndërkombëtare e Frankofonisë)

**OKB.** - Organizata e Kombeve të Bashkuara

**OSBE**- Organizata për Siguri dhe Bashkëpunim Evropian

**PHARE**- Poland and Hungary: Assistance for Restructuring their Economies programme Programi i Asistencës dhe Rikonstruksionit Ekonomik për Poloni dhe Hungari

**PP**- Partneriteti për paqe

**SHBA** - Shtetet e Bashkuara të Amerikës

**SME**- Sistemit Monetar Evropian

**TV5-** Television 5

**UE**- Unioni Evropian

**UNESCO**- United Nations Educational, Scientific and Cultural Organization (Organizata e Kombeve të bashkuara për arsimin, shkencë dhe kulturë)

**UNPROFOR**- United Nations Protection Force (Forcat mbrojtëse të Kombeve të Bashkuara)

**Daljen në dritë të këtij libri e ndihmuan dhe e sponsorizuan:**

1. Akademia Diplomatike Shqiptare, z.Lisen Bashkurti
2. Restoranti “Metropol”- Tetovë, z. Sherafedin Ahmeti
3. SH.P.T.SH.” Rivera”- Kumanovë, z. Nazmi Nuredini
4. N.P.”Neocompani”- Kumanovë, z. Nehat Osmani
5. SH.SH.Q.”Menfi”- Kumanovë, z. Sadulla Jakupi
6. N.T.P.”Adriatiku”- Kumanovë, z. Ardian Sejdiu



Ardian Ramadani është lindur më 30.11.1983 në Kumanovë. Shkollën fillore e kreu në fshatin Opajë ku u zgjodh edhe nxënësi më i dalluar nga ana e autoriteteve komunale, ndërsa shkollën e mesme, gjimnazin e kreu në Kumanovë ku u zgjodh poashtu nga ana e autoriteteve komunale të Kumanovës si nxënësi më i dalluar dhe u akordua me diploma dhe mirënjohje nga të njëjtit. Ka marrë pjesë në shumë gara komunale dhe republikane ku është shpërblyer me vendet e para dhe të dyta. Ka qenë aktor në trupën teatrale frankofone "Vaiaje" e udhëhequr dhe e survejuar nga lektor francez dhe e mbështetur nga Ambasada e Francës.

Studimet deridiplomike i ka regjistruar në Universitetin e Evropës Juglindore në Tetovë, ku ka mbaruar Fakultetin e Trajnimit Pedagogjik e Metodologjik, dega e gjuhës dhe letërsisë frënge. Ka regjistruar studimet postdiplomike në kuadër të Fakultetit të Administrimit Publik dhe Shkencave Politike në UEJL, drejtimi i studimeve të diplomacisë, ku ka magjistruar me temën *"Franca dhe diplomacia franceze në periudhën e Risheljesë, shteti-komb dhe doktrina Raison d`État",* me ç`rast mori edhe titullin magjistër i Studimeve të Diplomacisë në kuadër të Fakultetit të Administratës Publike dhe Shkencave Politike. Ka një eksperiencë të bujshme në fusha të ndryshme. Ardian Ramadani ka qenë pjesëmarrës në garën teatrale frankofone në Shkup dhe është fitues i çmimit të parë. Ka qenë pjesëmarrës në festivalin e teatrit ballkanik frankofon në Burgas, Bullgari dhe është shpallur poashtu fitues i çmimit të parë. Ka qenë pjesëmarrës në festivalin e teatrit ndërkombëtar frankofon në Rennes, Francë dhe është shpallur fitues i çmimit të dytë. Për katër vite me radhë ka punuar si profesor i gjuhës frënge në gjimnazin e Kumanovës. Në Korrik 2005 është zgjedhur nga Maqedonia, deputet i ri i Republikës së Maqedonisë në sesionin e tretë të Parlamentit Frankofon të të rinjve në Bruksel-BELGJIKË, ku edhe ka propozuar rezolutë për pjesëmarrjen aktive të të rinjve në politikë, si dhe ka dhënë pjesë aktive në redaktimin e Librës së Bardhë, e ashtuquajtura kushtetutë e

Parlamentit Frankofon të të Rinjve, e pranuar unanimisht në seancën plenare të Asamblesë Parlamentare Frankofone. Është i certifikuar me mirënjohje për këtë edhe nga Bernard Patri, president i dhomës kanadeze frankofone.

Është përkthyes gjyqësor legjitim pranë Gjykatës Themelore të Kumanovës në gjuhët shqip, maqedonisht dhe frëngjisht.

Më 21 Nëntor 2006 në 5 vjetorin e themelimit të Universitetit të Evropës Juglindore në Tetovë është akorduar nga rektorati i UEJL-së me mirënjohjen student i dalluar. Njëkohësisht në muajin mars 2007 nga qeveria e Republikës së Maqedonisë dhe Kryeministri i Republikës së Maqedonisë është shpërblyer me mirënjohjen student i dalluar.

Nga Shtatori 2007 e gjer më sot është profesor i gjuhës frënge në Universitetin e Evropës Juglindore në Tetovë, Fakulteti i Gjuhëve, Kulturave dhe Komunikimit, Departamenti i gjuhës frënge. Është anëtar nderi i Klubit të së drejtës ndërkombëtare dhe Diplomacisë në kuadër të Unionit të Studentëve të Universitetit të Evropës Juglindore.

Ardian Ramadani është autor i rregullt i shumë shkrimeve, artikujve dhe analizave nëpër web portale të ndryshme, revista dhe gazeta të përditshme shqiptare në Maqedoni dhe Kosovë.  Ky është libri i tij i parë.

Ardian Ramadani jeton në Kumanovë.